# Urimi i Myftiut Tërnava për Festën e 28 Nëntorit

Dita e Flamurit bartë në vete ndjenjën e krenarisë e të ndërgjegjes sonë kombëtare, si dhe sakrificën, angazhimin, lavdinë e dinjitetin e popullit tonë, që pikërisht më 28 nëntor 1912, vendosën themelet e mëvetësisë e pavarësisë së vendit e popullit tonë.

Edhe në këtë përvjetor të rëndësishëm për popullin tonë, kujtojmë me pietet ideatorët, prijësit, heronjtë e themeltarët e pavarësisë të të gjithë brezave, të cilët u angazhuan, vepruan e sakrifikuan për jetësimin e pavarësisë së trojeve tona. Respekt, shëndet, mbarësi e harmoni për të gjithë shqiptarët kudo që gjenden.

Zoti i bekoftë trojet tona!

Zoti e ruajt popullin tonë!

Gëzuar Dita e Flamurit!

Gëzuar Dita e Pavarësisë!

*Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava*



## Në këtë numër:







**DITURIA ISLAME**

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

Boton:

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.

**Kryeredaktor:**

Dr. Ajni Sinani

**Redaksia:**

Prof. Sabri Bajgora, Mr. Ramadan Shkodra, dr. Fahrush Rexhepi, dr. Orhan Bislimaj, dr. Faruk Sinani, Mr. Muzaqete Kosumi, PhD (c) Besir Neziri dhe mr. Driton Arifi.

**Sekretar në redaksi:**

Dr. Rexhep Suma

**Lektor & Korrektor:**

Bajram Zeqiri

**Redaktor artistik & teknik:**

Bashkim Mehani

**Adresa:**

Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë.

Tel & Fax: +383 38 224 024

email: dituriaislame@hotmail.com

dituriaislame@yahoo.com

www.dituriaislame.com

**Parapagimi:**

Evropë 25 €

Amerikë 40 USA $

**Shtypi:**

Shtypshkronja "Vi-Print", Mitrovicë



*"S'ka detyrim në fe, sepse tashmë është dalluar e drejta nga e shtrembra."*
(El Bekare, 256)

# Pranimi i Islamit

*Pranimi i Islamit ka mbjellë qetësi dhe i ka mbushur zemrat tona me siguri, kënaqësi, besim dhe shpresë. Populli shqiptar e ka pranuar Islamin jo nën tehun e shpatës apo me forcë, por vullnetarisht dhe me vetë dëshirë. Me pasuri, forcë apo pushtet mund të kontrollohet trupi, por me to nuk mund të kontrollohet zemra dhe as të arrihet nëpërmjet tyre te shpirti.*

*Ka kaluar koha kur propaganda komuniste e përshkruante fenë si opium, por megjithatë ende vazhdon propaganda anti-islame. Sipas studiuesve objektiv botëror, Perandoria Osmane ishte një përzierje e identiteteve dhe feve të ndryshme në Ballkan dhe në Lindjen e Mesme. Ajo ishte një qendër e tolerancës, paqes dhe stabilitetit politik gjatë pesë shekujve të ekzistencës së saj.*

*Historianë të indoktrinuar kanë përhapur të pavërteta sipas së cilave, pranimi i Islamit ka qenë i imponuar. Është fakt se osmanlinjtë nuk kanë pasur kurrfarë arsye nga aspekti material për t'i detyruar jomyslimanët që ta pranojnë Islamin. Çdo pranim i Islamit nga ana e një jomyslimani do të thoshte humbje e taksave që ai ia paguante shtetit islam për shkak të mbrojtjes që ai e gëzonte nga ana e shtetit mysliman. Me këtë, shteti humbiste një pjesë të rëndësishme të të ardhurave.*

*Andaj, pranimi i Islamit ka qenë individual dhe me vetë dëshirë. Për rrjedhojë, akuzat për përhapjen e Islamit nëpërmjet forcës dhe imponimit janë të pabaza dhe tendencioze. Këtu duhet ta përmendim edhe faktin tjetër, se osmanlinjtë i janë përmbajtur me rigorozitet porosisë islame në raport me ithtarët e feve të tjera, si dhe kanë respektuar atë që është thënë në Kuran në lidhje me pranimin e Islamit: "S'ka detyrim në fe, sepse tashmë është dalluar e drejta nga e shtrembra." (El Bekare, 256)*

*Në përmbajtjen e këtij ajeti dhe të ajeteve të tjera gjendet përgjigjja se pse myslimanët asnjëherë nuk i kanë detyruar jomyslimanët që ta pranojnë Islamin. Të parët tanë e kanë pranuar Islamin për shkak të bukurisë, mirësive dhe universalitetit të mësimeve të tij, që e udhëzojnë njeriun në rrugën e vërtetë në këtë botë, si dhe i japin mundësinë e shpëtimit në botën tjetër.*

*Se vërtet e kemi pranuar Islamin vullnetarisht, duhet të punojmë në largimin dhe shfuqizimin e të gjitha falsifikimeve historiografike.*

*Prandaj kërkohet një punë më e vendosur për të shpjeguar metodat dhe qëllimet e tyre tendencioze sharlatanë dhe mitomanë. Fjala është për një gënjeshtër dhe dezinformim të vrazhdë.*

*Aty ku është rrënjosur tradita islame, aty është e fuqishme ndjenja për identitet. Duke iu falënderuar traditës islame, në pjesët ku ka pasur medrese dhe besimtarë myslimanë, aty ka qenë më e fuqishme dhe më e shquar ndjenja për identitet vetanak. Të gjithë ata që ishin myslimanë dhe që kishin kryer shkollat fetare, të frymëzuar me fe, të pajisur me dije, me shpirt të gjallë, kanë punuar për ta përhapur idenë dhe frymën islame për ruajtjen e nderit, fjalës, besës, traditës dhe të identitetit tonë.*

*Andaj, mos të lejojmë që përmes falsifikimit të manipulohet historia jonë.*

*Dr. Ajni Sinani*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës Es-Sexhde – (4)

## (Vërtetimi i Ringjalljes dhe gjendja e jobesimtarëve në Ditën e Gjykimit)

وَقَالُوا أَإِذَا ضَلَلْنَا فِي الْأَرْضِ أَإِنَّا لَفِي خَلْقٍ جَدِيدٍ بَلْ هُم بِلِقَاءِ رَبِّهِمْ كَافِرُونَ ﴿10﴾ قُلْ يَتَوَفَّاكُم مَّلَكُ الْمَوْتِ الَّذِي وُكِّلَ بِكُمْ ثُمَّ إِلَىٰ رَبِّكُمْ تُرْجَعُونَ ﴿11﴾ وَلَوْ تَرَىٰ إِذِ الْمُجْرِمُونَ نَاكِسُو رُءُوسِهِمْ عِندَ رَبِّهِمْ رَبَّنَا أَبْصَرْنَا وَسَمِعْنَا فَارْجِعْنَا نَعْمَلْ صَالِحًا إِنَّا مُوقِنُونَ ﴿12﴾ وَلَوْ شِئْنَا لَآتَيْنَا كُلَّ نَفْسٍ هُدَاهَا وَلَـٰكِنْ حَقَّ الْقَوْلُ مِنِّي لَأَمْلَأَنَّ جَهَنَّمَ مِنَ الْجِنَّةِ وَالنَّاسِ أَجْمَعِينَ ﴿13﴾ فَذُوقُوا بِمَا نَسِيتُمْ لِقَاءَ يَوْمِكُمْ هَـٰذَا إِنَّا نَسِينَاكُمْ وَذُوقُوا عَذَابَ الْخُلْدِ بِمَا كُنتُمْ تَعْمَلُونَ ﴿14﴾

*"Ata thonë: "Vallë, pasi të tretemi nën tokë, a thua përsëri do të ngjallemi?" Vërtet, ata nuk besojnë se do të takohen me Zotin e tyre. Thuaju:"Shpirtin do t'jua marrë engjëlli i vdekjes, i cili është caktuar për ju, e pastaj do të ktheheni te Zoti juaj". E, sikur t'i shihje mëkatarët se si ulin kokat para Zotit të tyre:"Zoti ynë, tash pamë dhe dëgjuam, andaj, kthena (në atë botë) që të bëjmë vepra të mira, se tashmë jemi të bindur". Sikur Ne të donim, do t'ia jepnim secilit udhëzimin e tij, por do të përmbushet Fjala Ime: "Me të vërtetë, do ta mbush Xhehenemin me xhind dhe njerëz bashkërisht!" Shijoni këtë (dënim) për shkak se ju e patët harruar takimin e kësaj dite, e tash edhe Ne ju harruam, kështu që, për shkak të asaj që keni vepruar, shijoni dënimin e përjetshëm." –* (Es-Sexhde, 10-14).

## Lidhja e këtyre ajeteve me ato paraprake

Në ajetet paraprake, pamë shumë argumente që dëshmojnë për Njëshmërinë e Allahut dhe mënyrat e manifestimit të fuqisë së Tij hyjnore në këtë ekzistencë. Së pari, në krijimin e qiejve dhe të Tokës, pastaj mbizotërimin e Arshit me fuqinë, dijen dhe vullnetin e Tij, pastaj ngritjen e çështjeve tek Ai në një ditë që zgjat sa një mijë vjet tona, krijimin e njeriut të parë nga balta dhe krijimin e pasardhësve të tij nga një pikë lëngu e shpërfillur, kurse tash në këto ajete flitet kryesisht për momentin e vdekjes, për Ringjalljen dhe gjendjen e jobesimtarëve në Ditën e Gjykimit.



## Koment:

*10. Ata thonë: "Vallë, pasi të tretemi nën tokë, a thua përsëri do të ngjallemi?" Vërtet, ata nuk besojnë se do të takohen me Zotin e tyre.*

Idhujtarët dhe mohuesit e asaj kohe, kur po zbriste Shpallja, nuk mund të pranonin faktin se njeriu, pasi të ketë vdekur e të jetë bërë pluhur e hi, do të mund të ringjallej sërish. Logjika e tyre nuk mund ta perceptonte dot këtë gjë, andaj me tallje dhe shpoti i thoshin të Dërguarit të Allahut, a thua si është e mundur që pasi të jemi tretur nën dhe, të ringjallemi sërish në një krijim të ri?!

Ky qëndrim i tyre ishte për shkak se e krahasonin fuqinë e Allahut me fuqinë e tyre, duke harruar se Ai i ka krijuar ata dhe gjithçka në këtë gjithësi, nga mosqenia, me urdhrin e Tij krijues "Bëhu!". Zaten, perceptimi i tyre i cektë mendor bënte që ata të mos besonin se do të takoheshin a ballafaqoheshin me Zotin e tyre, të Cilin edhe ashtu e mohonin. Për këtë arsye, Allahu xh.sh. në ajetin në vazhdim, iu tregon se çfarë ndodh me ta në momentin e vdekjes...

*11. Thuaju: "Shpirtin do t'jua marrë engjëlli i vdekjes, i cili është caktuar për ju, e pastaj do të ktheheni te Zoti juaj".*

## Emri i melekut të vdekjes ka mbetur i mistershëm për një urtësi të fshehtë që vetëm Allahu e di.

Meqë idhujtarët ishin tërësisht mosbesues për ringjalljen pas vdekjes dhe për dhënien e Llogarisë, Allahu xh.sh., ua bë me dije se ata do ta shijojnë vdekjen, dhe shpirtin do t'ua marrë meleku i vdekjes që është caktuar për ta. Ai me urtësinë e Vet, ia përcaktoi exhelin-afatin e vdekjes çdo krijese, e edhe njeriut. Në lidhje me këtë, Ai në Kuranin famëlartë thotë: "Çdo shpirt do ta shijojë vdekjen dhe pastaj te Unë do të ktheheni"- (El-Ankebut, 51)

Pra, jeta e njeriut në këtë botë merr fund, atëherë kur meleku i vdekjes i cili është ngarkuar me këtë mision nga ana e Allahut, ia merr shpirtin, e pastaj shpirti i tij transferohet në një botë tjetër që quhet "Berzah" ose jeta e varrezave. Për emrin e melekut të vdekjes, ka heshtur edhe Kurani, e nuk kemi ndonjë gjurmë të emrit të tij as në hadithet e bekuara të Resulullahut s.a.v.s.

S'ka dyshim se emri i melekut të vdekjes ka mbetur i mistershëm për një urtësi të fshehtë që vetëm Allahu e di. Ndërsa në mesin e popullatës islame pothuajse kudo nëpër botë, ky engjëll është i njohur me emrin "Azrail", emërtim ky në gjuhën e vjetër hebreje, që do të thotë "Rob i caktuar nga Zoti për marrjen e shpirtrave".[1]

Megjithatë, emërtimi kuranor "meleku i vdekjes", përfshin tërë madhështinë e këtij meleku fisnik, i ngarkuar me një prej misioneve më të vështira nga Zoti i Plotfuqishëm. Ky engjëll bën pjesë në katër engjëjt më të zgjedhur së bashku me Xhibrilin, Mikailin dhe Israfilin, dhe ka ndihmës edhe melekë të tjerë, me rastin e marrjes së shpirtrave, ashtu siç na e përshkruan këtë edhe Kurani famëlartë në suren El-En'am, ajeti 61: "... Kur t'i vijë ndonjërit prej jush vdekja, atij ia marrin shpirtin të dërguarit tanë (melekët) dhe ata nuk bëjnë kurrfarë lëshimi."; pastaj në ajetin e 93-të, po ashtu të sures El-En'am: "…E sikur t'i shihje mizorët kur janë në agoni të vdekjes, e engjëjt kanë shtrirë duart e veta (me ndëshkim) e (u thonë): shpëtojeni pra vetveten(nëse mundeni)...";

dhe:"Sikur t'i shihje engjëjt kur ua marrin shpirtin atyre që mohuan (do të shihje tmerr), u binin fytyrave dhe shpinave të tyre (para dhe prapa): Shijoni dënimin e djegies"(El-Enfal, 50),

Për ndihmësit e tij nga radhët e melekëve të tjerë flet edhe hadithi i gjatë i cili është transmetuar nga Berra'ë bin Azibi, të ketë thënë: Ka thënë i Dërguari i Allahut: "...Kur besimtarit t'i jetë afruar fundi i jetës në këtë botë, për të kaluar në Ahiret, nga qielli zbresin melekët me fytyra të ndritshme sikur dielli. Me vete sjellin qefinin dhe parfumet më aromatike të Xhenetit dhe ulen përballë besimtarit. Në ato momente në një formë të bukur vjen meleku i vdekjes, i cili ulet te koka e tij dhe thotë: "O shpirt i mirë, urdhëro e dil (eja) në mëshirën dhe kënaqësinë e Allahut", dhe shpirti i besimtarit del nga trupi sikur që bie pika e ujit nga gota. Pastaj meleku i vdekjes e merr atë shpirt, të cilin melekët e tjerë për asnjë çast nuk ia lënë më në dorën, derisa të mos e mbështjellin me atë qefin (të Xhenetit) dhe ta parfumonin me parfum të Xhenetit. Era e shpirtit të tij e ka aromën më të këndshme se çdo lloj i miskut-parfumit në tokë...."[2]

Sipas hadithit tjetër të Resulullahut s.a.v.s., që njihet si "Hadithi i Surit"[3], meleku i vdekjes do të jetë krijesa e fundit që do të vdesë në këtë ekzistencë, e në fund, me urdhrin e Allahut do ta shijojë edhe vetë vdekjen e do të mbetet vetëm Allahu i Madhërishëm, i Përhershmi pa fillim dhe pa mbarim, ashtu siç na e përshkruan këtë edhe ajeti i 16-të, i sures Gafir: "I kujt është pushteti sot? I Allahut, të Vetmit, Ngadhënjimtarit!"

*12. E, sikur t'i shihje mëkatarët se si ulin kokat para Zotit të tyre: "Zoti ynë, tash pamë dhe dëgjuam, andaj, kthena (në atë botë) që të bëjmë vepra të mira, se tashmë jemi të bindur".*

Ky ajet pasqyron gjendjen e mjerë të mohuesve në Ditën e Gjykimit. Për këtë arsye Allahu i drejtohet të Dërguarit të Vet me fjalët: Sikur t'i shihje o Muhamed, mëkatarët dhe mohuesit në Ditën e Gjykimit se si i ulin kokat e tyre të turpëruar, të nënçmuar e të përbuzur para Zotit të tyre, duke e pranuar fajin dhe gabimin e tyre e duke thënë: O Zoti ynë, ne pamë dhe dëgjuam dhe tash u bindëm, andaj na kthe edhe njëherë në botën e dynjasë, që të bëjmë vepra të mira e të fitojmë kënaqësinë Tënde. Ata në këtë ditë, e fajësojnë veten e tyre pse nuk besuan dhe pse nuk i dëgjuan këshillat e pejgamberëve dhe porositë e Kuranit fisnike të Librave të tjerë të shenjtë, para se ato të shtrembëroheshin nga duart e mizorëve dhe mëkatarëve. Për këtë pendim të tyre të vonshëm, japin shenjë shumë ajete kuranore si: "Dhe thonë: "Sikur të kishim dëgjuar dhe pasur mend, ne nuk do të ishim ndër banuesit e zjarrit".– (El-Mulk, 10), pastaj:"E sikur t'i shihje ata kur janë ndalur pranë zjarrit e thonë: "Ah sikur të ktheheshim (në dynja), të mos gënjejmë faktet e Zotit tonë e të bëhemi nga besimtarët!" - (El-En'am, 27).

Të gjitha këto pendime dhe fajësime të vetvetes, më nuk kanë vlerë, sepse tashmë është koha e llogarisë së fundit dhe ndëshkimi i përjetshëm në zjarrin e Xhehenemit. Në anën tjetër Allahu e di mirë se këta mizorë, edhe po të ktheheshin në këtë dynja, ata sërish do të ishin mohues dhe përgënjeshtrues të argumenteve të Allahut, gjë të cilën na e qartësojnë edhe këto ajete kuranore:

"Jo, (s'është ashtu) po atyre u doli në shesh ajo që e mbanin fshehtë më parë, prandaj edhe sikur të ktheheshin

ata do të përsëritnin atë që e kishin të ndaluar, e s'ka dyshim, ata janë gënjeshtarë". – (El-En'am, 28), dhe

"E kur ndonjërit prej tyre i vjen vdekja, ai thotë: "O Zoti im, më kthe, që të bëj vepra të mira e të kompensoj atë që lëshova!" Kurrsesi, (kthim nuk ka) e kjo është vetëm fjalë që e thotë ai..." – (El-Mu'minun, 99-100).

*13. Sikur Ne të donim, do t'ia jepnim secilit udhëzimin e tij, por do të përmbushet Fjala Ime: "Me të vërtetë, do ta mbush Xhehenemin me xhinde dhe njerëz bashkërisht!"*

Ky ajet në kthen në një çështje akaidologjike, të shtjelluar gjerësisht nga ana e dijetarëve të Ilmul Kelamit, nëse Zoti i ka përcaktuar veprat tona dhe nëse ne veprojmë ashtu siç na është shkruar-destinuar.

Mendimi i dijetarëve të Ehli Sunetit, i cili na qetëson shpirtërisht është se Allahu e krijoi njeriun në formën më të përsosur, e pajisi me arsye, mendje dhe logjikë, dhe mbi të gjitha ia dha lirinë dhe mundësinë e të zgjedhurit. Sigurisht se po të ndodhte që Allahu të determinonte veprimet tona, atëherë nuk do të kishte arsye të ekzistonte as Llogaria, as Xheneti e as Xhehenemi. Pra, nga kjo kuptojmë se ne me veprat e tona e meritojmë shpërblimin ose ndëshkimin, duke qenë gjithmonë të vetëdijshëm se Dijes së Zotit nuk mund t'i fshihet asgjë. Prandaj edhe i Madhi Allah, kur thotë: "Sikur Ne të donim, do t'ia jepnim secilit udhëzimin e tij...", dëshiron të na bëjë me dije se Ai është i Plotfuqishëm dhe i Gjithëdijshëm për çdo gjë. Ai po të donte do të na jepte udhëzimin në formë urdhri dhe do të na bënte besimtarë të bindur e të nënshtruar, por atëherë, ashtu siç thamë më parë, do të humbte kuptimi dhe urtësia e ardhjes sonë në këtë botë, sepse ne nuk do të mund të zgjidhnim se çfarë do të dëshironim të vepronim, etj.

Pjesa e dytë e këtij ajeti: "...por do të përmbushet Fjala Ime: "Me të vërtetë, do ta mbush Xhehenemin me xhinde dhe njerëz bashkërisht", na argumenton qartë se pasi që Allahu e diti me Dijen e Tij të

**Atyre që mohuan, pas Llogarisë do t'u thuhet në formë përbuzjeje dhe poshtërimi: Shijoni këtë dënim të merituar, sepse ju e kishit harruar fare këtë Ditë të Llogarisë.**

pakufizuar në kohë e hapësirë, se çfarë do të zgjidhnin ata me vullnetin e tyre të lirë, (e ata do të zgjidhnin kundërshtimin dhe përgënjeshtrimin) atëherë tha se do të përmbushet Fjala Ime, se vërtet do ta mbush Xhehenemin me xhinde e me njerëz mohues e mosmirënjohës.[4]

*14. Shijoni këtë (dënim) për shkak se ju e patët harruar takimin e kësaj dite, e tash edhe Ne ju harruam, kështu që, për shkak të asaj që keni vepruar, shijoni dënimin e përjetshëm.*

Atyre që mohuan, pas Llogarisë do t'u thuhet në formë përbuzjeje dhe poshtërimi: Shijoni këtë dënim të merituar, sepse ju e kishit harruar fare këtë Ditë të Llogarisë. Gjatë jetës së dynjasë, u bëtë mendjemëdhenj dhe harruat se do t'ju zë ky çast i trishtuar. Prandaj, edhe Ne do t'ju "harrojmë" e nuk do të merremi me ju, teksa do të përjetoni ndëshkimet e përjetshme në zjarrin përvëlues të Xhehenemit. Sigurisht, që fjala "ju harruam apo do t'ju harrojmë" në këtë ajet vjen si shprehje e përbuzjes dhe nënçmimit ndaj mohuesve, sepse ata në këtë dynja kishin harruar udhëzimet dhe porositë e Allahut dhe ndoqën rrugën e shejtanit të mallkuar, me të cilin së bashku do të digjen përjetësisht në Xhehenem,[5] ashtu siç ka ardhur edhe në ajetin e 34-të, të sures El-Xhathije: "E u thuhet: "Sot po u lëmë të harruar, ashtu sikurse ju e harruat takimin e kësaj dite, vendi juaj është zjarri, për ju nuk ka ndihmëtarë".

## Porosia e këtyre ajeteve (10-14)

- Idhujtarët që mohonin ringjalljen pas vdekjes, logjikonin mbrapsht teksa e krahasonin fuqinë e tyre me fuqinë absolute të Allahut.
- Fuqia e Allahut është absolute. Ai do të ringjallë të gjitha krijesat pas vdekjes së tyre.
- Allahu ia ka përcaktuar vdekjen dhe exhelin çdo krijese. Për marrjen e shpirtrave e ka ngarkuar njërin prej katër melekëve të mëdhenj-melekun e vdekjes, i cili në popull njihet me emrin Azrail.
- Në Ditën e Gjykimit, idhujtarët tok me jobesimtarët, do të qëndrojnë të turpëruar e me koka të ulura poshtë, për shkak se kishin mohuar Allahun dhe Ditën e Llogarisë. Ata do të kërkojnë nga Allahu t'i kthejë edhe njëherë në këtë botë, që të bëjnë vepra të mira, por kjo është vetëm një fjalë që e thonë ata, sepse Allahu me Dijen e Tij absolute e di se ata edhe po të ktheheshin në këtë botë, prapë do të vazhdonin me kufrin dhe mohimin e tyre.
- Po të donte Allahu, secilit do t'ia jepte udhëzimin, por ishte Vullneti i tij që njerëzit t'i linte të lirë në vepra, në mënyrë që drejtësia absolute të vijë në vend. Ata që besuan dhe bënë vepra të mira do të shpërblehen me Xhenet, kurse jobesimtarët dhe mohuesit do të ndëshkohen në Xhehenem, përjetësisht, sepse kështu përmbushet edhe Fjala e premtimi i Allahut Fuqiplotë.

- vijon -

*1. Abdulkahir el Xhurxhani, Durxhu-d-durrerfitefsiri-l Kurani-l Adhim, Aman, 2009, vëll. II, 447. 2. Hadith 'sahih'. E transmetojnë Ebu Davudi (nr. 4753); Imam Ahmedi (4.287); Nesaiu (4/78) dhe Ibën Maxhe (nr. 1548). Shih Tefsirin e Ibën Kethirit, (redaktuar nga Sami bin Muhamedes-Selame), Riad, 1999, vëll. IV, f. 494-497. 3. Et-Taberani, El-Mu'xhemu-l Kebir, Xhedë, 1993, vëll. 25, f. 266.-277. 4. Shih më gjerësisht: Imam Maturidiu, Te'vilatuEhli-s-Sunneti, Bejrut , 2005, vëll. VIII, f.335-336. (redaktuar nga dr. Mexhdi Basel-lum). 5. SeidHavva, El-Esasufi-t-Tefsir, Kajro, 1985, vëll. VIII, f. 4365.*

Dr. Ilmije Kuqi

# Madhështia e mimberit të xhumasë

Xhamia ka shenjtërinë e saj, hytbeja e xhumasë ka rolin e saj reformues, ndërsa hatibi ka madhështinë e tij, i cili kërkon nga xhemati që t'i dëgjojë fjalët e tij, të cilat janë trajtim i çështjeve të fesë dhe çështjeve të kësaj bote.

Mimberi i të Dërguarit të Zotit a.s., do të mbetet simboli i çdo thirrje për të mirë dhe ndalimit nga e keqja, dhe do të vazhdojë të mbetet ndër thirrjet më të drejtpërdrejta dhe më me ndikim në mesin e mjeteve, ngase ajo përdoret pa ndërmjetës. E gjithë kjo na bënë përgjegjës për ta shpjeguar rëndësinë e hytbes së xhumasë, në mënyrë që të ketë ndikim pozitiv në jetën e myslimanëve. Duhet pasur parasysh se edhe rëndësia e dëgjuesit nuk është më e vogël sesa rëndësia e hytbes, ngase që të dy janë po si krahët, ku vetëm me njërin prej tyre nuk mund të fluturohet.

## Rëndësia e hytbes së xhumasë

Hytbeja e xhumasë ka një rëndësi të madhe dhe luan një rol të veçantë në jetën e myslimanit. Ajo është një prej simboleve të islamit, konferencë javore për myslimanët dhe një pikë referimi në jetën e tyre. Çdo të premte, myslimanët nxitojnë për në xhami për ta dëgjuar hytben, për të shtuar informacionet të cilat forcojnë vendosmërinë, si dhe ripërtërijnë dhe e rrisin besimin.
Zoti e ka veçuar ditën e xhuma për myslimanët, duke e bërë atë festë javore. Në të ka bërë obligim namazin e xhumasë dhe hytben e saj, duke i urdhëruar myslimanët që të shkojnë për t'i bashkuar zemrat e tyre në një fjalë, ta mësojnë atë që nuk e dinë, t'ua tërheq vërejtjen neglizhuesve, ta kthejë të humburin, t'i zgjoj motivet, ta mprehë vendosmërinë, në mënyrë që myslimanët ta njohin fenë e tyre dhe të dinë se çfarë kërkohet nga ta.



Hytbeja e xhumasë është një nga mjetet më të rëndësishme për t'i shërbyer thirrjes në Islam dhe përhapjes së tij, si dhe ka rol efektiv në formimin e sjelljes së njerëzve dhe ndikimit mbi ta në të gjitha fushat. Ajo është ligjëratë për ndërgjegjësimin e shoqërisë, madje një nga treguesit e vetëdijesimit të saj. Ajo është mjet i rëndësishëm i davetit, përcjelljes së mesazhit dhe tërheqjes së vërejtjes.
Hytbeja e xhumasë është për t'i mbajtur shqetësimet e shoqërisë dhe për rrahjen e çështjeve të saj, madje edhe për të qenë i vetëdijshëm për nxjerrjen nga krizat e saj. Ajo është një mesazh që kërkon vëmendje dhe kujdes. Forcohet me fuqinë e hatibit dhe dobësohet nga dobësia ose mungesa e interesimit të tij.
Ebu Zehra, duke folur për rëndësinë e hytbes, thotë: "Hytbeja konsiderohet një nga mjetet e davetit, që thërrasin për te Zoti dhe është një nga mjetet më të rëndësishme të edukimit, udhëzimit dhe ndikimit. Ajo jep shumë fryte, zgjidh problemet, ndërprenë armiqësitë, qetëson shpirtrat revoltues, ngjallë entuziazmin e atyre me shpirt të thyer, ngrit të vërtetën, ul gënjeshtrën, vendos drejtësinë dhe rikthen të drejtat e pronarëve. Ajo është zëri i të shtypurit dhe gjuha e udhëzimit."[1]
Është kështu ngase hytbeja e xhumasë nuk është e veçantë vetëm për ndonjë shtresë apo për ndonjë grup, por është për të gjithë të pranishmit që e dëgjojnë atë, sepse atë e dëgjojnë njerëz të niveleve dhe të klasave të ndryshme shkencore dhe shoqërore. Në mesin e tyre ka me iman të fortë dhe të dobët, të shkolluar dhe analfabet, të rinj dhe



të vjetër, të pasur dhe të varfër, qeveritar dhe qytetar të thjeshtë. Prandaj, ajo është një mundësi e madhe që me ndihmën e Allahut të ketë ndikim tek ata që marrin pjesë. Kjo llojllojshmëri e pjesëmarrjes nënkupton tejkalimin e pengesave që parandalojnë zbatimin e metodave të reformës sociale. Punëtorit dhe punëdhënësit, nxënësit dhe mësuesit, punonjësit dhe presidentit, të gjithëve u predikohet në të njëjtën kohë dhe të gjithë vendosen para përgjegjësive të tyre. Nuk i drejtohet një grupi në mungesë të grupit tjetër dhe nuk ngarkon me përgjegjësi njërën kategori e tjetrën jo.

Nga ana tjetër, marrja pjesë në të nuk është e kufizuar vetëm për të zgjedhurit, ngase ka shumë nga ata që nuk marrin pjesë në faljen me xhemat në xhami, por marrin pjesë në ditën e xhuma, dhe kjo ia mundëson hatibit që t'u drejtohet të gjithëve, si dhe të flasë me shumë njerëz që nuk ndjekin ligjërata, seminaret dhe mësimet e xhamisë. Me fjalë të tjera, hytbeja është fusha e vetme që është në dispozicion të predikuesve, ku nëpërmjet saj i drejtohen të gjithëve. Andaj, përderisa hytbeja e xhumasë është për çdo javë, ajo mbetet një rast i volitshëm për hatibin që t'i trajtoj çështjet që e preokupojnë xhematin, qoftë çështjet e fesë, por edhe ato të kësaj bote, të cilat edhe prekin realitetin e njerëzve. Kjo ngase, Islami nuk është fe e ritualeve të ngurta në të cilat nuk ka jetë në to. Nga mimberi i xhumasë, Pejgamberi a.s. dhe kalifët pas tij, i diskutonin ato gjëra që i preokuponin njerëzit dhe çështjet e tyre, ngase Islami është fe gjithëpërfshirëse për të gjitha aspektet e jetës dhe në asnjë rast nuk duhet të përjashtohet. Është e ditur se njerëzit aq sa kanë nevojë për rikujtim të çështjeve të besimit, të fesë dhe të jetës pas vdekjes, po aq kanë nevojë edhe për ato që i shqetësojnë në realitetin e jetës së tyre.

## Virtyti i të dëgjuarit të hytbes së xhumasë

Namazi i xhumasë është kurs javor për ta dëgjuar e për t'u trajnuar. Në të zbatohen të gjitha kriteret kryesore të cilat kërkohen në dialog. P. sh. falësit e namazit praktikojnë një parim themelor në të, e që është mos ndërprerja e folësit, derisa ai ta përfundoj fjalën e tij. Atyre nuk u lejohet as lutja për personin që teshtinë, as përshëndetje, e madje as prekja e guralecëve. Kjo është metaforë për të mos lejuar shpërqendrimin nga imami i cili mban hytben. Madje është e habitshme se, edhe nëse shokut pranë i thuhet "hesht", gjersa imami është duke mbajtur hytben, kjo gjë e prish shpërblimin e hytbes. Mund ta imagjinoni sikur çdo dëgjues t'i pëshpëriste atij që ka afër me një fjalë ose me një pyetje, xhamitë do të gumëzhinin nga bisedat anësore që nuk tregojnë respekt për folësin, si dhe kjo bie në kundërshtim me virtytet e të dëgjuarit.

Andaj mund të themi se, ngjarja më e rëndësishme e xhumasë për një mysliman është hytbeja e xhumasë. Ajo është ibadet që ka qëllimet e veta, nga ku hatibi dhe dëgjuesi bashkëpunojnë për t'i arritur ato. Ashtu sikurse që është art zbatimi i hytbes nga hatibi, po ashtu edhe mënyra se si të pranishmit dëgjojnë predikimin është një art tjetër. Ky art ka të bëjë me rregullat juridike dhe etikën në lidhje me pjesëmarrësit. Në mënyrë që hytbeja ta japë frytin e saj, të përmbush rolin e saj dhe të ketë efekt, duhet që të dyja palët (hatibi dhe dëgjuesi) të jenë të integruar në arritjen e objektivave të përcaktuara për hytbe. Shpeshherë kritika i drejtohet hatibit, duke e konsideruar të si palën më të rëndësishme në këtë rast, duke anashkaluar kështu rolin e rëndësishëm të dëgjuesit. Sidoqoftë, predikuesi ka një mesazh tjetër ndryshe nga mesazhi i dëgjuesit. Por, nëse vëmë re ajetet dhe hadithet e transmetuara në lidhje me hytben e xhumasë, shumica e tyre u drejtohen kryesisht të pranishmëve në xhuma, domethënë dëgjuesve, ngase ata janë më shumë.

Hytbeja ka objektiva dhe urtësi legjitime, të parapara nëpërmjet dispozitave dhe etikës së xhumasë, siç është urdhri për të shpejtuar në namaz, lënia e shitblerjes, obligimi i heshtjes, për t'i nxjerrë ato nga

mënyra formale që njerëzit janë mësuar, në realitetin e objektivave të këtyre dispozitave në bashkëveprim të vërtetë me hytben e xhumasë, mësimin, kuptimin, edukimin dhe praktikimin.

Hatibi mund të ketë rol në shfaqjen e ndonjë defekti në largimin e hytbes nga roli i saj, por edhe dëgjuesi ka një rol në të, jo më pak të rëndësishëm se roli i predikuesit. Andaj, që hytbeja ta luaj rolin e saj, ai që merr pjesë në namazin e xhumasë duhet të hesht kur imami të predikoi. Transmetohet nga Ebu Derda r.a., i cili thotë: “U ul Pejgamberi a.s. në mimber dhe filloi t’u predikonte njerëzve dhe e këndoi një ajet. Në anën time ishte Ubej bin Kabi, kështu që i thashë atij: “O Ubej, kur ka zbritur ky ajet?” Ai nuk pranoi të më fliste. Mandej e pyeta dhe ai nuk pranoi të më fliste, derisa zbriti (nga mimberi) i Dërguari i Zotit a.s. Mandaj Ubej më tha mua: “Ju nuk keni asgjë nga xhumaja, përveç shpërblimit të humbur. Kur u largua Pejgamberi a.s., shkova dhe i tregova, e ai më tha: “Të vërtetën e ka thënë Ubeji, kështu që kur ta dëgjosh imamin duke folur, hesht derisa ai të mbarojë.” [2] Kjo tregon se gjersa imami ta mbaroj hytben në ditën e xhuma, të heshturit është obligim, ndërsa të folurit është i ndaluar.

Nuk i lejohet të flas personit me të tjerët, edhe nëse fjala është për ta heshtur tjetrin. Edhe pse heshtja e tjetrit është bërë si urdhërim për të mirë dhe ndalim nga e keqja, megjithatë edhe këtë e ka ndaluar Pejgamberi a.s. gjatë hytbes, për shkak të dhënies përparësi të asaj që është më e rëndësishme, e që është heshtja për dëgjimin e predikimit të imamit, mbi atë që është e rëndësishme, e që është urdhri për të mirë gjatë hytbes. Këtë e dëshmon edhe hadithi, të cilin e transmeton Ebu Hurejre r.a., se Pejgamberi a.s. ka thënë: “Nëse i thua shokut tënd “hesh” në ditën e xhuma, gjersa imami e mban hytben, e ke zhvlerësuar dobinë e xhumasë.”[3]

Nëse urdhërimi për të mirë dhe ndalimi nga e keqja është e ndaluar gjatë hytbes, atëherë si është puna me atë që është nën këtë rang?! S’ka dyshim se ajo ka më përparësi për t’u ndaluar.

Ndalimi përfshinë po ashtu edhe përgjigjen ndaj pyetjeve fetare, si dhe atyre që kanë të bëjnë me çështjet e botës, t’i thuhet “jerhamekullah” atij që teshtinë, të bërit dhikër, të dhënit selam, dhënia e vërejtjes apo komentit, e gjithë kjo në mënyrë që njerëzit të dëgjojnë. Të gjitha këto janë mekruh tahrimen, qysh prej kur imami të hip në mimber, e derisa ta përfundojë hytben. Dhe kjo, pavarësisht se a dëgjojnë hatibin, apo janë larg e nuk e dëgjojnë atë, ngase xhemati janë urdhëruar me dy gjëra, me dëgjim dhe me heshtje.[4] Transmeton Nubejsheh el Hudhelij r.a., se Pejgamberi a.s. ka thënë: “Nëse myslimani pastrohet në ditën e xhuma, pastaj shkon në xhami, nuk e dëmton askënd dhe nëse nuk e gjen imamin që ka dalë (për hytbe), fal çfarë dëshiron; e nëse e gjen imamin që ka dalë (për hytbe), ulet dhe e dëgjon dhe hesht derisa imami ta përfundojë xhumanë dhe fjalën e tij, nuk mbetet pa iu falë të gjitha mëkatet në këtë xhuma të tij dhe nuk mbetet pa qenë kefaret për xhumanë, e cila e pason atë.”[5]

Ky hadith ka bërë ndarjen mes daljes së imamit për mbajtjen e hytbes dhe mos daljes së tij. Heshtja në këtë rast është lidhur me daljen e imamit dhe mos daljen e tij për mbajtjen e hytbes. Kur imami të dalë për hytbe, ndalohet të folurit.[6] Ibën Abdulberri thotë: “Ibën Abasi dhe Ibën Umeri e kanë urryer bisedën dhe namazin pas daljes së imamit dhe se nuk ka asnjë që i kundërshtona ata.”[7]

Me fjalë të tjera, gjatë hytbes së xhumasë ndalohet çdo gjë që e shpërqendron njeriun nga dëgjimi i hytbes dhe angazhimi me diçka tjetër, madje edhe në qoftë se është prekja e guralecëve, siç e theksuam edhe më lartë. Këtë e dëshmon edhe hadithi, të cilin e transmeton Ebu Hurejre r.a., se Pejgamberi a.s. ka thënë: “Kush merr abdes dhe merr mirë, pastaj vjen në xhuma, dëgjon dhe hesht, i falen mëkatet në mes tij dhe mes xhumasë, si dhe tri ditë shtesë. Kurse kush prek guralec, ai ka zhvlerësuar dobinë e xhumasë.”[8]

Es Sindi thotë: “Kjo do të thotë, nuk ka xhuma për të dhe nënkuptohet se ai do të privohet nga shpërblimi shtesë.”[9]

En Neveviu thotë: “Në të ka ndalim të prekjes së guralecit, si dhe loja me diçka tjetër gjatë hytbes. Gjithashtu në të ka dëshmi për drejtimin e zemrës dhe gjymtyrëve kah hytbeja. Ndërsa, me “lagv” për qëllim këtu është e pavlefshme, e qortuar, e refuzuar.”[10]

Nëse kjo është në prekjen e guralecit, po kështu është edhe për atë që luan pa prekjen e guralecit, i cili luan me lëvizjen e lapsit, orës, ose diçkaje tjetër, gjersa imami është duke e mbajtur hytben. Pejgamberi a.s. e ka përmendur guralecin për shkak se xhamitë e tyre kanë qenë të shtruara me guralec[11] dhe disa njerëz mund të luajnë me ta, qoftë duke i drejtuar guralecët me dorë për ta drejtuar tokën, ose t’i rrotullojë ata, e të ngjashme.

Fjalën tonë mund ta përmbyllim me një fjali se, gjendja e myslimanit gjatë hytbes së xhumasë është po si gjendja e tij në namaz, nuk flet dhe nuk angazhohet me asgjë tjetër, përpos se me dëgjim të hytbes dhe heshtjes. Por, nëse personi flet, qoftë edhe një fjalë të vetme, apo vepron ndonjë veprim prej atyre që theksuam më lartë, ai e ka zhvlerësuar dobinë e xhumasë dhe nuk e arrin shpërblimin e saj.

*1. El-Hitabetu li ebi Zehra, fq.21-22. 2. Ahmedi, nr: 21729, 36/59-60; Sherh meani el-athar, nr: 2160, 1/367; Ma’rifetu es-sunen, nr: 6522, 4/379. El-Hejthemi, në Mexhma Ez-Zevaid, 2/185, thotë: E transmeton Ahmedi dhe Et Taberani në “El-Kebir”, kurse transmetuesit e Ahmedit janë të besueshëm. 3. El-Buhari, nr: 934, 2/13; Muslimi, nr: 851, 2/583. 4. Redu el-Muhtar, 1/376-377. 5. Ahmedi, nr: 20721, 34, 321. El-Hejthemi, në Mexhma Ez-Zevaid, 2/171, thotë: Transmetuesit e tij janë transmetues të sahihut pos shejh Ahmedit dhe ai është i besueshëm. 6. I’lau Es-Sunen, 2/78. 7. El-Istidhkar, 2/21. 8. Muslimi, nr: 857, 2/588. 9. Hashijetu Es-Sindij, 1/339. 10. Sherhu En-Nevevi ala Muslim, 6/147. 11. Fejdu el-kadir, 1/414; Miratu el-mefatih, 3/375.*

Mr. Fitim Gërguri

# Kushtet e Imam Buhariut në Sahihun e tij

Imam Buhariu ka qenë njëri ndër dijetarët e parë, të cilët i vunë kusht vetës që të tubojnë në një libër vetëm hadithet e sakta. Për këtë dëshmojnë të gjithë dijetarët që e kanë parë këtë vepër dhe ndajnë një mendim se, koleksioni i haditheve të Imam Buhariut, i njohur si "Sahil el Buhari" është vepra më autentike dhe më e besueshme në lëmin e hadithit.

Imam Buhariu ka qenë njëri ndër dijetarët e parë, të cilët i vunë kusht vetës që të tubojnë në një libër vetëm hadithet e sakta. Për këtë dëshmojnë të gjithë dijetarët që e kanë parë këtë vepër dhe ndajnë një mendim se, koleksioni i haditheve të Imam Buhariut, i njohur si "Sahil el Buhari" është vepra më autentike dhe më e besueshme në lëmin e hadithit. Këtë epitet nuk e ka marrë rastësisht, mirëpo pa dyshim se është veçuar me disa kushte për të ardhur deri te ky vlerësim nga dijetarët në përgjithësi, e në veçanti nga profesionistët e lëmit të hadithit, që nga koha e tij e deri në ditët e sotme. Synimi i këtij artikulli është që të nxjerrë në pah kushtet, të cilat i ka vendosur Imam Buhariu në përpilimin e kësaj vepre. Por, para kësaj, duhet ta dimë se, Imam Buhariu nuk i ka cekur këto kushte në Sahihun e tij, e as në ndonjë libër tjetër. E gjithë kjo që do të përmendim është përpjekje e dijetarëve gjatë studimit të këtij libri. Muhamed ibën Tahir el Makdisi thotë: "Dije se as Imam Buhariu, por as prej të tjerëve nuk është transmetuar të kenë thënë: "Kam kushtëzuar që në librin tim të nxjerrë hadithe me këto kushte."[1] Mirëpo, kjo kuptohet nga vëzhgimi i librave të tyre, rrjedhimisht, kuptohen kushtet e secilit prej tyre."

Në vijim i vëmë në pah këto kushte:

## 1. Kushtet për të cilat janë pajtuar studiuesit e këtij libri se i ka vendosur Buhariu në përpilimin e kësaj vepre

- Që të nxjerrë hadithe, transmetuesit e të cilave janë të besueshëm, deri te sahabiu.[2]

Kjo nënkupton që hadithi duhet të jetë i vërtetë dhe t'i përfshijë të gjitha kushtet e hadithit sahih, siç janë: zinxhiri i pandërprerë, drejtësia e transmetuesve, përpikëria e transmetuesve, të mos jetë shadh[3] dhe të mos ketë ndonjë problem të fshehtë në hadith (aile). Nuk ka asnjë dyshim se, Imam Buhariu i është përmbajtur këtij kushti përgjatë gjithë haditheve të transmetuara në librin e tij "El Xhamiu es Sahih". Rreth kësaj ka dhënë shenjë që nga fillimi, duke ia vendosur emrin librit të tij "El Xhamiu es Sahih" (Përmbledhja e saktë). Po ashtu, vetë Imam Buhariu na tregon dhe thotë: "Nuk kam vendosur në këtë libër tjetër, përpos haditheve të sakta, madje kam lënë nga hadithet e sakta, nga frika se mos zgjatet libri."[4]

Këtë e pohojnë edhe mësuesit e tij, siç janë Imam Ahmedi, Jahja ibën Maini dhe Imam Ali ibën Medini.

Ebu Xhafer Muhamed ibën Amër el Ukejli thotë: "Kur Imam Buhariu e shkroi librin e tij "Sahih...", e paraqiti atë para Imam Ahmedit, Imam Jahja ibën Mainit dhe Imam Ali ibën Medinit. Të gjithë e pëlqyen dhe dëshmuan për saktësinë e të gjitha haditheve, përveç katër prej tyre dhe fjala më e saktë lidhur me këto katër hadithe është mendimi i Imam Buhariut (që këto hadithe janë të sakta)."[5]

- Kushtëzon që transmetuesi të ketë jetuar në periudhën e atij prej të cilit ka transmetuar, si dhe takimi mes tyre të jetë transmetuar në mënyrë autentike.

Kushdo që e ka lexuar "Sahihun" e Imam Buhariut e ka vërejtur këtë. Në rast se transmeton nga ndonjë person që është nga mudelisët, me shprehjen nga filani, Imam Buhariu sjell transmetimin tjetër që vërteton se ka dëgjuar me shprehje të qarta, se më ka treguar filani.[6]

Shembull: Hadithin të cilin e transmeton Imam Buhariu në kapitullin e xhenazes, ku thotë: "Na ka treguar Jahja ibën Bukejr, na ka treguar Lejthi, nga Akujli, nga Ibën Shihab ez Zuhri, nga Seaid ibën Musejeb dhe Ebu Seleme, që thonë, na ka treguar Ebu Hurejre, se i Dërguari a.s., u pikëllua para nesh ditën kur vdiq Nexhashiu, i pari i Abisinisë..."[7]

Pastaj ka sjell hadithin tjetër nga Ibën Shihabi: "Më ka treguar Seaid ibën Musejib, se Ebu Hurejre (Zoti qoftë i kënaqur me të)...", dhe përmend hadithin e mëparshëm.

Në transmetimin e parë, Ibën Shihab ez Zuhri, transmeton nga Sejid ibën Musejbi me shprehjen "nga", pastaj sjell transmetimin e dytë me shprehjen "më ka treguar mua", duke mos lënë kështu as më të voglin dyshim se transmetuesit janë takuar me njëri-tjetrin.

Shembuj të tillë ka shumë në këtë libër.

- I kushton rëndësi gjendjes së transmetuesit, duke marrë nga rangu i parë dhe rralleherë zbret në të dytin.

Duke pasur parasysh se transmetuesit e hadithit nuk janë të një rangu sa i përket aspektit të memorizimit dhe drejtësisë, Imam Buhariu, ka përzgjedhur që në librin e tij të marrë vetëm nga ata që janë në rangun e parë, për sa i përket memorizimit dhe drejtësisë, si dhe ka zbritur në shkallë të dytë, duke përzgjedhur hadithe nga kjo shkallë.[8]

Duke e vendosur këtë kusht nga Imam Buhariu, ne kuptojmë se në librin e tij nuk ka vendosur, përveçse haditheve të sakta që transmetojnë njerëzit e besueshëm dhe të përpiktë në mbamendje.

Hafidh ibën Haxheri thotë: "Në shumicën e rasteve ku Imam Buhariu ka vendosur hadithe në "Sahihun" e tij nga rangu i dytë, i ka bërë në formë sqarimi, dhe rralleherë ka zbritur në rangun e tretë, gjithashtu në formë të sqarimit."[9]

**"Ajo çfarë vërejmë është se, Imam Buhariu ia ka vënë kusht vetes së tij që transmetuesit të jetë të njohur, përveçse nëse një hadith ka ardhur nga rrugë të shumta, në këtë rast nuk e merr parasysh që transmetuesit të jenë të njohur." (Ibën Haxheri)**

Po të shikojmë në Sahihun e Buhariut, do ta vërejmë se ai iu ka përmbajtur këtij kushti në mënyrë precize.[10]

- Imam Buhariu kushtëzon që transmetuesi i hadithit të jetë i njohur në kërkimin dhe marrjen me hadith

Kështu mendon Ibën Xhevzi, i cili thotë: "Nga kushtet që Imam Buhariu dhe Imam Muslimi i kanë vendosur vetes së tyre në përpilimin e librave të tyre është që të kushtëzojnë besueshmërinë e transmetuesve dhe që të jenë të njohur në kërkim të hadithit."[11]

Hafidh ibën Haxheri thotë: "Ajo çfarë vërejmë është se, Imam Buhariu ia ka vënë kusht vetes së tij që transmetuesit të jetë të njohur, përveçse nëse një hadith ka ardhur nga rrugë të shumta, në këtë rast nuk e merr parasysh që transmetuesit të jenë të njohur."[12]

- Në këtë libër nuk transmeton nga ata që nuk thonë se imani shtohet dhe pakësohet, si dhe as nga ata që thonë se imani nuk është edhe vepër.

Këtë kusht e pohon edhe vetë Imam Buhariu, i cili një muaj para se të vdiste tha: "Kam shkruar nga njëmijë e tetëdhjetë njerëz, nuk ka në mesin e tyre përveçse muhadith dhe të gjithë pohojnë se imani shtohet dhe pakësohet..."[13]

Në një vend tjetër thotë: "Kam shkruar nga njëmijë e ca njerëz nga dijetarët dhe nuk kam shkruar përveçse nga ata që thonë se imani është bindje, fjalë dhe vepër, dhe asnjëherë nuk kam shkruar nga ata që thonë se imani është bindje dhe fjalë (pa vepër)."[14]

Po të shikojmë në Sahihun e Buhariut, do ta vërejmë se ai iu ka përmbajtur këtij kushti në mënyrë





precize. Lidhur me këtë temë është shkruar një libër i plotë.[15]

## 2. Kushtet që kanë pretenduar disa studiues të këtij libri se i ka vendosur Imam Buhariu në përpilimin e kësaj vepre.

Imam Buhariu kushtëzon që nga çdo sahabijë të ketë dy e më shumë rrugë të transmetimit nga transmetuesit e sigurt. Po ashtu nga çdo tabiinë të ketë dy e më shumë rrugë të transmetimit nga transmetuesit e sigurt dhe kështu deri në fund të zinxhirit (deri tek Imam Buhariu).

Kështu mendon Imam Hakimi në librin e tij "El Medhal ila ma rifeti Kitab el Iklal"[16] Në të njëjtin mendim është edhe nxënësi i tij Imam Bejhakiu, i cili e cek këtë mendim në librin e tij "Sunen el Kubra",[17] po ashtu, këtë mendim e ka ndihmuar fuqishëm edhe Imam ibën Ethiri në "Xhamia el Usul".[18]

Këtë mendim e kanë kundërshtuar disa nga studiuesit e mirënjohur të fushës së hadithit, si Ibën Tahir el Makdesi, Ebu Bekër el Hazimi, Ibën Xhevzi, Ibën Dekik el Aid dhe Hafidh ibën Haxher el Askalani.

Ky i fundit (Hafidh ibën Haxheri) thotë: "Sa i përket mendimit të Imam Hakimit dhe të atyre që mbajnë këtë mendim të tij, ky është mendim i refuzuar dhe nuk bën pjesë në kushtet e Imam Buhariut."[19] Kjo ngase në shumë hadithe të Imam Buhariut, në zinxhirin e tyre është vetëm një tabiin që ka marrë nga vetëm një sahabi. Në lidhje me këtë kusht, dr. Jasir esh Shemali thotë: "Sa i përket fjalëve të Hafidh ibën Haxherit, në librin e tij, rreth kundërshtimit të bërë ndaj Imam Hakimit, themi se është me vend për hadithet që vijnë si pasuese (mutabeat) dhe dëshmuese (shevahid), ndërsa në lidhje me hadithet bazike, fjala e Imam Hakimit është më e vlefshme në shumicën e rasteve."[20]

Shembull i kësaj është hadithi i Mirdas el Eslemit (Zoti qoftë i kënaqur me të), prej të cilit ka transmetuar vetëm Kajsi bën ebi Hazimi nga tabiinët. Të ngjashëm me këtë shembull kemi shumë të tjerë në Sahihun e Buhariut. Në këtë temë ka edhe disa kushte që ka pretenduar Imam Hakimi në librin e tij "El Mustedrak", e që për një studim të këtij lloji është e pamundur t'i detajizojmë ato.

Jam munduar që në mënyrë të shkurtuar të përmbledh kushtet që Imam Buhariu i ka vendosur në përpilimin e librit të tij "Sahih", që sado pak të kemi një pasqyrë të shkurtër rreth kësaj vepre, si dhe të bindemi se jo rastësisht është libri më i saktë në lëmin e hadithit.

Në fund e lus Zotin e Madhëruar që të na e mundësoj leximin, studimin dhe përfitimin nga "Sahihu i Imam Buhariut"!

*1. Shiko: Shurut Eimetu es-Site fq:7, autor Hafidh Muhamed ibën Tahir el Makdesi, recensues: Muhamed ibën Ali el Bejdani, botoi: Nashir el Mutemejiz. 2. Shiko: Shurut Eimetu es-Site fq:7, autor Hafidh Muhamed ibën Tahir el Makdesi, dhe me të Shurut eimetu el Hamse fq 145 , autor: Hafidh ebi Bekr Muhamed ibën Musa el Hazimi, recensues: Muhamed ibën Ali el Bejdani, botoi: Nashir el Mutemejiz. 3. Është ai transmetim i hadithit që kundërshton transmetimet e tjera të hadithit, e që transmetuesit janë më të përpikt se kundërshtuesi. 4. Shiko më shumë rreth kësaj në Hedji Sari fq: 9, autor Hafidh ibën Haxher el Askalani, recensues Shejh Shuajb el Arrnaut me bashkëpunëtorë, botoi: Rrisale el Alemije, botimi i parë, viti 2013, Bejrut. 5. Shiko: Hedji Sari fq: 9, autor Hafidh ibën Haxher el Askalani, recensues Shejh Shuajb el Arrnaut me bashkëpunëtorë, botoi: Rrisale el Alemije, botimi i parë, viti 2013, Bejrut. 6. Shiko më shumë rreth kësaj në Hedji Sari fq: 19. 7. Shiko Sahih el-Buhari nr:1327 dhe 1328. 8. Shiko:Shurut eimetu el-Hamse fq: 113,. Thotë Imam el Hazimi: Transmetuesit e hadithit ndahen në pesë shkallë:. Kush shquhet me cilësitë e drejtësisë dhe përpikërisë në memorizimin, duke shtuar këtu qëndrimin e gjatë me mësuesin dhe dijen rreth haditheve që transmeton nga mësuesi i tij. 2. Janë transmetuesit e haditheve që kanë drejtësi dhe përpikëri në memorizim, por nuk kanë qëndrim të gjatë me mësuesin e tij dhe nuk i njeh hadithet që i transmeton mësuesi i tij. 3.Janë transmetuesit e hadithit që ka vërejtje në drejtësinë e tyre ose nuk janë të përpiktë në memorizim, duke shtuar këtu qëndrimin e gjatë me mësuesin dhe dijen rreth haditheve që transmeton mësuesi i tij. 4. Janë transmetuesit e hadithit që ka vërejtje në drejtësinë e tyre ose nuk janë të përpiktë në memorizimin, si dhe nuk kanë qëndrim të gjatë me mësuesin e tij dhe nuk i njeh hadithet që i transmeton mësuesi i tij. 5. Janë transmetuesit e dobët dhe të lënë. 9. Shiko më shumë rreth kësaj në Hedji Sari fq: 14, autor Hafidh ibën Haxher el Askalani, recensues Shejh Shuajb el Arrnaut me bashkëpunëtorë, botoi: Rrisale el Alemije, botimi i parë, viti 2013, Bejrut. 10. Shiko më shumë punimin shkencor Kijas Shart el Buhari fi Tabakat faqe: 119-138 e që është i publikuar në revistën (Dirasat) të Universitetit të Jordanit në vitin 1994 . 11. Shiko Feth el Mugith 1/46, autor: Hafidh es Sehavi, recensues:dr. Abdul-Kerijm Hudejr dhe dr. Muhamed ibën Abdallah el Fehd, botoi: Mektebe Dar el Minhaxh, botimi i katërt, viti: 2015, Rijad. 12. Shiko: En-Nuket ala Kitab Ibën Salah 1/238. 13. Shiko: Sher Usul el-Itikad ehl sune vel-Xhema'a, autor dhe Taglik ve alik 5/389, autor Hafidh ibën Haxher el Askalani, recensues: Seaid Abdurrhman el Kazmi, botoi: Mektebetu el Islami dhe Dar el Amar, botimi i parë, viti 1985, Damask-Bejrut. 14. Shiko: Tarih ed-Dimeshk 52/58, autor Ibën Asakir,. 15. Shiko: Mervijat el Murxhie fi Sahih el Buhari dirase tatbikije fq:297, autor: dr. Idris Asker el Ajsavi, Dar kutub el-Aimije, botimi i parë, Bejrut. 6. E që autori në përfundim thekson disa rezultate, ndër të tjera: a) Nuk është veçuar Imam Buhariu në transmetime nga murxhitë. b) Nuk transmeton nga murxhitë veçse ka sjell transmetime të tjera nga Ehli Suneti. c) Nuk transmeton në hadithe bazike, veçse në hadithe murabeat dhe shevahid. d) Nuk transmeton në çështjet e akides. 16. Shiko: El-Med'hal ila marif kitab el-Iklal, autor: Imam Hakim en-Nesajburi, recensuess: Ahmed ibën Faris es-Sulum, botoi Dar ibën Hazm, Bejrut. 17. Sunen el-Kubra 4/105, recensues: Muhamed Abdul Kader Ata, botoi Dar Kutub el Ailmije, Bejrut. 18. Shiko: Xhamia el-Usul fi ehadith err-Rresul 1/160-161, recensuess Abdul-Kader Arrnaut, botoi Dar el-Bejan, botimi i parë, viti 1969, Damask. 19. Shiko: En-Nuket 1/238-239. 20. Shiko:El-Vaih fi menahixh el-Muhadithijn fq:80, autor: dr. Jasir es-Shemali, botoi: Dar el-Hamid lineshr ve Tevzia, botimi i tretë, viti 2006, Aman.*

# Nana Esma bint Osman Fodio

Është njëra ndër pionieret e letërsisë arabe nigeriane. Ndikimi i saj në shoqërinë nigeriane ishte shumë i madh, duke qenë se ishte bija e njërit ndër dijetarët më të shquar nigerian. Ka lindur në vitin 1793. Babai i saj ishte dijetari dhe mësuesi, Muhamed Osman Fodio, i cili edukoi të gjithë fëmijët e tij. Më pas, bashkëshorti i saj pati një ndikim të fuqishëm në rrugën që ndoqi. Ajo ishte hafëze e Kurani Kerimit, mësoi bazat e fikhut, leximin dhe shkrimin, shkencat islame. Të gjitha këto i bëri duke e shfrytëzuar bibliotekën e pasur të babait të saj. Kur ajo ishte 11 vjeçe, babai i saj u dëbua prej vendit, gjatë kohës kur shpërtheu lufta civile, e cila shkaktoi mijëra të vdekur. Nana Esma e gjeti veten mes një muri të lartë grash vejusha, të cilat kishin humbur kujdestarin e tyre, e të cilat nuk njihnin as shkrim, as këndim, e as ndonjë zanat. Atëherë ajo vendosi të ishte nismëtare e krijimit të kurseve të ndryshme në mësim-lexim dhe mësim të zanateve të ndryshme, të cilat do t'u hynin në punë grave për ta mbajtur veten e tyre, si bluajtëse drithërash etj. Shkroi një numër të madh poezish për t'ua lehtësuar grave mësimin e rregullave të fikhut, bazave të texhvidit etj.

## Frytet e punës së saj

Një ndryshim ndodhi tek ato gra të cilat merrnin mësim tek ajo, ato u rritën si nga ana intelektuale, ashtu edhe nga ajo materiale. Kërkesat për të mësuar gratë të tjera ishin në rritje. Por, pavarësisht dëshirës së saj për t'i mësuar, ajo e kishte të pamundur ta përballonte atë fluks. Për këtë ajo vendosi të trajnonte gratë që kishin marrë mësim prej saj, për mënyrën se



si t'u jepnin mësim, si t'ua transmetonin grave të tjera dijet që i morën prej saj. Pas kësaj, ato i shpërndau në fshatrat dhe krahinat e tjera për ta luftuar analfabetizmin mes grave, t'ua mësonin atyre Kuranin dhe bazat e fesë. Gjithashtu, këto gra filluan të trajnonin gra të tjera për të dhënë mësim, e kështu u krijua një rrjet i gjerë i grave të mësuara, hafëze dhe mësuese, duke qenë kështu modeli i duhur deri te fëmijët të cilët filluan t'u jepnin mësim. Shkonin dhe trokisnin deri te dyert e grave të varfra për t'u dhënë mësim në bazat e fesë së tyre. Ajo zotëronte katër gjuhë në mënyrë të shkëlqyer. Shkroi mbi 60 libra dhe u bë këshilltare e guvernatorit të rajonit, i cili njëkohësisht ishte edhe vezir i Perandorisë Islamike Sokoto. Merrej me shkrimin e mesazheve drejtuar emirëve të qyteteve, me anë të të cilave i këshillonte ata. Shkroi edhe poezi ku përmendte vlerën e grave sahabike dhe të brezave të më vonshëm. Shkroi për dijetaret në rajonin e Sudanit dhe të Hausas (rajon në jug të Nigerisë dhe në veri të Nigerit). Është i dokumentuar mësimi dhe edukimi i disa prej dijetarëve të njohur, prej tyre dijetare femra, dhe njëra prej tyre është Esma.

Në librin "Kultura arabe në Nigeri" janë përfshirë një numër poezish të kësaj dijetare. Ka qenë aktive me artikuj të botuar në gazetat e kohës së saj, si dhe shkrime të cilat kanë ardhur deri në ditët tona, si "Zgjimi (ngritja) e punëtorëve", "Mbi karakteristikat e sureve të Kurani Kerimit" etj. Poezitë e saj anojnë drejt këshillave, porosive, ligjërimeve etj., duke përdorur një gjuhë e cila ndikonte mbi dëgjuesin. Në shkrimet e saj ka përdorur edhe dialektin, krahas përdorimit të gjuhës standarde. Ka luajtur një rol të rëndësishëm në themelimin e studimeve islame arabe. Shkroi punime letrare të cilat prekin tematika të ndryshme në gjuhën arabe. Bëri klasifikimin e letërsisë në atë melankolike, të mesazheve, të lavdërimit dhe të lutjeve. Në vitin 1864 vdes Nana Esma. Xhenazen e saj e shoqëruan mijëra gra e burra prej të gjitha krahinave. Trashëgimia që ajo la në dituri vazhdon edhe sot. Edhe sot kanë mbetur metodat e mësimdhënies të cilat vazhdojnë të praktikohen në mësimin e dijeve dhe të shkencave islame. Vazhdon të përmendet për dobinë që i solli shoqërisë, veçanërisht grave, me arsimimin e tyre në fushat e dijes së shkencave islame, si dhe të profesioneve të ndryshme, me anë të së cilave mbajnë familjet e tyre. Disa prej veprave të saj janë të përkthyera në disa gjuhë të huaja, e po ashtu edhe jeta dhe veprimtaria e saj studiohet në shumë prej universiteteve islamike, si një model i gruas myslimane afrikane. Shumë prej shkollave dhe organizatave të femrave janë emërtuar me emrin e saj si shenjë nderimi për rolin e kësaj dijetareje.

*Përktheu: Klodiana Xhaferaj*
*Burimet: Bashkimi i dijetareve afrikane*

Prof. dr. Edin Tule

# Fenomeni i dihatjes së qenit

Allahu i Madhërishëm në Kuranin fisnik urdhëron e thotë: "Dhe lexoju atyre tregimin e atij që i patëm dhënë dituritë Tona, ndërsa ai u zhvesh prej tyre dhe atëherë atë e shoqëroi shejtani, e kështu ai u bë prej të humburve. E sikur të donim Ne, do ta ngrinim lart me atë (dituri), por ai nuk iu largua tokës (dynjasë) dhe shkoi pas epshit të vet. Shembulli i tij është si ai i qenit, të cilin nëse e përzë, ai e nxjerr gjuhën, por edhe nëse nuk e përzë, ai sërish e nxjerr gjuhën. Ky është shembulli i atyre që i konsideruan të rreme argumentet Tona. Ti rrëfe tregimet (ymetit tënd), në mënyrë që ata të mendojnë." [1]

Sipas komentuesve klasikë, ajeti i cituar, flet për një njeri tejet të ditur nga populli i Musait a.s., i cili në një moment të dinamikës së jetës dhe epsheve të ndryshme, ai vendosi për interesa të ngushta dhe kaluese, gjegjësisht u përpoq që diturinë e tij ta materializojë dhe t'i maksimizojë kënaqësitë e tij epshore, duke harruar që dituria e arritur obligon dhe zgjeron përgjegjësinë e gjerë shoqërore. Shembulli i përmendur është universal, sepse në çdo vend dhe kohë ekzistojnë njerëz që arrijnë në pronësi të informatave të besueshme dhe të rëndësishme, në bazë të të cilave mund të sjellin vendime të larta me rëndësi për gjithë shoqërinë.

Mirëpo, marrja e vendimeve që i trajtojnë njerëzit, nuk është edhe aq në lidhje me posedimin e cilësive të formuara të karakterit. Sepse për njohjen e rrugës nevojitet vetëm dituria, ndërsa për lëvizje në të nevojitet edhe karakteri i fortë e i formuar (p.sh. drejtësia, ndjeshmëria në vuajtjet e të paaftëve, urrejtja ndaj padrejtësisë etj.).

Në kohën e çrregullimit të vlerave, është bërë intelektual secili që ka kohë të mbledhë informata të shumta në një vend, duke i përsëritur me kapacitetin intelektual të papagallit.

Gjeni është sot personi i cili ka arritur dituri përmbledhëse dhe mjeshtëri që të materializojë nëpërmjet korporatave kapitaliste.

Politikan është personi i cili mban kravatë, ka aftësi përlarëse dhe lojalitet ndaj sistemit të korruptuar, e jo ndaj vlerave të larta.

Ndërsa qytetar i mirë është ai i cili pa shije përpinë tërë ata që të tre të përmendurit ia shërbejnë.

Në ajetin e cituar në fillim, njeriun i cili e mohon të vërtetën dhe virtytin, duke pasur qasje në informacione, në krahasim me njeriun e rëndomtë nga masa, Zoti i botëve, e krahason këtë njeri me qenin. Dhe në këtë krahasim thekson një cilësi të qenit, e kjo është dihatja (vibracionet) e gjuhës së tij. Dridhjet janë nxjerrja e gjuhës në mënyrë ritmike, zakonisht për shkak të lodhjes, nxehtësitë, etjes etj., e të gjitha këto me qëllim të vendosjes së ritmit normal të frymëmarrjes.

Është interesant që temperaturën e tij, qeni e rregullon nëpërmes sistemit respirator d.m.th. me avullimin e nxehtësisë nga gjuha, e cila i ekspozohet ajrit të ftohtë. Shkencëtarët pohojnë se qentë djersiten vetëm nëpërmes gjëndrave djersire të vendosura në këmbë, duke lënë kështu gjurmë të lagështa. Për ndryshim nga kafshët tjera, qeni dihat gjithmonë dhe në çdo pozitë, qoftë ulur, kur ecën, kur vrapon, kur është i uritur, i etur etj. Ibën el Kajimi në veprën e tij "El-Emthal fil Kuranil Kerim", në shqyrtimin e ajetit që e përmendëm në fillim, thekson në mënyrë të detajuar disa karakteristika të qenit, duke demonstruar në themel fjalët kuranore. P.sh. mos durimi i qenit kur është në pyetje etja, dihatja si shprehje e lakmisë së pangopur, servilizmi nga jashtë, tërbimi ndaj personave të panjohur, preferenca e mbeturinave të ndotura mbi ushqimin e pastër, koprracia për ta ndarë me qentë tjerë gjahun e ngordhur, robërimi ndaj seksit personal me lëvizje lutëse, orientimi i përhershëm ndaj tërë asaj që është e ndotur, duke nuhatur patjetër prapanicën personale etj. Nga interesimi, ai gjithmonë nuhat tokën duke lëruar në çdo gjë, që nga fecesi, cofëtinat që i copëton me epsh, e deri te plehu dhe gurët të cilët i brenë me lakminë e tij.

Muhamedi a.s. ka tërhequr vërejtjen në ndyrësirën e trurit dhe të gjuhës së qenit, nëpërmes së cilës dalin jashtë të gjitha helmet e qenit. Mirëpo, edhe gjeneratat bashkëkohore të myslimanëve nuk janë lënë pa udhëzime të qarta kur bëhet fjalë për efektet anësore d.m.th. helmet e proceseve të ndryshme

civilizuese, të cilat ofrohen në mënyrë agresive nga mediat. Qeni është i njohur për lojalitet, për çfarë edhe njeriu e çmon jashtëzakonisht dhe e mbanë afër, ani pse asgjë nuk i prodhon konkretisht (duke mos llogaritur qentë special që janë të dresuar). Njeriu mban lopën sepse jep qumështin, mban delen sepse jep lesh dhe mish, pulat bëjnë vezë, mban kalin për bartje dhe kalërim, maçokun për të gjuajtur minjtë etj. Mirëpo, qeni nuk prodhon asgjë dhe ajo që kërkohet nga ai është bindja ndaj pronarit kur ta thirr dhe cijatja e këndshme kur ta lëmon, dhe këtë natyrisht se ai e bën instinktivisht. Lëpirja dhe paraqitja e gëzimit për shkak të prezencës së pronarit, e bënë jetën e qenit të këndshme.

Meqë krahasimi kuranor i qenit dhe i njeriut, që edhe pse ka arritur dituri, ai pason epshet e tij dhe anon nga interesat e tij të ngushta në shumë pikëpamje, na bënë të ndalemi dhe të trajtojmë një paralelizëm të caktuar, i cili buron nga ajeti i cituar.

## Qarkullimi i pështymës në natyrë – shoqëri

Ekzistojnë njerëz, të cilët edhe pse kanë dituri dhe ndërgjegje, ashtu sikurse qeni, janë robër të njerëzve të tjerë nga interesi, duke blerë animin e tyre me shërbime të vogla. Të këtillët janë varur nga lëmimi dhe lavdërimi, dhe i nënshtrohet dorës e cila i lëmon. Qeni i bindet dresimit dhe ka aftësi të konsideruara të mësimit, që e bëjnë atë mjaft të dobishëm për njeriun (p.sh. ruan bagëtinë dhe shtëpinë, udhëheq të verbrit, hulumton drogën, eksplozivin, e kohët e fundit zbulon edhe kancerin etj.).

Mirëpo, mësimi i tij është tërësisht i qartë për kafshën, është rezultat i ndikimeve pozitive dhe negative d.m.th. i sjelljes së shpërblimit dhe



dënimit, e jo i ndërgjegjes së ndërtuar qartë dhe i aftësive të vendosjes me kuptim të pavarur sipas kësaj ndërgjegje.

Këtë mënyrë e praktikojnë sistemet moderne të arsimimit të nxënësve e të studentëve, duke lëshuar nëpërmes programeve të ndryshme të dresimit dhe aftësimit që është tërësisht jo kritik dhe pa qëndrim të qartë moral, që kryen detyre në kornizat e sistemeve ekzistuese, firma, organizata të cilat për këtë japin shpërblime (me të holla).

Sistemi i lartë i shkollimit të dresuar në mënyrë precize sterilizon aparatin kognitiv të njerëzve të rinj, me anë të transferit mekanik të diturisë dhe profesioneve, duke zëvendësuar pavarësinë potenciale (mendimin kritik në kokat e tyre, të mësuara me reaksionet stereotipe, të cilat na zbulojnë mentalitetin robërues të tyre d.m.th. kokat që janë vetëm banka (sefa) të ideve të lejuara që më parë). Edhe ky është vend ku duhen kërkuar shkaqet e konformizmit intelektual, i cili transformon potencialet shumë të mëdha në sisteme mizërie pseudoshkencore.

Jetojmë në kohën në të cilën sa më e vogël që është vetëdija njerëzore, aq më i madh bëhet lojaliteti ndaj padronit. Qeni nuk ka aftësi të mendimit kritik dhe nuk është në gjendje të vlerësojë karakterin njerëzor, duke marrë qëndrim të qartë ndaj njerëzve me profil dhe koncept të ndryshëm. Qeni i nënshtrohet plotësisht pronarit të tij, duke marrë traditat dhe veset e tij, madje me besnikëri imiton qejfet dhe karakterin e tij. Nëse pronari i qenit është i disponuar armiqësisht ndaj ndonjë njeriu, mjafton që këtë ta shprehë edhe me shikim, kështu që qeni do të marrë pozë armiqësore ndaj këtij njeriu, ani pse nuk e di as vetë se përse e urren. Kjo aftësi e qenit, për adoptim të shpejtë në kodeksin moral të pronarit, pa marrë parasysh se kush është ky pronar, e bën qenin të jetë kafshë tejet fleksibile morale, me shqisa të mprehta vetëm për nevojat e veta ekzistenciale. Mirëpo është shqetësuese dhe problematike kur njeriu ose tërë populli sillet sikur qeni ndaj pronarëve të tyre, të cilët momentalisht janë dominant në pikëpamje ekonomike dhe politike, duke adoptuar në tërësi kodeksin moral-personal dhe qëndrimet sikur të atyre. Ky qëndrim poltronit pa asnjë thërrmijë kritike ushqen krim dhe krijon kultin e individit të letrës, si dhe imperatoritë e fryra artificialisht, të cilët rritën në iluzione të nxitura me cijatje të këndshme dhe lëvizje të bishtit ndaj poltronëve.

Shkaqet e mallkimit të Faraonit, si përfaqësues më eklatant i krimit dhe pushtetit të padrejtë, qëndrojnë në lojalitetin e qenit, të bashkëpunëtorëve më të ngushtë të tij, të cilët me konstruktime gjuhësore ushqenin iluzionet e tij.

"Të parët nga populli i Faraonit thanë: "A do të lejosh Musain dhe popullin e tij të bëjnë përçarje në tokë dhe të braktisin ty dhe zotat e tu..." [2]

Në ajetin e cituar theksohet qartë poltroniteti i dijetarëve dhe i njerëzve me famë në sytë e popullit. Ata silleshin sikur qeni, ngase të folurit e tyre ishte sikurse dihatja e qenit lakmues, i nxitur nga nevojat personale. Edhe ky ajet, natyrisht se është universal, ngase secili vend dhe secila kohë i ka udhëheqësit dhe popullin e thjeshtë. Shumë shpesh, dikush në sytë e popullit të rëndomtë mund të jetë i ditur dhe i madh, ndërsa në sytë e Allahut të Madhërishëm, është një qen i thjeshtë me ambicie të qenit të thjeshtë. Mu për këtë, personi i cili ka dije të caktuar, para se ta hapë gojën duhet ta dijë se përse e bënë këtë, çfarë dëshiron të arrijë me fjalën e tij dhe a thua të folurit e tij anon kah epshet e ulëta dhe nevojat sublime. Meritojnë drejtësi dhe bekim vetëm shoqëritë që kanë masën e shëndosh kritike, të aftë për të ftuar udhëheqësit e tyre në përgjegjësi dhe për t'i ballafaquar qartë me parregullsitë e tyre nëpërmes mekanizmave të ndryshëm të drejtësisë, pavarësisht nga ideologjia religjioze e civilizuese.

Koncepti edukues i cili nuk ka ushtrim praktik të gjeneratave të reja për kundërvënie të argumentuar të autoriteteve të ndryshme d.m.th. nëse nuk e potencon trimërinë verbale dhe sinqeritetin si vlerë, atëherë prodhon grumbull ankues, lëpirës dhe gënjeshtarë. Për këtë fenomen, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Xhihadi më i mirë është fjala e folur në fytyrën e sundimtarit tiran."

Mallkimi i mbajtësve të pushtetit (funksionarëve në shtetet islame) si dhe mallkimi i liderëve bashkëkohor politik, qëndron në bashkëpunëtorët e ngushtë të tyre me lojalitet të qenit, ndërsa ata kënaqen me një asht të hedhur dhe mundësinë që të dihatin në afërsinë e sundimtarit. Nëse vërejmë mediat (në kuptimin e gjerë të fjalës) do të shohim dihatjen e tyre d.m.th. të folurit e boshatisur pa asnjë ide origjinale dhe koncept me të cilin arrijnë mirësi kolektive dhe mënjanojnë dëmin kolektiv. Të folurit e tyre nuk është rezultat i vetëdijes së lartë shoqërore, por është rezultat i nevojës më të ulët fiziologjike, i motivuar nga lakmia dhe interesat e ulëta personale (p.sh. nga nevojat materiale dhe psikologjie, nevojat për famë, ndjenjën ekzistenciale, narcisoide dhe zbrazjen më banale emocionale etj). Të vetëdijshëm për mungesën e ideve të tyre, ata e dinë që aduti i tyre i vetëm është lojaliteti ndaj zotërinjve të vet, e që këtë e shprehin më forma të ndryshme të dresimit, duke përsëritur logot demagogjike në të gjitha situata. Për këtë, Pejgamberi a.s. thekson se xhihadi më i mirë është përpjekja aktive në rrugën e sistemit të drejtë të një shoqërie, nëpërmes paraqitjes publike të mendimit kolektiv, i cili trajton me përgjegjësi padrejtësitë në shoqëri.

## Përfundim

Tërë ajo shoqëri ku nuk mund të gjenden individë trima dhe të përgjegjshëm, të cilët shfrytëzojnë mekanizmat adekuat për thirrje në përgjegjësi të funksionarëve të vet, do të dënohet mu nga këta funksionarë. Mentaliteti i Faraonit rritet në terrenin e frytshëm.

Duke komentuar mos pasimin e pushtetit ekzistues dhe ligjvënës të vendit dhe kohës së tij, Malkomi vërejti që edhe ujqit politik dhe dhelprat politike i takojnë familjes së qenit. Jetën e tij, ai e ndërtoi në mbështjellësit atmosferik të shoqërisë amerikane, duke ndikuar në reduktimin e elementëve rrotullues të segregacionit dhe racizmit.

Sa më herë që njerëzit ta kuptojnë adhurimin ndaj Krijuesit të Plotfuqishëm, aq më shpejtë do të largohen nga procesi i robërimit ndaj njerëzve (epsheve, kultit të njerëzve dhe karakterit të qenit), duke ndërtuar aktivisht shoqëri, djemtë dhe vajzat e të cilëve do të jenë të mëdhenj e të ditur në sytë e Allahut të Madhërishëm, në sytë e Pejgamberit a.s. dhe në sytë e besimtarëve të tjerë.

*Përktheu dhe përshtati:*
*Prim.dr.med.sc. Ali F. Iljazi*
*1. El Arafë, 175-176. 2. El Arafë, 127.*



Ibrahim Iljazi

# 100 vjetët në gjumë të Uzejrit a.s.

Në Kuranin fisnik nuk ka ndonjë të dhënë të prerë se hasreti Uzejri ka qenë profet. Thuhet se ai është dërguar mes Sylejmanit a.s. dhe Davudit a.s. apo mes Zekerijas a.s. dhe Jahjas a.s.

Me qëllimin që t'ua kthente sërish fenë dhe ta përtërinte ligjin e shenjtë, Zoti xh.sh. dërgoi Uzerjrin a.s.. Me kalimin e kohëve, Beni Israilët devijuan sërish nga rruga e Zotit. Asokohe, ata e kishin humbur Tevratin dhe i kishin harruar shumë prej këshillave dhe udhëzimeve të tij. Emri i Uzejrit përmendet vetëm një herë në Kuran, dhe atë në suren Tevbe. Ai e kishte ditur përmendësh Tevratin.

Një ditë, Uzejri së bashku me gomarin e tij u larguan nga shtëpia për në kopsht. Me vete mori ushqimin e duhur. Por, gjatë rrugës, ai u thellua në mendime, duke kujtuar begatitë e Allahut xh.sh. saqë nuk e vërejti se gomari e kishte ngatërruar rrugën dhe

> "Tashmë e di se Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë!"

se nuk ishte në drejtimin e duhur. Ai u befasua nga ajo që i panë sytë, pasi që kishte kaluar pranë një fshati, i cili thuhet se ishte krejtësisht i shkatërruar dhe se nuk kishte njeri aty.[1] Si ishte e mundur që Zoti ta dërgonte në një vend të rrënuar dhe pa frymë njeriu?! Megjithatë, ai ishte i bindur që Zoti nuk e kishte dërguar kot në atë vend. Kështu që, ai priste ndonjë mrekulli, si ringjallja e atij populli. Ndërkohë që priste, ai pyeste veten se si do e ringjallte Zoti këtë popull në këtë botë, e cila zakonisht nuk ndodh?! Këtë dilemë të tij, Zoti e ka regjistruar në Kuran, ku thotë: "Si e ngjallë Allahu këtë pas shkatërrimit të tij?!"[2] Kjo nuk ishte pyetje refuzuese dhe kundërshtuese lidhur me fuqinë e Zotit për ta ringjallur atë popull, por ishte pyetje që shprehte habinë.

Duke pritur të ndodhte diçka, Uzejri shtrihet përtokë, i mbështet këmbët te një muri dhe e zë gjumi. Në atë çast erdhi melaqja e vdekjes dhe ia mori shpirtin, për t'ia kthyer sërish, vetëm pas njëqind vjetësh. Zoti në Kuran thotë: "E Allahu e bëri të vdekur atë (pyetësin – Uzejrin) njëqind vjet, e pastaj e ringjalli dhe i tha: "Sa qëndrove (i vdekur)?"

Uzejri a.s. kishte rënë në gjumë pa





**“E jehudët thanë: “Uzejri është djali i Allahut, e të krishterët thanë: “Mesihu është djali i Allahut.”**

*(Et Tevbe, 30)*




iu larguar shpirti nga trupi i tij, siç kishte ndodhur edhe më parë me djelmoshat e shpellës. E kishte kapluar gjumi paradite dhe kur u zgjua d.m.th. u ringjallë ishte pasdite. Ndërkohë, erdhi melaqja me pamjen e njeriut dhe e pyeti se sa kohë kishte aty?! Uzejri a.s. duke menduar se kishte fjetur gjumë, i përgjigjet se kishte fjetur një ditë, ose një gjysmë dite. Melaqja i përgjigjet, duke ia treguar të vërtetën. “Ai i përgjigj: “Një ditë ose gjysmë dite.” – “Jo” – i tha Allahu, por ke ndenjur njëqind vjet. Shiko ushqimin dhe pijen tënde që nuk janë prishur. Ushqimi që e kishte marrë Uzejri me vete nuk ishte prishur fare, ndërkohë që gomari kishte ngordhur dhe prej tij kishin mbetur vetëm eshtrat. Shikoje gomarin tënd (si do ta ringjallim), që të të bëjmë ty dëshmi mrekullie për njerëzit. Vështroji eshtrat se si do i bashkojmë, e pastaj do i veshim me mish.” Para syve të Uzejrit, eshtrat e gomarit qëndruan në këmbë, filluan të formohen venat, damarët, u veshën me mish dhe në fund u bënë me lëkurë. Kur atij iu bë e qartë, ai tha: “Tashmë e di se Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë!”

Pas kësaj ndodhie, Uzejri iu drejtua fshatit ku ishte dërguar si profet, fshat në të cilin tashmë kishte lulëzuar dhe ishte gjallëruar jeta që mbretëronte aty. Ai i pyeti njerëzit nëse e njihnin Uzejrin dhe ata iu përgjigjën: “Po e njohim, por ai ka humbur para njëqind vjetësh.”

Duke buzëqeshur Uzjeri iu tha: “Unë jam Uzejri.” Por ata nuk e besuan. Kur ishte larguar nga shtëpia Uzejri kishte lënë një djalë dhe një shërbëtore, e cila ishte verbëruar qysh në moshën e re. Pasi kishin kaluar njëqind vjet, djali i Uzejrit tashmë ishte në një moshë të shtyrë. Ai i tha Uzejrit: “Nëse ti je babai im! Ai ka pasur në kurriz një gjysmëhënë. Uzejri zhveshi këmishën dhe ia tregoi shenjën që e kishte në shpinë.[3]

Ata vajtën menjëherë te një plakë e cila kishte mbi njëqind vjet dhe i kërkuan asaj t'ua përshkruante Uzejrin. Thuhet se ajo ishte shërbëtorja e Uzejrit. Ajo ua përshkroi Uzejrin a.s., si një njeri të mirë dhe të devotshëm te Zoti i tij. Lutjet e tij pranoheshin, i shëronte të sëmurët dhe u ndihmonte nevojtarëve. Atëherë njerëzit e besuan se ai ishte Uzejri a.s..

Ai filloi t'ua mësonte Tevratin, duke e përtërirë sërish ligjin e Musait a.s. Kështu njerëzit iu kthyen sërish fesë dhe besimit monoteist. Ata e respektuan shumë Uzejrin a.s., madje më vonë edhe e shenjtëruan atë, saqë besuan se ai ishte djali i Zotit. “E jehudët thanë: “Uzejri është djali i Allahut, e të krishterët thanë: “Mesihu është djali i Allahut.”[4]

Vërtet që Zoti ynë është shumë larg prej diçkaje të tillë. Ngase Ai në Kuranin fisnik thotë: “Thuaj: Ai, Zoti është Një. Çdo gjë ka nevojë për të. Ai nuk ia ka nevojën askujt dhe asgjëje. As ka lindur kënd dhe as nuk është i lindur. Dhe asgjë nuk është e barabartë me Të!”

Ngjarja e Uzejrit a.s. ishte një mrekulli e vërtetë për njerëzit dhe shumë prej tyre gjetën shkas për ta besuar Zotin.

*1. Bajrush Ahmeti, Historia islame, fq. 93. 2. El Bekare, 259. 3. Osman Nur Topbash, Vargu i profetëve fq. 91. 4. Et Tevbe, 30.*

# 18 Nëntori – Dita Ndërkombëtare e Artit Islam



Organizata e Kombeve të Bashkuara Arsimore, Shkencore dhe Kulturore (UNESCO), ka miratuar një rezolutë për të shpallur 18 nëntorin, si Ditën Ndërkombëtare të Artit Islam.

Dita Ndërkombëtare e Artit Islam u shpall në sesionin e 40-të, të Konferencës së Përgjithshme të UNESCO-s, në vitin 2019. Kjo ditë synon të rrisë ndërgjegjësimin për shprehjet artistike të kaluara dhe bashkëkohore të islamit, si dhe kontributin e kulturës dhe civilizimit përmes artit islam. [1]

Agjenda e përkohshme e Konferencës së Përgjithshme thotë se qëllimi i kësaj dite ndërkombëtare është që të inkurajojë vlerësimin e Islamit, të kaluarën dhe atë bashkëkohorë, si dhe të kuptojë rolin e artit islam në frymëzimin e lëvizjeve të tjera artistike.

Festimi i Ditës Ndërkombëtare të Artit Islam jo vetëm që inkurajon vlerësimin e artit islam, i cili ka frymëzuar lëvizje të tjera artistike, por gjithashtu kontribuon në

**Arti islam përshinë një sërë fushash artistike, duke përfshirë arkitekturën, kaligrafinë, pikturën, xhamitë, qeramikën dhe tekstilet, si dhe qilimat dhe qëndisjet.**

llojllojshmërinë kulturore, lirinë e shprehjes, mbrojtjen e trashëgimisë kulturore, si dhe për dialogun ndërkulturor. Shënimi i kësaj dite është gjithashtu një mënyrë për të nxitur tolerancën midis njerëzve dhe për të mbështetur afrimin kulturor, e që të dyja këto janë të mundshme përmes fuqisë së artit.

Më tej, përmes kësaj dite synohen të mbrohen dhe të promovohen muzetë, koleksionet dhe laramania tyre së bashku me statusin e artistëve.

UNESCO inkurajon të gjithë që të bashkohen përmes aktiviteteve të ndryshme, të tilla si debatet, konferencat, punëtoritë, ngjarjet kulturore, prezantimet, ekspozitat etj., ngase ka shumë për të mësuar, ndarë dhe festuar në Ditën Ndërkombëtare të Artit Islam.

Arti islam përshinë një sërë fushash artistike, duke përfshirë arkitekturën, kaligrafinë, pikturën, xhamitë, qeramikën dhe tekstilet, si dhe qili-mat dhe qëndisjet.

Rëndësi të veçantë fetare në artin islam iu kushtohet kaligrafisë dhe elementeve arkitektonike.

Ndryshe nga arti i krishterë, arti islam nuk është i kufizuar në punën fetare, por përfshinë të gjitha traditat artistike në kulturën myslimane. Thirrja e saj tejet e fortë, tejkalon kohën dhe hapësirën, si dhe ndryshimet në gjuhë dhe kulturë. Kjo për shkak të tipareve të përbashkëta në të

gjithë artin islam, gjë që i japin asaj një koherencë të jashtëzakonshme, pavarësisht nga vendi apo koha në të cilën u krijua. Megjithatë, ekzistojnë karakteristika të forta rajonale, por edhe ndikimet nga kulturat e tjera janë gjithashtu të dukshme.

- Arti islam në vend se të portretizojë formën e tyre fizike, kërkon ta portretizojë kuptimin dhe thelbin e gjërave;
- Artizanatet dhe artet dekorative konsiderohen se kanë status të plotë të artit;
- Kaligrafia është një formë kryesore e artit;
- Shkrimi ka një status të lartë në islam;
- Shkrimi është një zbukurim i rëndësishëm për objektet dhe ndërtesat;
- Librat janë një formë kryesore e artit;
- Gjeometria dhe modelet janë tejet të rëndësishme. [2]
- Arti është pasqyra e një kulture dhe pamja e saj botërore.



Arti i botës islame pasqyron vlerat e tij kulturore dhe zbulon mënyrën se si myslimanët e shohin fushën shpirtërore dhe atë të universit. Pra, arti islam përqendrohet në përfaqësimin shpirtëror të sendeve dhe qenieve, dhe jo në cilësitë e tyre fizike. Për myslimanët, bukuria ka qenë dhe do të mbetet gjithmonë një cilësi e hyjnores. Ekziston një hadith i Pejgamberit a.s., që thotë: "Allahu është i bukur dhe e do bukurinë."

*Përktheu dhe përshtati nga gjuha angleze: Muzaqete Kosumi*

*1.https://en.unesco.org/commemorations/islamicartday#:~:text=The%20International%20Day%20of%20Islamic,through%20Islamic%20Art%20to%20civilization. 2. https://www.bbc.co.uk/religion/religions/islam/art/art_1.shtml.*



Dr.sc. Rexhep Suma

# Fuqia e moralit në misionin e komunikimit të daves

"...feja e Allahut në të cilën i krijoi njerëzit, s'ka ndryshim (mos ndryshoni) të asaj natyrshmërie të krijuar nga Allahu..." (Err Rrum, 30).

Thirrësit dhe predikuesit janë ndërtuesit e vërtetë të shoqërisë.

Shoqëritë nuk ndërtohen vetëm me doktrina të zhveshura nga morali. Ai që mendon kështu, gabon. Patjetër që doktrinën duhet ta shoqërojë morali, që i lidh njerëzit dhe i forcon lidhjet mes tyre.

Morali i lartë në fushën e predikimit të daves, konsiderohet një bazament shumë i gjerë, në kuadër të bazamenteve të edukimit dhe të mësimit në fenë islame. Shikuar nga ky aspekt, ajo ndërtohet mbi bazën e natyrshmërisë, e cila ruhet thellë në personalitetin njerëzor, të cilën e ka vendosur Allahu xh.sh. që nga krijimi i tij. "... feja e Allahut në të cilën i krijoi njerëzit, s'ka ndryshim (mos ndryshoni) të asaj natyrshmërie të krijuar nga Allahu..." (Err Rrum, 30).

Transmetohet nga Ebu Hurejre r.a., se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Çdo fëmijë lind në natyrshmëri (në fenë e pastër të Allahut), pastaj prindërit e bëjnë atë hebre, të krishterë apo zjarrëputist." [1] Gjithashtu, në një hadith kudsij, Allahu i Lartësuar ka thënë: "Vërtet, Unë i kam krijuar robërit e Mi të pastër në besim, por djajtë (shejtanët) i largojnë nga ai besim." [2]

Thirrësi në kumtimin e daves duhet të pajiset me një edukatë dhe me moral, që do të rrezatonte dhe përçonte një ndjesi qetësie te njerëzit që iu drejtohet, dhe si rrjedhojë të fiton një pranim të madh në mesin e tyre. Përveç efektit të madh që ka etika e thirrësit në pranimin e thirrjes, ajo gjithashtu ka një efekt të madh në ngritjen e shoqërisë dhe kthjelltësinë e zemrave. Kjo është edhe një nga detyrat e thirrjes për tek Allahu.

Thirrësit dhe predikuesit janë ndërtuesit e vërtetë të shoqërisë.

Nëse doktrina përbën gurët e shoqërisë, atëherë morali është çimentoja që i lidh ato. E thënë ndryshe, tevhidi, devotshmëria, adhurimi dhe predikimi, të zhveshura nga morali nuk mund të ndërtojnë komunitet dhe as të ngrenë një shoqëri të lumtur. Nëse njerëzit do të largoheshin nga Profeti a.s., nëse ai do të ishte i ashpër dhe i vrazhdë, gjë që nuk ndodh, atëherë pa dyshim se ata që ishin ndjekësit e tij dhe që nuk ishin në atë nivel, do t'i kishin shpërndarë dhe larguar njerëzit me një moral të tillë.

**Zgjidhjet juridike të cilat nuk përputhen me parimet themelore morale-shoqërore dhe me ndërgjegjen e shoqërisë, si pasojë e pamundësisë për ta kryer funksionin shoqëror, s'mund të kenë jetë të gjatë.**

Shumë pjesë të shpalljes u tërheqin vërejtje myslimanëve në përgjithësi, dhe thirrësve islamë në veçanti, që të mos u mungojë morali i lartë, sepse sjellë pasoja negative për thirrjen dhe për shoqërinë. Kështu, duke i paralajmëruar thirrësit islamë për pasojat e këqija të moralit të keq, me në krye më fisnikun e tyre, të Dërguarin e Zotit. [3] Morali përbënë



tërësinë e normave të cilave njerëzit u referohen me qëllim të rregullimit të sjelljeve në shoqëri dhe të marrëdhënieve ndër-njerëzore, tërësinë e kritereve që përdoren në cilësimin e veprave të njeriut, qofshin ato pozitive apo negative.

Përgjatë tërë historisë, çdo shoqëri ka pasur sistemin e vet të moralit, që ndryshon prej një shoqërie në tjetrën, si dhe brenda një shoqërie prej një kohe në tjetrën. Morali objektiv apo shoqëror, i ngërthen në vete detyrat që njeriu i ka ndaj pjesëtarëve të tjerë të shoqërisë. Këto rregulla, meqenëse nuk janë të shkruara, dallojnë prej sistemit juridik, por duhet theksuar të vërtetën se, morali dhe e drejta bashkëveprojnë, madje shpeshherë edhe identifikohen njëra me tjetrën.

Zgjidhjet juridike të cilat nuk përputhen me parimet themelore morale-shoqërore dhe me ndërgjegjen e shoqërisë, si pasojë e pamundësisë për ta kryer funksionin shoqëror, s'mund të kenë jetë të gjatë.[4]

Njeriu nuk mund të arrijë të gjejë një kanal të mirë për të arritur deri te depërtimi te zemrat e masës, siç mund të jetë me anë të edukatës dhe moralit. Po ashtu, as mjet më të mirë për t'u bashkuar dhe afruar me njerëzit, siç mund të gjejë me komunikimin e afërt dhe të ngrohtë. Edukata e lartë është kurora e personit dhe bukuria e tij shpirtërore. Sa e sa propaganda e gënjeshtra i ka pranuar masa si rezultat i formës së butë të komunikimit dhe mirësjelljes, me të cilën paraqitet përçuesi i saj. E për fat të keq, sa e sa thirrja e drejtë janë refuzuar për shkak të ftohtësisë dhe edukatës së ulët nga komunikuesi.

Allahu në Kuran thotë: "Ti ishe i butë ndaj tyre, ngase Allahu të dhuroi mëshirë, e sikur të ishe i vrazhdë e zemërfortë, ata do të shkapërderdheshin prej teje, andaj ti falua atyre dhe kërko ndjesë për ta, e konsultohu me ta në të gjitha çështjet, e kur të vendosësh, atëherë mbështetu në Allahun, se Allahu i do ata që mbështeten." (Ali Imran, 158-159).

Nëse këto fjalë iu drejtuan drejtpërdrejt Muhamedit a.s., i cili ishte mësuesi ynë, i të devotshmëve dhe i adhuruesve..., po për të tjerët?!

Andaj, neglizhenca që vihet re për rëndësinë që ka morali i lartë në çështjet e thirrjes islame, i ka shtyrë shumë njerëz që t'u largohen predikuesve që shfaqin një mungesë të tillë të vlerave morale, dhe që më pas është shndërruar në pengesë për udhëzimin e njerëzve. Këtë fakt duhet ta kuptojmë qartë dhe mirë. Esenca e dërgimit të Muhamedit a.s. ishte plotësimi i vlerave më fisnike morale. Për këtë, ai thotë: "Jam dërguar vetëm që të plotësojë moralet më të mira."[5]

Mu për këtë shkak, edukata islame shndërrohet në një obligim për bindjen njerëzore dhe qëndrueshmërinë emocionale, e cila ngritët mbi individin dhe shoqërinë, dhe si e tillë imponon vlerat e saj mbi individin pa e shikuar egon apo interesat e njeriut. "O ju që besuat, vazhdimisht të jeni dëshmues të drejtë për hir të Allahut, edhe nëse është kundër (interesit) vetvetes suaj, kundër prindërve ose kundër të afërmve, le të jetë ai (për të cilin dëshmohet) pasanik ose varfanjak, pse Allahu di më mirë për ta. Mos ndiqni pra emocionin e t'i shmangeni drejtësisë. Nëse shtrembëroni ose tërhiqeni, Allahu di plotësisht se çka punoni." (En Nisa, 135).

Andaj, nisur nga këto argumente të teksteve fetare, rezulton se njerëzit janë të brumosur të duan edukatë të lartë, edhe nëse shfaqet nga një jobesimtar dhe ta urrejnë edukatën e ulët, e të largohen nga një njeri i tillë, kushdo qoftë ai, qoftë edhe besimtar. Islami vë fokusin në kuadër të edukatës së thirrësit mbi vlerat morale për shumë shkaqe,[6] por këto do t'i përmendim vetëm disa më kryesoret:

Etika mbetet vlerë e vërtetë për njeriun. Në këtë pikëpamje, Muhamedi a.s. ka thënë: "Besimtari më i mirë në besim është ai që ka moralin më të mirë."[7]

## Morali është shenjë e besimit të sigurt.

Për këtë, Muhamedi a.s. ka thënë: "Njeriu më i mirë është ai që ka moralin më të mirë."[8]

Morali është shenja e shpëtimit në këtë dhe botën tjetër. (Shih: Ali Imran, 158-159).

Muhamedi a.s. ka thënë: "Kujt i jepet butësia, atij i është dhënë mirësi e madhe, e kujt nuk i jepet ajo, atij i është ndaluar mirësia."[9]

Kur jemi te biografia e Muhamedit a.s., në literaturë hasim se, edhe para shpalljes, ai kishte demonstruar etikë të lartë. Madje, shoqëria e atëhershme arabe, duke e çmuar këtë cilësi të lartë te personaliteti i tij, ia dhanë epitetin e merituar dhe të njohur "Muhamedelemin" (Muhamedi i besueshëm). Një nga arsyet e shumta që u dërgua si pejgamber, ishte edhe mbizotërimi i etikës së mirë në rrafshin social. Ai nuk erdhi për të thurur nga e para poemën e etikës së bukur dhe as për të konstatuar vlerat morale, por u dërgua për të përsosur etikën e bukur, që radha e pejgamberëve para tij ua kishin mësuar shoqërive të ndryshme njerëzore. Ani pse të gjitha ata kishin këtë mision, por ky dallohet, sepse është plotësues dhe zbatues, ashtu siç e ka shprehur vetë ai. Muhamedi a.s. na drejtohet duke na thënë: "Gjendja ime dhe gjendja e pejgamberëve para meje, i ngjan atij që ka ndërtuar një shtëpi. Ai e ka bërë shtëpinë e tij të bukur dhe të përsosur, por vetëm në një cep të saj ka ngelur një vend bosh, për një tullë. Njerëzit e shëtisin (vizitojnë) këtë shtëpi, mahniten prej saj dhe thonë: "Sikur edhe kjo tullë të ishte vendosur në vendin e saj." Unë pra, jam ajo tullë, unë jam i fundit prej pejgamberëve."[10]

Ai këtë moral të lartë e kishte arritur me punë dhe me lutje. Ai vazhdimisht gjatë faljes së namazit thoshte: "(Zoti im!) Më bëj të arrij moralin e bukur. Askush veç Teje nuk mund të më bëjë të arrij moralin e bukur. Largoje prej meje moralin e

keq. Askush veç Teje nuk mund ta largojë prej meje moralin e keq." [11] Vlerat etike u shtrinë jo vetëm në rrafshin e brendshëm të shoqërisë në të cilën ai jetonte dhe vepronte, por ato u shtrinë dhe rrezatuan edhe jashtë saj. Në momentin kur e dërgoi Muadh ibën Xhebelin si guvernator në Jemen, ai e këshilloi: "O Muadh! Vepro me moral të mirë ndaj njerëzve." [12]

Aspektet më të spikatura të moralit janë dëlirësia, pra të kërkosh vetëm pëlqimin e Allahut pa pasur kurrfarë interesi dhe ihsani, që do të thotë, të jesh i vetëdijshëm se Allahu të sheh në çdo çast, ani pse ti nuk e sheh Atë, si dhe të sillesh në përputhje me këtë. Kjo dëshmon për një lidhje të ngushtë mes moralit dhe besimit në Islam. Allahu xh.sh. i ka përgëzuar ata që thonë: "S'ka dyshim se ata thanë: "Zoti ynë është Allahu", pastaj nuk u luhatën, atyre u zbresin melaqe (në prag të vdekjes) dhe u thonë: "Mos u frikësoni dhe mos u pikëlloni, keni myzhde xhenetin që ju premtohej." (Fusilet, 30)

Ndërsa, i Dërguari a.s. vazhdimisht theksonte se, njerëzit me etikë më të mirë, janë njerëzit më të dobishëm[13] dhe më të dashur për të. [14] Në moralin islam nuk është anashkaluar as ndërgjegjja. Një njeri i vetëdijshëm e me besim mund ta dallojë të mirën nga e keqja, duke u konsultuar me ndërgjegjen e tij. Ngase, mirësia-sevapi është ajo në të cilën zemra gjen prehje dhe qetësi, kurse e keqja-mëkati është ajo që e shqetëson zemrën. [15] Po ashtu, në kuadër të vlerave të moralit, fjalët e tij përfshinë edhe aktivitetin e thirrësve islam, duke thënë: "Mirësi është morali i mirë. Kurse e keqja është ajo që e shqetëson përbrenda dhe që nuk do ta dinë edhe të tjerët." [16] Po ashtu, na ka paralajmëruar që nëse gabohet në fushën e thirrjes, na ka këshilluar:"Kudo që të jesh, ji i vetëdijshëm për përgjegjësitë që ke ndaj Allahut. Pas ndonjë të keqeje, bëj diçka të mirë që ta zhdukë atë. Dhe sillu ndaj njerëzve, ashtu siç kërkon morali i mirë." [17]

## Çka përfshinë edukata?

Edukata përfshinë çdo fushë të jetës së përditshme të besimtarit dhe veçanërisht në misionin e daves, duke filluar që nga marrëdhëniet me masën, e deri tek adhurimet dhe si e tillë funksionon si rregulluese e të gjitha hollësive të jetës individuale dhe sociale. Në këtë kuadër, çdo sjellje, si ngrënia, pirja, veshmbathja, gjumi e zgjimi, hyrja e dalja nga shtëpia, raportet mes njerëzve, të folurit, vajtja në xhami, namazi, agjërimi e lëmosha, të gjitha këto kanë etikën e vet. Fillimi i çdo pune me emrin e Allahut; ngrënia e ushqimit me dorën e djathtë dhe nga ajo që është përpara në pjatë; mos fryrja brenda enës gjatë pirjes; mos hyrja pa leje në shtëpinë e tjetrit; përhapja e selamit; kthimi i selamit me një përshëndetje më të mirë ose të njëjtë; mëshira ndaj më të vegjëlve dhe respekti ndaj më të vjetërve; mbulimi e jo shfaqja e të metave të të tjerëve; falja me respekt e përqendrim; braktisja e fjalëve dhe sjelljeve të këqija, dhënia e lëmoshës pa e përmendur etj., janë disa nga gjërat e pastra e të mira. Të gjitha këto sjellje ndërtojnë personalitetin e thirrësit islam dhe besimtarit në përgjithësi. Respektimi i edukatës ashtu siç e edukon egon dhe e zbukuron moralin bëhet shkak për ta fituar pëlqimin e Allahut xh.sh. dhe dashurinë e vlerësimin e shoqërisë. [18]

## Si të edukojmë?

Kur jemi te mbjellja e edukatës dhe e moralit te mosha fëmijërore, Muhamedi a.s. na mëson në këtë mënyrë, duke u bazuar në hadithin që transmeton Ejub bin Musai, e ky nga i ati i tij, i cili e ka dëgjuar nga gjyshi i tij, se Pejgamberi a.s. ka porositur si vijon: "Asnjë baba nuk i ka dhënë fëmijës së vet dhuratë më të bukur se edukata e mirë." [19]

Edukata e lartë dhe afërsia me njerëzit nuk shfaqen në hytben e xhumasë, në dhënien e një ligjërata apo në shkrimin e një teksti. Kjo etikë është veprimtari praktike, është moral në veprim, që shfaqet në veprimet e individit dhe në qëndrimet e tij. Ajo është tolerancë në marrëdhënie, falje ndaj gabimeve, buzëqeshje në fytyrë, dashamirësi në të folur, butësi në shprehje, mëshirë



me të dobëtit, respekt ndaj elitave dhe ndaj dijetarëve. Ajo po ashtu është mos shqetësim i të tjerëve, bujari, butësi, të menduarit mirë për të tjerët, gjetja e justifikimit për njerëzit, gjurmimi i të mirave që kanë njerëzit, thjeshtësi me vëllazërinë, fshehje e gabimeve, braktisja e hakmarrja etj.

Mbetet fakt i pakontestueshëm se morali i lartë ka ndikim të madh në jetën e individit, në shoqërinë e tyre në përgjithësi, si dhe në kumtimin që bën një thirrës në veçanti, ku hasim tekste fetare të njëpasnjëshme, të cilat ngrenë vlerat e tilla dhe çdo aspekt të këtij morali. Shembuj nga biografia dhe praktika e jetës së Muhamedit a.s. kemi shumë, të cilat janë qëndrime të sinqerta dhe mbresëlënëse, që përkthejnë në mënyrë praktike kuptimin e vlerës së moralit të lartë, të cilat janë shembuj ideal për thirrësit islam deri në kiamet. Allahu në një ajet kuranor thotë: "Në të vërtetë, ti je me virtyte të larta." (El Kalem, 4). Sipas komentuesit të Kuranit, Ibën Kethirit, ky ajet ka dy interpretime. Njëri ka të bëjë me personalitetin e Muhamedit a.s., i cili cilësohet me virtyte madhore. Dhe i dyti se, feja, ligji, metodologjia, marrëdhëniet ndër-njerëzore dhe rruga që përfaqëson Muhamedi a.s. janë virtyte madhore.

Në këtë pikë, Abdullah ibën Abasi thotë: "Ti ke një fe madhështore që është Islami." Po kështu është shprehur edhe Muxhahidi, Ebu Maliku, Es Sudi, Err Rebia, Ed Dahaku dhe Ibën Zejdi. [20]

Allahu urdhëron e thotë: "Ti (Muhamed) merre të lehtën, urdhëro për të mirë dhe hiqu prej të padijshmëve." (El Arafë, 199).

Ai po ashtu thotë: "Të cilët japin kur janë lirë edhe kur janë në vështirësi dhe që e frenojnë mllefin, që u falin (keqen) njerëzve, e Allahu i do bamirësit." (Ali Imran, 134).

Ensesi thotë: "I Dërguari i Allahut ishte njeriu me moralin më të mirë." [21] Ndërsa, kur e pyetën Aishen r.a. për moralin e të Dërguarit a.s., ajo tha: "Morali i tij ishte Kurani." [22]

Thirrësi duhet të tregojë mirësjellje, urtësi në përgjigje dhe mos përballje me injorantët.

Është e zakonshme që predikuesi të përballet me situata të vështira dhe momente të sikletshme. Njerëzit janë shumë të ndryshëm nga njëri-tjetri, e po ashtu edhe synimet dhe mjetet nuk i kanë të njëjta. Ka të atillë që e duan të vërtetën dhe nuk i vënë rëndësi shprehjeve, ka të atillë që nuk ditë si të pyesin dhe si të kërkojnë, ka të atillë që janë të bezdisshëm, ka të atillë që të ruajnë çdo fjalë dhe u japin kuptime të padëshiruara, ka të atillë që duan të vënë në siklet dhe kanë qëllime të këqija, që të prishin imazhin e predikuesit, t'i ngjisin akuza, ta pengojnë thirrjen dhe ta vënë të merret me gjëra të tjera. Njerëz të tillë ka pasur edhe në kohën e të Dërguarit a.s. dhe do të ketë në çdo kohë dhe te çdo thirrës. [23] Nuk do të ishte e tepërt që të paraqesim disa shembuj që kanë ndodhur me Muhamedin a.s. në kohën e tij. Një herë i Dërguari a.s. po gjykonte mes djalit të hallës së tij, Zubejrit dhe një burri tjetër. Gjykimin e fitoi Zubejri dhe burri i tha: "Sepse ai është djali i hallës tënde." [24] Pra ti gjykove në favor të Zubejrit, ngase është djali i hallës tënde. Muhamedi a.s. iu përmbajt gjykimit dhe nuk u mor me akuzën.

Në një rast tjetër, teksa i Dërguari a.s. po ndante plaçkën e luftës, një burrë i quajtur Dhul Huejsire, i tha: "O i Dërguari i Allahut, mbaj drejtësi!" Ndërsa, në një transmetim tjetër i tha: "O i Dërguari i Allahut, ki frikë Zotin!" I Dërguari a.s. iu përgjigj: "Mjerë për ty!" E kush do të mbajë drejtësi nëse nuk mbaj unë?!" [25] Më pas, Muhamedi a.s. i paralajmëroi shokët e tij për njerëz që do t'i ngjanin këtij njeriu.

Një beduin i shtrëngoi aq fort rrobat e Pejgamberit a.s., duke i kërkuar që t'ia lante borxhi, saqë iu bë me shenjë. Pejgamberi a.s. iu kthye i buzëqeshur dhe dha urdhër që t'i jepej çfarë të kërkonte. [26]

Muhamedi a.s. ka praktikuar shembuj të lartë të moralit gjatë gjithë jetës së tij, qoftë me shokët e tij apo edhe me kundërshtarët e thirrjes islame. Së këtejmi, thirrësi duhet të ndjej si detyrë dhe të tregojë kujdes ndaj problemeve të ndjeshme në shoqëri, ta ruaj gjuhën e komunikimin me masën e të dëshmojë balancë në sjellje, t'i evitojë fjalët dhe sjelljet që shndërrohen në pengesë në misionin e daves etj.

Të gjitha këto lënë gjurmë në figurën e thirrësit, në aktivitetin e tij dhe vështirësojnë rrugën e daves. Gabimi i thirrësit shumëzohet, veprimet e tij marrin dhen dhe fjalët përhapen gjithandej. Thirrësi duhet ta ruaj gjuhën e komunikimit dhe qasjen në rrjetet sociale, që jo pak thirrës kanë rënë viktima të gjuhës apo edhe të shkrimeve të tyre në platformat, të cilat gjatë përdorimit nga ana e thirrësit, po harrohet se janë ndërmjetës mes tij dhe bashkëbiseduesit që gjendet në anën tjetër të ekranit.

*1. Muslimi, 8/25. 2. Muslimi, v.4, f. 2197. 3. Adnan al Araur, "Menhexhu ed-daveti, fidav'ielvaikelmuasir", botim i parë, 2005, f. 41. 4. Ali Pajaziti, "Etika publike", Logos-A, Shkup, 2005, f. 13. 5. Ahmedi, 2/381. 6. Tevfikel Vai, Ed-da'vetuilallah, Daru-l- Jekin, 1995, botim i dytë, f. 228, Mensure, Egjipt. 7. Transmetojnë pesëshja (Ahmedi, Ebu Davudi, Nesaiu, Tirmidhiu dhe Ibën Maxhe). 8. Ahmedi, Taberaniu. 9. Tirmidhiu dhe Ibën Huzejme – Sahih. 10. Buhariu, 3535, Menakib,18. 11. Muslimi,1812, Musafirin, 201. 12. Muslimi,1636, Muvatta, husnul huluk,1:1A6/55, Ibnulabdulber, temhid,VI, 55. 13. Buhariu, 3559, Menakib, 23, Muslimi, fedail,68. 14. Buhariu,3759,fedailu ashabi'n nebi,27. 15. Ibën Hanbel, 18164, IV, 227:DM256, Darimi, magjia, 2. 16. Muslimi, nr. 6516, birr, 14. 17. Tirmidhiu, nr. 1987, birr, 55. 18. Islami nëpërmjet haditheve, Kryesia e Çështjeve Fetare të Turqisë, Logos-A, 2017, botim i dytë, v. 3. f. 20. 19. Tirmidhiu, nr 1952, babu-l- birr, 33. 20. Imam Hafidh ebil Fida Ismail ibën Kethir el Kureshi Ed-dimeshki, Tefsirul Kur'aniladhim, Darulma'rife, Bejrut, v.4, 1993, f. 429. 21. Buhariu, 6203. 22. Ahmedi,6/163. 23. Adnan al Araur, Menhexhu ed-daveti, fidav'ielvaikelmuasir, botim i parë, 2005, f. 84. 24. Buhariu, 2359. 25. Buhariu,3344. 26. Buhariu, 5809.*

Nuridin Ahmeti

# Festa e Flamurit dhe Komuniteti Mysliman i Shqipërisë (1928-1939) - (1)

## Hyrje

Më 1 shtator të vitit 1928, Asambleja e atëhershme Kushtetuese, Shqipërinë e shpalli Mbretëri, e rrjedhimisht edhe Ahmet Zogun mbret të shqiptarëve. Krahas konsolidimit të organeve shtetërore, të atyre legjislative dhe ekzekutive, udhëheqësit e kohës i kushtuan rëndësi edhe shënimit të datave të rëndësishme kombëtare.

Njëra nga datat e rëndësishme të historisë sonë kombëtare, që udhëheqësit e atëhershëm të Mbretërisë Shqiptare i kushtuan rëndësi, është edhe dita e 28 Nëntorit e vitit 1912, apo dita e Shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë, apo siç edhe njihet ndryshe Dita e Flamurit Kombëtar. Të tillë, si festë zyrtare në Mbretërinë Shqiptare, ishin të obliguara ta respektonin të gjitha institucionet mbretërore, pra edhe ato fetare. Për më tepër, institucionet fetare duhet të bënin edhe organizime për nder të kësaj dite.

Njëri nga institucionet fetare të kohës, që i kushtoi rëndësi shënimit të kësaj dite ishte edhe Komuniteti Mysliman i Shqipërisë, i cili siç dihej edhe juridikisht nga marsi i vitit 1923, vepronte i pavarur.[1]

Duhet theksuar, se trajtimi ynë në këtë punim fokusohet në vitet nga shpallja e Mbretërisë Shqiptare nga Asambleja Kushtetuese më 1 shtator të vitit 1928 e deri më vitin 1939, konkretisht më 7 prill të këtij viti, kur Shqipëria pushtohet nga Italia fashiste. Realisht, organizimet për shënimin e kësaj dite nga Mbretëria Shqiptare u bënë deri më 1938, sepse siç e potencuam edhe më lartë, Italia fashiste e pushtoi Shqipërinë më 7 prill të vitit 1939 dhe festimin e ditës së Shpalljes së Pavarësisë së Shqipërisë më 1912, për vitin 1939 Mbretëria Shqiptare nuk arrin ta organizoi. Por, festimi i kësaj ditë bëhet në rrethana krejt ndryshe.

Në lidhje me organizimin e festës së 28 Nëntorit nga Mbretëria Shqiptare dhe Komuniteti Mysliman gjatë kësaj periudhe kohore, sipas mendimit tonë, ekzistonin dy forma të organizimit:

*E para*-forma e pritjes së udhëheqjes së krerëve të Komunitetit Mysliman nga mbreti Ahmet Zogu dhe bashkëpunëtorët e tij, dhe

*E dyta*-forma e organizimit nëpër prefektura. Prefektët e përpilonin programin për një prefekturë të caktuar, në atë program përfshiheshin edhe komunitete fetare, e në këtë rast edhe Komuniteti Mysliman.

## Si u shënua kjo festë nga Komuniteti Mysliman Shqiptar gjatë viteve 1928-1939

Siç edhe u cek më lartë, ceremonia e organizimit për këtë ditë kishte dy forma të organizimit nga ana e Komunitetit Mysliman dhe ishte në bashkërendim me organet kompetente të Mbretërisë.

Për organizimin e Festës së Pavarësisë së vitit 1928, nuk shënohet ndonjë organizim i bujshëm sikurse në vitet e mëvonshme. Edhe revista zyrtare e Komunitetit Mysliman “Zani i Naltë” e muajit dhjetor e vitit 1928 nuk shënon ndonjë kronikë ku theksohet ndonjë organizim për këtë datë.[2] Kjo ndoshta mund të jetë kuptueshme, kur dihet se Asambleja asokohshme Kushtetuese e shpalli Shqipërinë Mbretëri me 1 shtator të vitit 1928, çfarë do të thotë se, organet udhëheqëse mbretërore ishin në konsolidim dhe nuk e kishin kohën e mjaftueshme edhe për këtë organizim, pasi kishin në dispozicion afro tre muaj.

Në vitin 1929, nga hulumtimet e gjertanishme na rezulton se kishte një organizim më të konsoliduar në këtë drejtim.

Në vitin 1929 revista “Zani i Naltë” shkruante për mënyrën e organizimit të kësaj dite nga ana e Komunitetit Mysliman në Tiranë. Për Komunitetin Mysliman, kjo ditë ishte ndër ditët më të ndritura të kombit. Xhamitë dhe medreseja në Tiranë ishin të zbukuruara me flamuj kombëtarë, pra “kjo ditë e lumtun dhe fatbardhe e kombit t’onë fisnik e bujar u kremtue me madhnin që i përkite ktu në Kryeqytet; populsia e të cilit e priti, sikurë të gjithë ajo e viseve tjera, me nji gëzim e dashuni të posaçme. Sidomos Komuniteti Mysliman kreu në kët rasë edhe lutjen e zakonshme në nji mënyrë të shkëlqyshme. Vendi i shenjuem për lutje, si mbas programit, ishte Xhamija e vjetër, e cila ishte zbukuruem me gjethë e flamuj kombëtar dhe paraqite nji bukuri të pëlqyeshme. N’orën 8 populli Mysliman u shifte tuba tuba

tue ardhë në Xhami e sidomos reshtat e njiqind nëxansvet të Medresës Pergjithshme, qi do të përfaqësojnë me të vertetë ardhmenin islame në Shqipni, paraqitshin nji pamje te pervuajtshme dhe shum të këndshme. Kryemyftiu i Zonës Z. e Tij Muharrem Mullahi, mbajti njo fjalim eloquent mbi randsin e ditës edhe bani nji lutje për ditën e madhndueshme për kombin Shqiptar e cila u përcuell me lutje dhe me ndisinat e popullit mysliman te i Madhi Perendi për lumtërin dhe fatbardhsin e kombit e të shtetit t'onë".[3]

Siç shihet edhe nga prezantimi që bëhet më lartë, lutjet dhe zbukurimet e godinave me flamuj kombëtarë ishin rituale të zakonshme që bënin udhëheqësit e Komunitetit Mysliman për këtë ditë në xhamia të vendit.

Organet mbretërore të kohës përgatitnin një program të përgjithshëm për të gjitha institucionet, që nënkupton edhe për institucionin e Komunitetit Mysliman. Ky program u dërgohej zyrtarisht të gjitha institucioneve, dhe ato ishin të detyruara t'i përmbaheshin. Programi i dërguar nga organet mbretërore, mund të thuhet se ishte një program që tregonte për organizimin në vija të trasha. Sigurisht, programit të jashtëm i përmbaheshin me përpikëri, por organizimin e brendshëm, siç bie fjala, lutje për dëshmorët e kombit, apo ligjëratë në ndonjë xhami, e ndonjëherë e planifikonin edhe vetë organet e komunitetit, varësisht nga prefekturat dhe një ditë pas manifestimit të kësaj date, zyrat e komunitetit që vepronin në prefekturat e Shqipërisë së asaj kohe e njoftonin zyrën qendrore të Komunitetit Mysliman në Tiranë, rreth mbarëvajtjes së manifestimit. Kishte raste kur e dërgonin edhe fjalimet e mbajtura nga myftinjtë e rretheve.

Nga hulumtimet në dokumentacionin e Komunitetet Mysliman për vitet e lartcekura, por edhe të institucioneve tjera, që gjendet në Arkivin Qendror të Shtetit në Tiranë, kemi konsultuar programet e dërguara për manifestimin e kësaj dite nga organet mbretërore të kohës në prefektura dhe na rezulton se këto programe nuk ndryshonin shumë nga njëra prefekturë prej tjetrës. Përkitazi me këtë, ne kemi përzgjedhur programin mbretëror zyrtar të Prefekturës së Korçës të vitit 1929, program, i cili u përpilua nga Prefekti i Korçës së asaj kohe, Hil Mosi. Ky program mban titullin: "Përvjetorja e shpalljes së Independencës së Shqipnisë-Programi i kremtes".[4]

Për të qenë sa me korrekt me lexuesin, në këtë program po e botojmë në tërësi, ashtu siç e kemi marrë nga Arkivi Qendror i Shtetit në Tiranë.


OBORRI MBRETNOR
MINISTRIJA
Nº 616/I

Tiranë më 25 Nëntor 1931

Hirësi,

Kam nderin me ju njoftue se Nalt Madhnija e Tij Mbreti, Sovrani i jonë August, ka me prit Hirësin t'uaj bashkë me dinjitarët e naltë t'atij Komuniteti, ditën e Festës Kombëtare të 28 Nëntorit n'orën 10,45, per urime në Pallat.

Pranoni u lutem Hirësi, nderimet e mija më të nalta.

Ministri i Oborrit:
[illegible]

Hirësis së Tij
Dr. Behxhet Shapati
Kryetar i Komunitetit Musliman
Tiranë

[illegible] 25/XI/31
No. 616 [illegible]

> "Përvjetorja e shpalljes së Independencës së Shqipnisë-Program i i kremtes.

**27 Nentor 1929**

1.-Qe prej orës 1 mbas dreke të kësaj dite, lokalët qeveritarë, Kazermat, zyra e Bashkijës, e Dhomës së Ekonomis Kombëtare, qendra e komuniteteve fetare, Shkollat, Qendrat e Shoqërive të ndryshme, dyqanet, shtëpijat e udhët kryesore të qytetit, do të jenë të stolisura me flamure, me fytyrën e N. M. së Tij Mbretit edhe dafina. Godinat qeveritare, bashkiare dhe të komunitetevet fetare me t'u ndrysur do të jenë të ndriçuara me drita.

2.- Në orën 4 mbas dreke, të gjith djemtë e shkollavet me flmuret në ballë do të mblidhen përpara Bashkis së vëndit, ku do të jenë prezent banda bashkiare e cila do të lozij marshet kombtare.

3.-Në orën 4 mbas dreke, të gjith kryezyrtarët, komandantët e ushtris e të gjindërmaris, nëpunësit e oficerët, do të mblidhen përpara Prefekturës edhe s'andejmi me Prefektin në krye do të shkojnë në Bashki, për të marrë pjesë në inaugurimin e kremtes.

4.- Në orën 4.30, Zëv. Kryetar i Bashkis prej ballkonit do të hapij kremtimin me një fjalim që do të mbajë. Mbas kësaj fjale banda do t'i bjerë Hymnit Mbretnuer dhe të flamurit. Në këtë kohë do të zbrazen 7 topa.



5.-Në orën 5, djemt e shkollavet me drita të ndezura e me bandën në krye do të marshojnë ndë për udhët kryesore të qytetit, duke kënduar këngë kombëtare. Korteu i cili do të niset prej Bashkise, do të marshojë në për Bulevardin e Shën-Gjergjit e të Piros gjer në kopësht i Themistokli Gërmënjit; atje si i rrutullohet majtas kopshtit duke shkuar përpara Bibliotekës, mer prap bulevardin e Piros, ku duke ndjekur vazhdimin e tij, tue kapërxyer urën para godinës së vjetër qeveritare, shkon në për rrugën e Postës edhe mer fund përpara Bashkisë.

**Dita 28 Nentor 1929**

**Para drekre**

1.-Ora 7 para dreke, banda e Bashkis do të dalij në për rugët e qytetit duke lojtur disa marshe kombtare dhe si të mbarojë do të qëndrojë përparë Prefekturës.

2.-N'orën 8 e 30, të gjith kryezyrtarët, komandantët e ushtëris e gjindarmaris, nëpunësat dhe oficerët e mveshur me uniformën e madhe do të mblidhen në Prefekturë.

3.-Ora 9, do të bëhen lutjet në Kishën e Shën-Gjergjit edhe në Xhamin e Madhe në nji kohë. Nër këto ceremonira për veç popullit, do të marrin pjesë edhe autoritetet. Në kohën e lutjevet do të zbrazën 7 topa edhe banda do t'i bjerë hymnit të flamurit.

4.- N'orën 9 e 30 autoritetet e ndryshme do të vijnë përpara Prefekturës, për me asisitue në paradën ushtarake, ku banda do të bjerë dosa copra kombëtare.

5.- Gjith në orën 9 e 30 Batljoni i paraushtarakëve, nxënësit e nxënëset e shkollavet, mblidhen në bulevardin e Shën-Gjergjit, dhe mbasi të shkohen në rivist prej Prefektit, do të kalojnë në paradë.

6.-N'orën 10, Prefekti prej ballkonit të Prefekturës do të mbajnë fjalën e ditës.

7.-N'orën 10 e 15 fillojnë vizitat në Prefekturën në këtë mënyrë:

A. Kryetarët e besimevet,

B. Kryetar i Gjyqit bashkë me Prokurorë

C. Kryetar i Bashkis me Këshillën,

Ç. Komandantët e Ushtrisë e Gjindërmaris dhe trupi i Oficeravet,

D. Kryetarët e zyrave qeveritare e të instituteve bankare e industriale,

Dh. Kryetar i degës Kryqit Kuq dhe Kryetarët e shoqnive të ndryshme,

E. Përfaqësonjësit e Barros Avokatëvet,

F. Parija e vendit etj.

G. N'orën 11, priten vizitat e Z.Z. Konsujve.

Gjithë në këtë kohë, që prej orës 10 e 15 e deri më 12 do të priten vizitat edhe në Bashki.

**Mbas dreke**

Në orën 4 ndërtesat qeveritare, kazermat, Bashkia dhe godinat e tjera, të Bankës Kombëtare, të Odës s'Ekonomis, të komunitetevet fetare dhe shkollat do të jenë të ndritura. Në këtë kohë Banda do të ndodh përpara Bashkis, ku do të jenë të mbledhun nxënësit e nxënësat, të cilët me drita të ndezura do të shkojnë në rrugët që janë përshkruar në pikn V të datës 27 Nëntor të këti programi, dhe mbasi mer fund korteu, shpërndahet. Korçë, më 25 Nëntor 1929. Prefekt i Korçës: Hil Mosi d.v".[5]

Siç e thamë më lartë, në program tregohet se çfarë duhet të bëjnë institucionet mbretërore të kohës në lidhje me zbukurimin e godinave ku ato funksionojnë. Sa i përket institucioneve fetare, ato nuk ndahen veç e veç, por në program trajtohen në mënyrë të përgjithshme, apo siç thuhet "qendrat e komuniteteve fetare".[6] Gjithashtu, është për t'u potencuar, se sipas programit në fjalë, në pritjen zyrtare që organizonte Prefektura, sipas renditjes, kryetarët e komuniteteve fetare ishin të parët që do t'i priste prefekti dhe stafi i tij. Për mendimin tonë, ky veprim është edhe një tregues, për respektin që tregonin institucionet e kohës ndaj komuniteteve fetare.

Sipas programit në fjalë, përgatitjet duhet të fillojnë nga data 27 pasdite. Me datën 27, qendrat e komuniteteve fetare duhet të jenë të dekoruara me flamuj kombëtarë, me fotografi të mbretit pra, Ahmet Zogut, me lule, ashtu siç potencohet në program "dafina" dhe godinat duhet të jenë të ndriçuara me drita.

Me datën 28 Nëntor, për komunitete fetare ishte caktuar që në "ora 9, do të bëhen lutje në Kishën e Shën-Gjergjit dhe në Xhamin e Madhe në nji kohë. Nër këto ceremonira për veç popullit, do të marrin pjesë dhe autoritet. Në kohën e lutjevet do të zbrazën 7 topa dhe banda do t'i bjerë disa copra kombëtare"[7] - potencohet në mes tjerash në program. Ndërsa, pas datës 28 Nëntor godinat e komuniteteve fetare do të rrinë të ndriçuara.[8]

Për ndonjë organizim zyrtar në vitin 1930 të kësaj feste, nga ana e Komunitetit Mysliman në Shqipëri, nuk kemi ndonjë njoftim edhe në revistën "Zani i Naltë" të këtij viti.


KRYESIJA
KOMUNITETIT MYSLIMAN
Koncept
LANDA:

Nga viti 1931 edhe nga dokumentacioni që kemi në dispozicion edhe informacionet e tjera plotësuese, shohim se kemi një përkushtim më të madh për organizimin e kësaj feste nga ana e institucioneve përgjegjëse të kohës. Revista "Zani i Naltë" e muajit nëntor të këtij viti, editorialin e saj e kishte tituluar "Valo Flamur!".[9] Për drejtuesit e kësaj reviste, kjo datë shënon epërsi hyjnore për kombin shqiptar. Por, nuk e lë pa e përmendur as Mbretin Zog, sepse sipas tyre është nga kontribut dhënësit e kësaj date. Ndërsa, orientalisti i njohur Haki Sharofi, njëri nga penat e dalluara në këtë revistë, me kontributet e tij të çmuara shkrimore, për nder të kësaj date shkruan vjershën që i kushtohet flamurit kombëtar, me titullin: "Flamuri Kombëtar".[10]

*"Shqiponjë! qi historia t'a shkruën lavdin.*
*Meriton të jesh Kunor*
*Mbi Flamurin Arbënor*
*Qi pahiti botën mbarë edhe Hindin!...*
*Flamur! qi andrat realizove*
*Së parit në Vlor,*
*Madhështuer si Shqiponja mbulove*
*Kulmin arbënor".*[11]

Për autorin e këtyre vargjeve, shqiponja shëmbëllen historinë e lavdinë e shqiptarëve dhe si e tillë është vetë kurora e shpirtit të kombit, flamuri. Për autorin, fuqia e flamurit, konkretisht lavdia e shqiponjës shqiptare thyen kufijtë nacional dhe nami i saj arrin deri në Indinë e largët. Më tej, autori ngrit edhe më lartë simbolin e shqiponjës. Ajo nuk mbetet vetëm simbol e madhështi e flamurit, por është realizim i ëndrrës shekullore të lirisë e pavarësisë kombëtare.

*"Burri, Leka dhe Skenderi fat bardhë*
*Edhe gjith sa janë dëshmor*
*Për Flamur u ban theror,*
*Me lavdime dhanë shpirtin faqe-bardhë.*
*Valo, O Engjell i idealit!*
*Se Kombi arbënor.*
*Djal' i fushës, trim' i malit*
*Për Ty ran dëshmorë".*[12]

Sharofi, në këtë dedikim për flamurin, që shumë lehtë mund ta quajmë himn flamuri, revokon të kaluarën e kombit, duke ngjallur heronj historikë e duke i bërë ata heronj letrarë. Për autorin, Leka i Madh dhe Skënderbeu, dy figura të mëdha historike, jetuan, luftuan dhe sakrifikuan për një ideal, që ndërlidhej me flamurin kombëtar. Më tej, autori përdor një sintagmë të panjohur, ku ndërlidh metafizikën hyjnore me idealin njerëzor, ku flamurin e shquan me titullin *engjëll i idealit* për të treguar fuqinë shpirtërore që ka flamuri te shqiptarët. Martirizimi dhe bashkimi rreth flamurit zbeh kufijtë që janë vendosur mes popullit. Bashkimi rreth flamurit është ideal si për gegën e si për toskën.

*"Me shumicë jasht e mbrenda ke armikë*
*Të terbuar e tradhetor,*
*Por se kombi arbënor,*
*T'rriti famën Ty me formën Monarqikë.*
*Shqipni, ngre-je ballin kryenaltë,*
*Mbreterinë ke Kunor,*
*Dhe mburojës, shtyllë hekri dhe të zjarrtë*
*E ke Zogun Arbënor!...".*[13]

Më tej, brenda vargjeve shprehet një shqetësim e brengë e autorit, por që në fund shihet ajo rrezja e shpresës. Sipas autorit, flamuri kombëtar është i rrethuar me armiq, të jashtëm e të brendshëm. Në fakt, flamuri nuk mbetet vetëm simbol shtetëror, por ai është metaforë e Shqipërisë, shtet ende në dekadat e para të ekzistencës, shtetësia e së cilës rrezikohej dita ditës. Por, autori nuk e përmbyll poezinë me vaj. Për të ekziston shpresa dhe ai është Mbreti Zog, për të cilin gjen fjalët më të mëdha, duke e konsideruar mburojë e shpëtimtar të flamurit, që në të vërtetë aludohet në gjithë Shqipërinë.

*1. Roberto Moroco dela Roca, Kombësia dhe feja në Shqipëri 1920-1939, (Përktheu Luan Omari), ShB. Elena Gjika, Tiranë, 1994, f. 28-30. 2. Zani i Naltë, nr. 12, Dhetuer, Vit'i V, Tiranë, 1928 , në:" Zani i Naltë", V. 2, KMSH, BFIM, BIK, Tiranë, Prishtinë, Shkup, 2015, f. 690-738. 3. Zani i Naltë, nr. 3, Marc, Vit'i VI, Tiranë, 1929 , në:" Zani i Naltë", V. 3, KMSH, BFIM, BIK, Tiranë, Prishtinë, Shkup, 2015, f. 861. 4. Arkivi Qendror i Shtetit Shqiptar ( më tej: AQSH), Fondi ( më tej: F) 482, Viti ( më tej: V) 1929, Dosja (më tej: D) 19, Fleta (më tej: fl), 8. 5. AQSH, F. 482, V. 1929, D. 19, fl. 8. 6. AQSH, F. 482, V. 1929, D. 19, fl. 8. 7. AQSH, F. 482, V. 1929, D. 19, fl. 8. 8. AQSH, F. 482, V. 1929, D. 19, fl. 8. 9. Zani i Naltë, nr. 3, Nanduer, Vit'i VI, Tiranë, 1931 , në:" Zani i Naltë", V. 4, KMSH, BFIM, BIK, Tiranë, Prishtinë, Shkup, 2015, f. 75-76. 10. Po aty, f. 77. 11. Po aty. 12. Po aty. 13. Po aty.*

Dr. Alban Dobruna, *Instituti i Historisë - Prishtinë*

# Kontribut për ndriçimin e të kaluarës së albanologjisë

Nuridin Ahmeti "Instituti Albanologjik 1953-1955", botoi Instituti Albanologjik, Prishtinë, 2020, f. 479

Edhe pse në rrethana jo të përshtatshme për botime, si shkak i pandemisë me të cilën po kalon globi, e rrjedhimisht edhe vendi ynë, Instituti Albanologjik i Prishtinës, si instituti më i vjetër shkencor i Kosovës, i cili studion kulturën dhe historinë e shqiptarëve, këto ditë ka nxjerrë edhe një botim monografik. Në këtë studim, kryesisht mbi bazën e burimeve arkivore, paraqitet e kaluara e këtij institucioni, përgjatë viteve 1953-1955. Pa dyshim, me këtë kontribut shkrimor, i është dhënë një ndihmesë të kaluarës sonë dhe në veçanti historisë së albanologjisë. Libri përbëhet nga dy pjesë, asaj studimore dhe asaj dokumentare. Në pjesën studimore, përveç parathënies dhe hyrjes, është trajtuar hapja e Institutit Albanologjik, që nga propozimet e para për themelimin e këtij institucioni, pra nga mbajtja e mbledhjes gjuhësore të Prishtinës, të muajit nëntor, të vitit 1952. Më pastaj, autori vazhdon me themelimin e këtij institucioni, punonjësit shkencorë, profilin e punonjësve të parë udhëheqës dhe shkencorë, duke sjellë kështu për secilin punonjës edhe nga një profil biografik. Ka trajtuar godinën ku ishin vendosur punonjësit e parë të këtij institucioni, bibliotekën, projektet shkencore, mbylljen e Institucionit Albanologjik dhe në përfundim janë cekur edhe rezultatet e punës (fq. 17-154).

Te pjesa dokumentare, janë të prezantuara dokumentet origjinale në gjuhën shqipe dhe në gjuhën serbe. Këto të fundit i janë ofruar lexuesit të përkthyera edhe në gjuhën shqipe dhe janë të shoqëruara edhe me faksimilet origjinale, të cilat janë të lexueshme (fq. 155-454). Kjo formë e publikimit të dokumenteve është edhe një tregues i përkushtimit të autorit, që të ofrojë sa më shumë të dhëna të dorës së parë për këtë institucion gjatë viteve që trajton libri. Disa nga dokumentet janë të publikuara në disa punime e libra që janë cituar, por nuk janë të publikuara në këtë numër, andaj edhe autori e ka konsideruar me interes publikimin e këtyre dokumenteve, ngaqë studiuesve mund t'iu hyjnë në punë për studime të mëtejshme.

Punonjësi shkencor i Institutit Albanologjik, në degën e historisë, prof. asoc. dr. Nuridin Ahmeti, është i vetëdijshëm se, shkrimi i të kaluarës së një vendi është edhe historia e institucioneve të tij. Andaj, me plotë të drejtë konstaton "se nuk mund të thuhet se është shkruar historia e plotë e një shteti, apo e popullit, e të mos vihet në pah edhe historiku i institucioneve që kanë kontribuuar në shoqërinë e atij vendi, apo edhe të një kombi të caktuar. Gjithashtu, nuk mund të shkruash për historinë, kulturën, gjuhën e një kombi, e të mos flasësh edhe për rolin që e kishin institucionet e tij përgjatë rrjedhës së kohëve" (fq. 18).

Në këtë botim, studiuesi Ahmeti na paraqet një pasqyrë të proceseve të ndërlikuara të karakterit politik, shoqëror e kulturor, të periudhës së




viteve '50. Kjo periudhë, siç edhe është e njohur, është mjaft e ngarkuar me tensione në marrëdhëniet shqiptaro-serbe, kryesisht mbi motivet dhe faktorët politikë, të cilët i mbante dhe i imponone logjika hegjemoniste serbo-jugosllave ndaj shqiptarëve. Përkitazi me këtë, autori, pas shumë përpjekjeve, ka arritur që të gjurmojë për një periudhë të caktuar kohore, madje edhe ta finalizojë me një monografi për institucionin tonë më të rëndësishëm të albanologjisë së kësaj periudhe. Edhe pse pak vite, 1953-1955, ky institut me disa projekte të vëna në letër, me punën në terren dhe përgatitjen e disa fjalorëve, tregoi se kishte synim, madje edhe më shumë, se sa ishte studimi i kulturës shpirtërore dhe materialeve të shqiptarëve në ish-Jugosllavi. Rasti i përpilimit të fjalorit të Kristoforidhit, sigurisht se ishte projekt në të mirë të

pasurimin të kulturës kombëtare dhe jo vetëm të shqiptarëve në ish-Jugosllavi. Përgjithësisht, themelimi dhe funksionimi gati trevjeçar i Institutit të Albanologjisë, shënoi fillimin e historikut të zhvillimit të shkencës institucionale në Kosovë dhe provën e parë të suksesit të saj. Studimi i përmbledhur brenda dy kopertinave, në gjithsej 479 faqe, jo vetëm që përmbush zbrazëtinë që ndihej në edicionin shkencor, por edhe ua mundëson lexuesve, që së pari të njihen me të arriturat e këtij institucioni dhe pastaj, në mënyrë të përmbledhur të njihen edhe me historikun e themelimit të Institutit Albanologjik në Prishtinë, si dhe me sfidat e albanologjisë gjatë këtyre viteve te shqiptarët e ish-Jugosllavisë.

Mjafton që t'ia hedhësh sytë burimeve arkivore të literaturës dhe do të bindesh për seriozitetin e punë së bërë dhe për vlerat reale të këtij libri. Libri është i ndarë në gjashtë kapituj. Autori ka shtjelluar lëndën në mënyrë sistematike, si shfrytëzimi, interpretimi dhe analiza e burimeve, duke u mbështetur në metodologji shkencore-bashkëkohore, sipas një renditjeje kronologjike, me sqarime dhe plotësime përcjellëse, me foto që flasin, treguesin e emrave etj. Është e rëndësishme të potencohet gjithashtu se, studiuesi Ahmeti, krahas burimeve, literaturës, e materialeve

**Informacionet që gjenden në mes dy kopertinave, do t'u shërbejnë albanologëve dhe të interesuarve të tjerë, për t'i plotësuar e ndoshta edhe për t'i korrigjuar disa nga të dhënat e tyre.**

arkivore, ka intervistuar edhe veteranë të dijes albanologjike dhe dashamirë të këtij institucioni, të cilët pa dyshim se e kanë plotësuar me të dhëna këtë monografi. Bie fjala, deri më sot nuk kishte njohuri se si dukej objekti i parë ku ishin vendosur punonjësit e Institutit Albanologjik. Autori, përmes intervistave dhe duke hulumtuar në mënyrë sistematike, ia ka dalë që ta identifikojë vendndodhjen e objektit dhe të sigurojë edhe fotografi. Këtë fotografi të objektit të parë të Institutit Albanologjik, autori e ka vendosur në kopertinat e librit. Pra, objekti ishte afër godinës së sotme të



Parlamentit të Kosovës. Themi se ky libër ka vlera shkencore, sepse sjell të dhëna të konsiderueshme për historinë e albanologjisë gjatë viteve 1953-1955. Nuk është fare e lehtë të ndriçohen këto vite të këtij institucioni, aq më tepër kur përfshihet një periudhë historike si kjo që e ka trajtuar autori, me burime të shkapërderdhura në arkiva të ndryshme të rajonit, pa literaturë të bollshme etj., sepse siç është e ditur, deri tani te ne, nuk është krijuar një traditë e shkrimit të historisë së mirëfilltë, të institucioneve shkencore të vendit tonë, të paktën jo në nivel monografik. Përgjithësisht, kontributet shkencore për të kaluarën e institucioneve tona kanë mbetur në nivelin e prezantimit të ndonjë burimi në formë katalogu, që kryesisht ka dalë në përvjetorë dhe ka qenë me të dhëna të kufizuara.

Në përfundim, mund të themi se autori së bashku me vërejtjet dhe sugjerimet e redaktorit shkencor dhe të dy recensentëve, kanë sjellë një monogafi model për shkrimin e të kaluarës së institucioneve tona shkencore. Informacionet që gjenden në mes dy kopertinave, do t'u shërbejnë albanologëve dhe të interesuarve të tjerë, për t'i plotësuar e ndoshta edhe për t'i korrigjuar disa nga të dhënat e tyre. Përmes materialeve të mbledhura dhe të publikuara në këtë libër, autori ua ka lehtësuar punën studentëve të fushave albanologjike, që ata në të ardhmen, ndoshta mund të përgatisin ndonjë temë të diplomës në nivelin baçelor dhe master. Krejt në fund, autorit i dëshirojmë punë të mbarë në projektet e mëtutjeshme dhe njëkohësisht, i sugjerojmë që të vazhdojë edhe më tutje në ndriçimin e së kaluarës së këtij institucioni të pavarur kërkimor-shkencor, që merret me studimin e kulturës shpirtërore dhe materiale të shqiptarëve, ngase historia e Institutit Albanologjik të Prishtinës është edhe historia e shqiptarëve në përgjithësi, e në veçanti e shqiptarëve në ish-Jugosllavi.

Dr. Orhan Bislimaj

# Dallimet ndërmjet murtajës dhe Covid-19

## Hyrje

Tashmë pandemia Covid-19 është bërë objekt i debateve dhe i diskutimeve publike të përditshme. Përveç atyre mjekësore, studiuesit janë fokusuar edhe në analizimin e saj nga aspekti metafizik. Të krishterët këtë çështje e parashtruan në kontekst të së ashtuquajturës "murtajë biblike", ndërsa myslimanët në prizmin e haditheve të Pejgamberit a.s., që kanë të bëjnë me murtajën. Poenta është e njëjtë, a mund të jetë pandemia Covid-19 një murtajë e kohës sonë?[1]

## Karakteristika e murtajës

Duke marrë për bazë përkufizimet e bëra mbi murtajën,[2] mund të veçojnë disa prej karakteristikave kryesore të saj:

Murtaja është sëmundje e gjitarëve. Fillimisht paraqitet te brejtësit, siç janë minjtë dhe më pas përmes pleshtave transmetohet te njerëzit. Murtaja apo vdekja e zezë, e vitit 1346-1353, e cila shkatërroi Evropën, Afrikën dhe Azinë, e që la mbi 200 milionë të vdekur, ishte përhapur përmes minjve e pleshtave.

Bakteri që e shkakton murtajën quhet "Yersinia petis". Emrin e mori nga bakteriologu francez-zviceran Alexandre Yersen, i cili në vitin 1894, zbuloi se murtaja shkaktohet nga një enterobakter zoonotik specifik.[3] Ky bakter në trupin e njeriut shfaqet kryesisht në formën "bubonike" – infeksion i nyjave limfatike apo paraqitje e lungave që çelin plagë. Por, ka raste kur shfaqet edhe në formën pneumonike – infeksion i ashpër në mushkëri, si dhe spetikemike – infeksion i ashpër në gjak, ashtu që lëkura dhe indet e tjera mund të bëhen të zeza, si dhe të rrjedh gjak nga goja, hunda ose anusi.[4] Shkencëtarët e fushës thonë se ky bakter përmban delikatesa të rrezikshme, edhe për faktin se në patogjenezën e infeksionit marrin pjesë shumë faktorë.[5]

Përhapja e shpejtë. Pas rënies së saj, murtaja e infekton apo e prish ajrin, dhe nëpërmjet tij i shkatërron karakteret e njerëzve dhe trupat e tyre.[6] Në këtë kontekst duhet kuptuar hadithin e Pejgamberit a.s., që ka udhëzuar që të mos hymë në vendin ku ka rënë murtaja: "Nëse dëgjoni se në një vend ka rënë murtaja, mos hyni aty, e nëse ka ra aty ku jeni, atëherë mos ikni prej aty."[7]

Lungat apo xhungat. Si veçori kryesore e murtajës janë lungat e ënjtura, që dalin në pjesë të ndryshme të trupit, bazuar në hadithe të Pejgamberit a.s.: "Ajo është një lungë e ënjtur, si gunga e devesë, që del pas veshit dhe nën sqetull."[8] Këto lunga çahen shumë shpejt, krijojnë plagë të dhimbshme dhe rrjedhimisht shkaktojnë edhe vdekjen.[9]

Vdekjeprurëse. Murtaja është shumë vrasëse. Po ashtu është gjithëpërfshirëse për të gjitha moshat. Aktualisht, akoma nuk ka ndonjë vaksinë për parandalimin e infektimit dhe nuk pritet që të ketë në dispozicion në një të ardhme të afërt. E vetmja formë e mbrojtjes është distanca dhe evitimi i çdo kontakti me persona, kafshë, insekte apo materiale të infektuara.[10]

## Shkaktarët e murtajës

Në parim, të gjithë dijetarët islam pajtohet se shkaktari kryesor i murtajës është ndyrësia. Kjo ndyrësi mund të jetë dy sosh:

Nga aspekti i papastërtisë lëndore. Toksinat, ndyrësitë, fëlliqësirat dhe ajri i pashëndetshëm janë prej shkaktarëve kryesor fizik të murtajës. Ajri bëhet i pashëndetshëm nga shumë faktorë. Ndotet me substanca apo materiale të pista, në çfarëdo periudhe të vitit, ndonëse përhapet më tepër nga fundi i verës dhe në vjeshtë. Në vjeshtë, ajri zakonisht është i ftohtë dhe kështu sekrecionet e papjekura, e të grumbulluara gjatë verës, nxehen dhe pastaj fillojnë të prishen e të kalbëzohen, duke shkaktuar kështu pezmatime. Pikërisht në këtë gjendje, trupi është i kapshëm ndaj sëmundjeve.[11] Po ashtu, në shumë burime e gjejmë se murtaja ka rënë në kohë luftërash, si pasojë e prishjes së kufomave. P.sh. gjenerali i austriakëve, Eneo Pikolomini, që erdhi nga Shkupi me ushtri dhe e invadoi Prizrenin, në vitin 1689, ka vdekur nga murtaja. Bashkë me të vdiq edhe Pjetër Bogdani. Asokohe kishte luftëra të përgjakshme.

Nga aspekti i papastërtisë kuptimore – imoraliteti. Të gjithë dijetarët pajtohen se murtaja është produkt edhe i ndyrësive të imoralitetit. Në një hadith që e transmeton Abdullah ibën Omeri, thuhet se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Nëse në një popull përhapet imoraliteti (në të gjitha variantet e tij) publikisht, atëherë ai do të goditet gjithsesi me murtajë dhe uri të ndryshme, e që nuk

kanë qenë te popujt e tjerë para tyre."[12]

Ky hadith dhe plotë të tjerë vërtetojnë paraqitjen e sëmundjeve për shkak të vesve amorale. Nuk është për qëllim vetëm si masë ndëshkimore prej Krijuesit, por si një pasojë që shkaktohet nga thyerja e ligjeve të natyrshme. Ngase dihotomia e njeriut, pra fizikja dhe shpirtërorja, manifestohen dhe funksionojnë në një mënyrë ndërveprimi. Shëndoshmëria e tyre është evidente aq sa i përmbahen atyre rregullave ontologjike që i ka vendosur Krijuesi në gjithësi, si predispozita. P.sh., nëse organizmit tonë i ofrojmë karburant, natyrisht se kemi thyer ligjet e aplikueshme. Njësoj ndodh edhe kur shpirtin tonë e ngarkojmë me imoralitet. Në cilindo rast, devijimi nga korniza e asaj që e ka përcaktuar Krijuesi, cilësohet si e panatyrshme dhe shkakton incident. Edhe dielli po të dalë nga orbita e tij shkakton çrregullim në gjithësi. Në këtë kuptim, përplasja amorale e njeriut me ligjet lineare të gjithësisë, mbase prodhon situata të pa parashikueshme, që shpërfaqen në sëmundje, pandemi e deri te të këqijat e tjera, e për të cilat Krijuesi i gjithësisë në Kuranin fisnik thotë se janë pasojë e vetë të bëmave të njeriut: "Për shkak të veprave (të këqija) të njerëzve, janë shfaqur në tokë e në det, të zeza (bela, skamje, katastrofa, humbje e bereqetit etj.), e për ta përjetuar ata një pjesë të kësaj të keqeje që e bënë, ashtu që të tërhiqen (nga të këqijat)." (Er – Rum, 41)

Madje, hipotezat që e ndërlidhin pandeminë Covid-19, në një murtajë të kohës sonë, më shumë e patën parasysh këtë aspekt të saj, si një shkundje prej Perëndisë, për shkak të devijimeve nga ligjet e natyrshme.[13] Prandaj feja islame nëpërmjet normave fetare, ritualeve të ndryshme, i kushton shumë rëndësi pastrimit nga ndyrësitë. P.sh. abdesi nuk është vetëm pastrim i gjymtyrëve, por mbi të gjitha është sublimim kategorik i pastërtisë shpirtërore kundrejt ndyrësive amorale. Madje, mund të themi se ky është thelbi i abdesit. Për ironi, sot arma kryesore kundër Covid-19 është pikërisht pastërtia dhe mbrojtja nga ndyrësitë.

## Shkaktarët metafizik të murtajës

Një pjesë e dijetarëve islamë mendojnë se shkaktarët e vërtetë të murtajës duhen kërkuar në taborin shpirtëror e metafizik. Sipas tyre, simptomat e jashtme të saj nuk janë vetë murtaja. Ibën Kajim el Xhevzij, duke ndërlidhur kuptimin e disa haditheve të Pejgamberit a.s. thotë se nocioni murtajë përdoret edhe për shkaqet e saj që mund të jenë: një mbetje nga dënimi që i pati goditur Beni Israilët;[14] pasojë nga goditja e brendshme e xhinëve; pasojë e një mallkimi që e ka bërë ndonjë nga pejgamberët.[15]

Sipas El Xhevzijut, ndikimi i xhinëve në realitetin tokësor dhe në shpirtrat e njerëzve është e vërtetë e padiskutueshme.



Pejgamberët na kanë treguar ne për çështjet e së padukshmes. Edhe mjekët nuk mund t'i refuzojnë shkaqet metafizike, sepse simptomat fizike, që janë objekt i studimit nga ta, nuk u dëshmojnë atyre se murtaja nuk ka asnjë lidhje me shpirtin. E vërteta është se ka një lidhje ndërmjet shpirtit dhe vuajtjeve të trupit që shkaktohen nga sëmundjet, e në fund është vetë vdekja. Prandaj, ndikimin e shpirtrave të këqij, xhinëve (el ervahush shejtanijjetu) në natyrën njerëzore, në sëmundjet e saj, madje edhe në shkaktimin e vdekjes, e mohon veçse ai që ka padituri të thellë rreth çështjeve të shpirtrave. Allahu i Lartësuar mund t'u lejojë këtyre shpirtrave që të ndikojnë mbi trupat e njerëzve, duke shkaktuar sëmundje epidemike dhe duke prishur ajrin, ashtu sikurse përmes disa materialeve (që i përdorin magjistarët) ata arrijnë t'u shkaktojnë njerëzve vuajtje e komplikime shpirtërore.[16] Në anën tjetër, El Xhevziju thotë se ekzistojnë edhe faktorë të tjerë, të cilët e pengojnë veprimin e këtyre forcave të këqija, siç janë dhikri (përmendja e Allahut), duatë, përgjërimi, përulja, sadakaja, leximi i Kuranit e punë të tjera të mira. Gjatë kryerjes së këtyre veprave të mira zbresin shpirtrat e mirë, melekët, të cilët i mposhtin dhe i dëbojnë shpirtrat e këqij (xhinët), duke larguar të ligën dhe ndikimin e tyre negativ.[17] Edhe më tej, ata që ndajnë këtë qëndrim, murtajën e kufizojnë drejtpërdrejt si një prekje e brendshme e xhinëve. Pra, sipas tyre, murtaja është goditje prej xhinëve dhe për këtë e marrin si referencë hadithin e transmetuar nga Ebu Musa el Esharij r.a., se Pejgamberi a.s. ka thënë: "Do të përjetojë ymeti im të këqija prej "et-tanu" dhe "et-taunu" – murtaja. I është thënë: O i Dërguari i Zotit, këtë et-tanu (sulm i brendshëm prej xhinëve) veçse po e dimë, por çfarë është "et-taun" – murtaja? Tha: ajo është shpërfaqje e jashtme e goditjes së armiqve tuaj nga xhinët dhe në secilin prej tyre ka shehidllëk për besimtarin."[18] Ata këmbëngulin se kjo nuk bie në kundërshtim me teorinë mjekësore mbi murtajën. Kjo sepse, simptomat e saj, çfarëdo qofshin ato, mund të ndodhin

nga një goditje e brendshme, që shkakton substanca toksike (helmuese). Fundja, mjekëve nuk u takon ta thonë një gjë të tillë, pasi që sulmet e xhinëve nuk mund të vërtetohen nga arsyeja, por vetëm nga shpallja. Për më shumë, sipas praktikës së njohur, murtaja nuk shfaqet vetëm në vendet me ambient të ndytë, por edhe gjatë stinëve me ajër të pastër dhe në vende me ujë të shëndetshëm. Në rastin e kundërt, sikur të ishte produkt i ajrit të prishur apo ndyrësive lëndore, atëherë ajo do të duhej të ishte prezentë gjatë gjithë kohës në tokë, pasi që ajër të ndotur ka vazhdimisht, sa në njërin vend aq në tjetrin.[19] Pavarësisht të vërtetës, që e di vetëm i Madhi Zot, megjithatë, ky perceptim, sikur reflekton atë përfytyrimin e frikshëm të njerëzve mbi murtajën. Ekziston në popull një opinion se murtaja është një sëmundje, apo një lloj shitimi prej fuqive të errëta, prej shpirtrave të këqij, si një produkt i lugetërve apo vampirëve, andaj edhe nuk mund të shpëtohet prej saj. Kur dikush e ka nemitur dikë, i ka thënë "të marrtë murtaja", njësoj sikur "të hëngtë dreqi", domethënë vdekja e sigurt. Pra, presupozohet si një fatkeqësi natyrore, që nuk mund të ndalet e që nuk mund të iket prej saj. Kam bindjen se me këtë logjikë, njerëzit hezitojnë ta publikojnë infektimin me virusin Covid-19, gjithnjë nga pikëpyetjet që ruajnë në mendjet e tyre, për dallim që nuk hezitojnë t'i publikojnë sëmundjet e tjera.

## Covid-19 nuk është murtajë

Bazuar në atë që është thënë më lartë, si dhe bazuar në argumentet fetare e shkencore mund të konstatojmë se pandemia Covid-19 nuk është murtajë. Ndërmjet tyre ekzistojnë dallime e veçori për nga aspekti i shkaktarëve, simptomave dhe përmbajtjes, si në vijim:

1. Murtaja është prej bakteries së quajtur "Yersinia pestis", ndërsa Covid-19 është prej virusit "Corona". Këto dyja janë dy familje krejtësisht të ndara e të ndryshme.[20] Bakteri është organizëm shumë i vogël njëqelizor, që gjendet në ujë, ajër, tokë, e në qenie të gjalla, i cili kalbëzon dhe tharbëton lëndët organike ose shkakton sëmundje të ndryshme. Ndërsa, virusi është mikroorganizmi më i vogël që njihet deri më sot, i cili rritet e zhvillohet vetëm në qeniet e gjalla dhe shkakton sëmundje ngjitëse.[21] Siç shihet, dallim është substancial. Bakteri është më gjithëpërfshirës, mbijeton edhe në gjësendet e ngurta, ndërsa virusi mbijeton vetëm në organizma të gjallë me gjak.

2. Murtaja ka simptoma bubonike – infeksion i nyjave limfatike apo paraqitje e lungave që çelin plagë, ndërsa Covid-19 nuk ka simptoma të tilla, madje në asnjë rast. Kur është pyetur Pejgamberi a.s. për murtajën ka thënë: "Ajo është një lungë e ënjtur, si gunga e devesë." (Transmeton Ahmedi). Dijetarët islamë thonë se parimi i murtajës janë xhungat e jashtme në trup. Simptomat pneumonike dhe septikemike janë të rralla.

3. Murtaja nuk do të përhapet në Meke dhe Medine, ndërsa Covid-19 është përhapur në këto dy vende. Sipas hadithit, të cilin e transmeton Ebu Hurejre r.a., Pejgamberi a.s. ka thënë: "Meka dhe Medina janë të mbrojtura prej engjëjve. Në të gjitha anët e tyre qëndrojnë engjëj, andaj nuk do të hyjë kurrë dexhalli e as murtaja." Ibni Kutejbe thotë se murtaja nuk ka rënë asnjëherë në Meke e në Medine. Në anën tjetër, Meka e Medina nuk janë të mbrojtura prej epidemive e pandemive të tjera. Edhe Covid-19 i ka goditur këto dy vende, po aq sa vendet e tjera. Në kohën e kalifatit të Omerit r.a. pati rënë një epidemi në Medine dhe si pasojë e saj njerëzit vdisnin shumë shpejt. Ndërsa, sa i përket transmetimit që thotë se ka pasur murtajë në Meke, në vitin 749h., Ibën Haxheri r.h. thotë se ka qenë epidemi e jo murtajë, por transmetuesit i është dukur ashtu.[22]

4. Murtaja (et-tanu) dallon nga epidemia (el-veba). Epidemia është emërtim i përgjithshëm për çdo sëmundje ngjitëse, ndërsa murtaja identifikon sëmundjen e veçantë, pavarësisht që është ngjitëse. Kështu që, çdo epidemi nuk është murtajë, por çdo murtajë është edhe epidemi.

5. Në kuptimin metaforik, murtajë mund të quhet çdo sëmundje e rrezikshme epidemike, që përhapet me shpejtësi të madhe dhe që shkakton vdekje të shumta e të shpejta. Nëse Covid-19 quhet me këtë emër, atëherë nuk ka ndonjë gabim. Veçse duhet ditur se nuk bëhet fjalë për atë murtajën që ka ardhur në hadithet e Pejgamberit a.s., për të cilën Pejgamberi a.s. pati thënë se është martirizim për besimtarin.

*1. Pas qetësimit në muajin gusht e shtator, epidemia Covid-19, përsëri u bë agresive gjatë muajit tetor e nëntor 2020. Tani, më 25.11.2020, kur po e shkruajmë këtë punim, numri total i rasteve pozitive në Kosovë është 36.253 dhe 948 raste të vdekjes. Ndërsa, në nivel të botës janë 60.744.487 raste pozitive dhe 1.427.188 raste të vdekjes. Shih: Instituti Kombëtar i Shëndetësisë Publike të Kosovës (IKShPK), publikimi i të dhënave për datën 25.11.2020. Po ashtu, shih:* https://www.trt.net.tr/shqip/covid19. *2. Për përkufizimin e murtajës, shih: Orhan Bislimaj, Murtaja epidemi e rrezikshme, i botuar në këtë revistë, në numrin e kaluar! Ky punim është vazhdimi i tretë. 3. Shih: Islam ansiklopedisi, botues: Turkiye Diyanet Vakfi, fjala 'taun' (versioni elektronik), sipas:* https://islamansiklopedisi.org.tr/taun, *data e citimit: 04.10.2020; shih:* https://sq.wikipedia.org/wiki/Murtaja*; shih: https://ar.wikipedia.org/wiki/. 4. Shih: Medeline Kennedy, The bubonic plague still exists — here's how you get it and how to treat it, (versioni elektronik), sipas:* https://www.insider.com/how-to-treat-the-bubonic-plague, *data e citimit:30.06.2020. 5. Me gjerësisht, shih: Dr Abdul Ghaffar, Brucella, yersinia, bacillus, listeria dhe francisella, (versioni elektronik) përkth. Lul Raka, sipas:* http://microbiologybook.org/Albanian/Albanian-chap17.htm. *6. Shih: Ibën Mendhur, Lisanu'l arab, lënda: 'taane' (versioni elektronik), fq.2677. 7. Sahihu'l Muslim, Kitabu: Et-tibb; babu: et-tauun, vet-tjeretu, vel kehanetu, hadithi nr.5734. 8. Transmeton Buhariu. Hadithi është sahih. 9. Shih: Ibnu'l Kajjim El-Xhevzijj, Zadu'l mead-Përgatitja për ahiret, Nektari, Tiranë, 2019, 4/26; En-Nevevij, Sherhu Sahihi'l Muslim, vëll.14/425. 10. Shih: Ministria e shëndetësisë e Arabisë Saudite, sipas:* https://www.moh.gov.sa/HealthAwareness/EducationalContent/Diseases/Infectious/Pages/011.aspx,. *11. Shih: Ibnu'l Kajjim El-Xhevzijj, po aty, 4/29. 12. Hadithin e transmetojnë: Ibën Maxhe, Bezzari, Bejhekiu dhe Hakimi nga Ibën Omeri r.a.: shih:* https://ëëë.islamëeb.net/ar/article/175173/. *13. Shih: Brandon Clay, Covid-19 – Biblical Plague?, versioni elektronik, sipas:* https://ansëersingenesis.org/coronavirus/covid19-biblical-plague/, *data e botimit:29.03.2020. 14. Transmeton Usamete bin Zejd se Pejgamberi a.s. e ka përmendur 'murtajën' dhe ka thënë: "Një mbetje nga dënimi që e pati goditur një popull nga Beni Israilët..." (Transmeton Buhariu, Hadithi është sahih). 15. Shih: Ibnu'l Kajjim El-Xhevzijj, po aty, 4/27. 16. Shih: Ibnu'l Kajjim El-Xhevzijj, po aty, 4/27. 17. Shih: Ibnu'l Kajjim El-Xhevzijj, po aty, 4/28. 18. Transmeton Ahmedi. Po ashtu, e transmeton Albani në Sahihu et-tergib vet-terhib. Goditja prej xhinëve quhet 'et-tanu', ndërsa shpërfaqja e kësaj quhet 'el-vahzu', sepse ndodhë nga brenda, ashtu që së pari jep efekte të brendshme pastaj kalon në simptoma të jashtme, për dallim prej goditjes së njerëzve që fillon prej jashtë e pastaj shfaqen simptomat e brendshme. 19. Shih:Muhamed Salih El-Munxhid, Hel meradun kuruna minet-taun (versioni elektronik), sipas: https://islamqa.info/ar/answers/333763/. 20. Më gjerësisht, për virusin corona, shih:* https://en.m.wikipedia.org/wiki/Coronavirus*; ndërsa për bakterien 'yersinia', shih:* https://en.m.wikipedia.org/wiki/Yersinia_pestis. *21. Shih: Nocioni 'bakter' dhe 'virus', sipas: http://www.fjalori.shkenca.org/. 22. Shih: El-Askalanij, Fet'hu'l-Bari Sherhu Sahihi'l-Buhari, botimi i parë, daru's-selam, Riad, 2000, vëll.10, fq.220- 236.*

Agron M. Rexhepi, MD, MSc, PhD

# Intoleranca në ushqim

Çdo ditë e më shumë, qoftë për shkak të moskujdesit tonë apo të faktorit imponues, ne po helmohemi në vazhdimësi me konsumimin e ushqimeve gjenetikisht të modifikuara dhe të intoksiskuara me pesticide, herbicide, hormone dhe antibiotikë.

Çdoherë e më shumë paraqiten – diagnostikohen sëmundje të reja dhe të panjohura deri më tani. Ndoshta shumë prej tyre kanë rënduar shëndetin e njeriut edhe më parë, por nuk ka pasur mundësi diagnostikimi çfarë ka sot. Por, me siguri të plotë mund të konkludojmë se dita-ditës po paraqiten edhe shumë gjendje të reja patologjike, që mund të vijnë si pasojë e shprehive të këqija, ndotjes së ambientit, mos aktivitetit fizik dhe kequshqyeshmërisë. Kur është fjala te kequshqyeshmëria, kurrë dhe në asnjë drejtim tjetër jetësor, nuk janë bërë gabime më të mëdha sesa që janë bërë dhe fatkeqësisht po vazhdojnë të bëhen në lëmin e të ushqyerit. Çdo ditë e më shumë, qoftë për shkak të moskujdesit tonë apo të faktorit imponues, ne po helmohemi në vazhdimësi me konsumimin e ushqimeve gjenetikisht të modifikuara dhe të intoksiskuara me pesticide, herbicide, hormone dhe antibiotikë. Me qëllim të përfitimeve materiale, njeriu po vazhdon me apo pa vetëdije, të kontaminon pothuajse të gjitha llojet e ushqimeve që ne i konsumojmë. Nëse këtij fakti ia shtojmë edhe faktin tjetër se ne, për gjithçka mund të gjejmë kohë, por jo edhe për një ushqyeshmëri të shëndetshme, atëherë me plotë të drejtë mund të konstatojmë se problemi i kequshqyeshmërisë dita-ditës po bëhet faktor-lider i prishjes (rrënimit) të mirëqenies sonë bio-psiko-sociale.

Si me dhe çka ushqehemi (në kuptimin cilësor, sasior dhe kohor) pa dyshim se ashtu do ta kemi edhe shëndetin.

## Çrregullimet më të shpeshta

Çrregullimet më të shpeshta shëndetësore të traktit (sistemit) tretës të njeriut, pa marrë parasysh moshën dhe gjininë janë:

Alergjia në ushqim;

Intoleranca në ushqim.

Këto dy kuptime (nocione) për shkak të simptomatologjisë (shenjave klinike) të ngjashme mund të ngatërrohen, e që në realitet, diametralisht dallojnë nga njëra-tjetra. Diagnostikimi diferencial (dallimi ndërmjet alergjisë dhe intolerancës në ushqim) bëhet përmes disa procedurave:

Dieta eliminuese – formë joinvazive diagnostikuese, ku nga menyja ditore në mënyrë selektive largohen ushqimet e dyshimta, për ta vërtetuar se cili ushqim është shkaktar i problemit. Sipas rezultatit hartohen këshillat adekuate nutritive.

Analiza e ajrit gjatë ekspiriumit (frymënxjerrjes) – bëhet me qëllim të diagnostikimit të ndjeshmërisë (intolerancës) në karbohidrate (laktozë, fruktozë).

Analizat biokimike – vlerësohet se cili lloj i antitrupave (imunoglobulinave) është i rritur (te alergjia rritet numri i imunoglobulinave E, për dallim nga intoleranca në ushqim, ku rritet numri i imunoglobulinave G).

Koha e lajmërimit të shenjave të para patologjike – te alergjia mund të lajmërohen menjëherë apo pas një kohe të shkurtër, ndërsa te intoleranca



shenjat e para mund të lajmërohen pas një kohe të shkurtër deri në disa orë (deri në 72) pas marrjes së ushqimit ndaj të cilit organizmi reagon me ndjeshmëri.

Sasia e ushqimit që e shkakton problemin – te alergjia, sasia shumë e vogël (në gjurmë) e ushqimit mund të provokon reaksione të shumta në organizëm, për dallim nga intoleranca, që në sasi të vogël mund të mos lajmërohen shenjat patologjike.

Reaksionet e organizmit – në rastet e alergjisë, reaksionet e organizmit si kundërpërgjigje mund të jenë shumë shqetësuese dhe të rrezikshme për jetë. Ndërsa, te intoleranca në ushqim, reaksionet e organizmit mund të jenë më pak shqetësuese dhe më pak të rrezikshme për jetë, krahasuar me ato të alergjisë.

## Shenjat klinike të intolerancës në ushqim:

Problemet digjestive (ulcera në gojë, fryrje, dhimbje spazmiku në formë të therjes së barkut, sindroma irrituese e zorrëve, thartinë, diarreja, kapsllëku);

Probleme respiratorë (rinit, sinusit, faringit, astma, kolli i thatë i vazhdueshëm);

Probleme të sistemit nervor (ankisozitet, depresion, kokëdhimbje, migrenë, stres i vazhdueshëm);

Aritmi kardiake;

Infeksione renale;

Lodhje e përgjithshme;

Dhimbje e nyjëtimeve etj.

## Shkaktarët potencial të intolerancës në ushqim

Ushqimet që konsiderohen si shkaktarë potencial të intolerancës në ushqim janë: gruri, elbi, thekra dhe të gjitha derivatet e tyre (mielli, makaronat, pastat, picat, ëmbëlsirat, biskotat, si dhe të gjithë artikujt



ushqimorë që e kanë të shtuar glutenin), kuskusi, niseshte gruri, salcë soje, qumështi i lopës, mishi i procesuar, ushqimet e konservuara, frutat agrume (limoni, portokalli, mandarina), dredhëzat, domatet, qershia, frutat arrore, perimet, lëngjet e pemëve, çaji, kafeja, vera, disa erëza, brokolli, lakra, vaj liri, kërpudha, shafrani, boronicat, brusnica, alkooli, kafeina, ëmbëltuesit artificial, histamina natyrale, benzoati, acidi salicilik, ushqimet e kontaminuara, konzervansët dhe shtresat artificiale (aditivët) në ushqim.

Ndërsa, alergjia në ushqim mund të vjen si pasojë e provokimit dhe përgjigjes imunologjike, ndërsa intolernaca mund të vjen si pasojë e:

Deficiencës së enzimeve të cilat bëjnë tretjen e plotë të ushqimeve. Absorbimi dhe kalimi në gjak i materieve ushqyese, jo të tretura si duhet, bënë që të aktivizohen antitrupat mbrojtës të organizmit (imunoglobulat G), të cilat duke dashur ta mbrojnë organizmin nga këta "agjentë", shkaktojnë rëndim të shëndetit në forma të ndryshme. Në kushte normale, materiet ushqyese të patretura si duhet, nuk absorbohen në organizëm, por duke dhënë probleme të zorrëve (enterit, colit) nxirren jashtë. Absorbimin e këtyre materieve ushqyese jo të tretura sa duhet, e mundëson rritja e lëshueshmërisë absorbuese të organeleve të zorrëve, që janë përgjegjëse për absorbimin e materieve ushqyese (villi intestinalis). Ky keqabsorbim mund të bëhet si pasojë e rrezatimit të shtuar, infeksionit të zorrëve apo përdorimit "të tepruar dhe të pakontrolluar" të antibiotikëve.

Veprimet farmakokimik – disa substanca si p.sh. histamina, benzoati dhe acidi dalicilik gjinden në formë natyre në disa ushqime (frutat agrume, dredhëza, domate, qershia, frutat arrore, perimet, lëngjet të pemëve, çaj, kafe, verë, erëza etj.). Ndjeshmëria ndaj këtyre substancave farmakologjike bënë që të lajmërohen shenjat e intolerancës (të ndjeshmërisë) ndaj frutave që e përmbajnë këtë substancë.

Përderisa, personat me alergji duhet që pothuajse gjatë tërë jetës së tyre të kenë kujdes në zgjedhjen e ushqimit, personat e me intolerncë në ushqim, varësisht nga shkalla e intolerancës me një abstenim të përkohshëm (disa javë apo muaj) të ushqimit "problematik" dhe me fillimin e rimarrjes së tij me kujdes dhe sasi të paktë mund të tejkalohet ky problem.

*1. Diference in food allergy and intolerance. Qasja në: https://www.healthnavigator.org.nz/health-a-z/f/food-allergy-or-intolerance/. 2. Food problems: Is it an allergy or intolerance. Qasja në:* https://my.clevelandclinic.org/health/diseases/10009-food-problems-is-it-an-allergy-or-intolerance. *3. Intoleranca në ushqim. 2016. Qasja në: https://acibademsistina.mk/health/al/index.php/wellness/ishrana-nitricionizam/454-intoleranca-ne-ushqim.html. 4. Introduction to food allergy and intolerance. Qasja në: https://heas.health.vic.gov.au/early-childhood-services/allergy-and-intolerance. 5. Nordqvist, Ch. What is a food intolerance, 2017. Qasja në: https://www.medicalnewstoday.com/articles/263965.php 6. Rexhepi, A. Nutricioni dhe sportistët. 2010, Prishtinë.*

Dr. Fadil Maloku

# A jemi në fazën e parë të "Luftës së Tretë Botërore"?

## Lufta, dukuri e (pa) shmangshme

"Profecitë e Nostradimusit", një libër i cili akoma shitet me të madhe, si dhe "profetët" tjerë që e prognozuan të "vërtetën" për ardhmërinë e njerëzimit, siç është fjala, ajo mbi kataklizëm që do të ndodh në këtë vit, duket që tani kanë vërshuar mediat elektronike dhe ato të shkruara, si diçka të pashmangshme dhe që do të ndodhin patjetër në shekullin tonë. Gjithë kësaj tani, kur t'i shtohen edhe mendimet e tjera apokaliptike për gjëja luftërat e ardhshme që do të ndodhim si pasojë e pushtimeve, shkaku i territoreve dhe hapësirave ideologjike në mbarë botën, atëherë kuptimi i së ardhmes bëhet vërtet interesat dhe i pakuptueshëm. Por, për çka në të vërtetë është fjala? A është ky fillimi i një "lufte qytetërimesh", siç do të thoshte filozofi dhe sociologu i njohur botëror Samuel Huntigton, apo është një kundërpërgjigje e re ndaj modernizimit të përshpejtuar të shoqërive perëndimore? T'i hedhim një vështrim për një moment këtij diskursi të ri, që është bërë objekt i analizave dhe debateve në të gjithë globin, e që në fakt përputhet dosido edhe me trendin e procesit apo të tendencës që jemi dëshmitarë të gjallë, e që shquhet si epoka e globalizmit.

## Terrorizmi, shkak apo pasojë e luftërave?

Që në fillim vlen të shpjegohet derivati i konceptit të terrorizmit, i cili në të gjitha anët e botës po zgjon një shqetësim të llojit të vet. Me këtë shqetësim, bartë edhe disa porosi ose shpjegime, që deri diku do të duhej të japin një përgjigje se çfarë në të vërtetë po ndodh në shekullin tonë. Për fillim të themi p.sh. që terrorizmi në fakt ishte një lloj derivati ose një lloj mekanizmi makiavelist, përmes së cilit pothuajse të gjitha shtetet, kombet dhe qytetërimet, në një mënyrë janë munduar t'i realizojnë premisat e tyre fundamentale, ose të zbatojnë rregullat e tyre ekstrem të ngurta, që nuk përputhen edhe aq fortë me zhvillimet dhe proceset e kohës. Në fakt, ngurtësia e tepruar ka bërë që shpeshherë, duke dashur që luftërat t'i mbrojnë dogmat e tyre, të makiavilizohen aq shumë, saqë qëllimin e ngatërronin dhe identifikonin me format më terrorizuese edhe popullsinë civile. Në anën tjetër, terrorizmi fundamentalist, padyshim që nëse si



intencë e ka kaosin, e që nuk diskutohet kjo, mëton apo thënë anon me përmasat e tija edhe kah luftërat apo përleshjet ndërmjet vetë shteteve, kombeve e edhe të qytetërimeve. Si i tillë, ai në periudha të ndryshme kohore është përdorur edhe si shkak edhe si pasojë e këtyre ndryshimeve globale që ndodhën apo që do të ndodhin në të ardhmen. Por, çka kuptojmë në esencë me konceptet luftë, qytetërim, kulturë, fundamentalizëm kulturor etj. Le të shohim një elaborim të Samuel Huntigtonit, njërit ndër teoricienët e rrallë, i cili këtë fenomen e sheh pakëz më ndryshe.

## Përleshjet (luftërat) e ardhshme sipas Samuel Huntigtonit

Kur profesori i mirënjohur i Harvardit, njëherësh drejtori i Institutit për Studime Strategjike "John M. Olin", Samuel Huntigton, në vitin 1993, e botoi për herë të parë punimin në revistën prestigjioze "Foregign Affairs", të titulluar "Përleshja e civilizimeve", pasuan një sërë reagimesh, të cilat sipas redaktorëve të kësaj reviste, nuk mbaheshin mend në 50 vjetët e fundit të shekullit të kaluar. Kur të analizohet reagimet e shumta si dhe tezat e njohura të këtij autori, tani nga kjo distancë kohore, dy dekadëshe, fitohet përshtypja se ose njerëzit e kanë ndier nevojën që të reagojnë kështu në numër kaq të madh, ose autori ishte shumë i bindur në atë që e kishte. I shtyrë nga ky numër kaq i madh i reagimeve publicistike, shkencore e besa edhe publike politike, Huntington, para ca viteve botoi librin (i cili po ashtu do të bëhet objekt i shumë kritikave, por tashmë çuditërisht edhe i lëvdatave), me titullin identik "Përleshja e civilizimeve dhe ribërja e rendit botëror". Është interesante se tani, pas titullit të lartpërmendur mungon pikëpyetja e mëhershme e apostrofuar në punim e parë, që d.m.th. se në ndërkohë ai bëhet edhe më i sigurt në paragjykimet e tij të mëhershme për mundësit reale të "përleshjes së civilizimeve" botërore. Por, për çfarë paragjykimesh në të vërtetë ishte fjala, që atëbotë e patën tronditur botën me prognozat pesimiste? Apo, cili ishte thelbi i tezave të Huntingtonit, dhe sa në të vërtetë, tani pas një distance të dukshme kohore, kanë dalë ato si të vërteta apo afër të vërtetës së tij? Sa për t'ua rikujtuar juve lexues të nderuar, duhet theksuar se Huntigton mendonte se, në fund të shekullit XX, kultura do të bëhet madhësia mesatare e një rrethi qytetërues. Ai me këtë rast, faktikisht e identifikonte kulturën si koncept dhe veçanti të grupeve apo komuniteteve të caktuar me konceptin e qytetërimit, që në thelb (për mendimin tonë), janë dy kategori të papajtueshme njëra me tjetrën, por që në esencë bashkëjetojnë disi.

## Sa është e rëndësishme kultura sipas Huntigtonit?

Sipas Huntigtonit, kultura, përkatësisht qytetërimi është një mënyrë e të jetuarit, përmbledhje e të jetuarit, të besuarit, institucioneve dhe strukturave shoqërore. "Qytetërimet thotë ai janë "ne", më të mëdhenjtë, brenda së cilës ndihemi në shtëpinë tonë, ndaras nga të gjithë "ata", të tjerët atje diku...". Qytetërimet si etnitetet më të gjera kulturore kanë karakteristikat e tyre objektive, siç janë historia, gjuha, feja, tradita, institucionet, pastaj edhe ato subjektive që paragjykohen përmes vetë identifikimit të njerëzve si pjesëtarë të një qytetërimi të caktuar. Në të vërtetë, kur Huntingtoni e përmend identitetit kulturor mendon se ai sot sërish është bërë një cilësi dominuese e identitetit personal dhe atij shoqëror, me fjalë të tjera, sot, sipas këtij formulimi, njerëzit vetë identifikohen dhe të tjerët "ata" i identifikojnë ekskluzivisht si pjesëtarë të njërit ndër qytetërimet e caktuar, apo thënë më shkurt si pjesëtarë të njërit ndër tetë (sa edhe ai i identifikon) qytetërimet kryesore të shek. XX.

Sipas Huntigtonit, qytetërimet e identifikuara janë: qytetërimi kinez (konfuqian), qytetërimi japonez, qytetërimi hindu, qytetërimi islam, qytetërimi perëndimor, qytetërimi latino-amerikan, qytetërimi ortodoks, qytetërimi budist, e ndoshta edhe qytetërimi afrikan.

Duke e shikuar këtë identifikim qytetërimesh nga ana e Huntigtonit, nuk është e vështirë të hetohet se numri më i madh i kategorizimit të këtillë, i përgjigjet në thelb ndarjes sipas kriterit fetar, kriter të cilin autori e përdor me qëllim si mjet identifikues te këto qytetërime. Për Huntigtonit është interesante që shkaqet ekonomike dhe ato ideologjike, më nuk do të jenë determinant apo nxitësit kryesor, të cilët do t'i cilësojnë dhe do t'i tërheqin pas vetes trumat e mëdha të njerëzve, e aq më pak determinonte e nxitëse që do t'i ndajnë ata mes vete në shekullin XXI. Sipas tij, duke iu falënderuar modernizimit të pjesës më të madhe të botës, si dhe prosperitetit të madh ekonomik të Azisë Juglindore dhe të Lindjes, antagonizmat mes të pasurve dhe të varfërve, gjithnjë e më pak do t'i përcaktojnë kahet themelore të politikës ndërkombëtare. Në vitet e ardhshme, dobësimi i ndikimit të Perëndimit në skenën globale botërore do të jetë në rritje. Në anën tjetër, mungesa e luftës së ftohtë mes dy superfuqive do ta zhdukë vijën e demarkacionit lindje-perëndim.

Parimi i tubimit dhe i drejtimit të zhvillimit ekonomik, tregjeve të gjëra globale si edhe ai i bashkëpunimit të botës së sotme, është i përcaktuar siç thotë Huntingtoni, në rend të parë me limitet e përkatësisë së këtij rrethi apo atij rrethi qytetërues.

Duke e ndjekur një rrugëtim të tillë të strukturës dhe të dinamikës së raporteve në botën bashkëkohore, e në anën tjetër edhe të ridefinimit të sferave të ndikimit, do të thoshim se këto ri-përkufizime apo potenciale në botën e sotme rrjedhimisht do mund të gjeneroheshin si pasojë e tendencave universale që pretendojnë t'i implikojnë qytetërimet aktuale (para së gjithash ai perëndimor), pra dëshirës dhe nevojës që parimet themelore të veta (sundimit të ligjit, pluralizmit social, tregut global,

individualizmit, etj.) t'u imponohen vendeve apo qytetërimeve të tjera, si diçka e mirë, e dëshiruar dhe diçka universale, dhe së dyti nga fakti se një numër bukur i madh i vendeve gjendet në vijën e ndarjeve të dy e më rrallë edhe të tri qytetërimeve. Shtrohet pyetja, sa në të vërtetë mundet paradigma qytetëruese të bëhet në fakt një tregues apo përcaktues i marrëdhënieve në botën e sotme, apo sa njerëz në të vërtetë të periudhës post-bllokiste mund ta identifikojnë konceptin e asaj që u përket "atyre", në mesin e atyre "tjerëve" që nuk i ndajnë as muret e qytetërimit?

## Etnokulturat, cak i ri i luftërave

Huntington është shumë i vetëdijshëm se etnokulturat, në realitet kulturat periferike autonome gjithnjë e më shumë po bëhen cak i ri identifikues i shumicës së kompanive të mëdha transnacionale, në mënyrë që të njëjtat në periudhat e më vonshme të absorbohen dhe të identifikohen si hapësira që domosdoshmërish duhet t'i takojnë sferës së qytetërimit perëndimor.

Këtë gjykim, Huntigton e nxjerrë si pasojë e modernizimit dhe të anomizitetit të përcjellë me katalizatorin e raporteve që do të ndërtohet ekskluzivisht përmes njerëzve të ambienteve urbane (mobiliteti i madh hapësinor etj.) dhe i reaksionit pozitiv që do të shfaqet ndaj vetë fenomenit të globalizimit, d.m.th. tendencës së uniformitetit planetar të tregut, informatave, modës, ushqimit, argëtimit, etj.

Por, kur është fjala te tendenca e ndjenjës së përkatësisë dhe besnikërisë së tërë këtij pretendimi global ndaj uniformitetit nga ana e qytetërimeve tjera jo perëndimore, Huntigton thotë se e gjithë kjo varet shumë nga ndjenja e zhvilluar e (vetë) identifikimit të njerëzve dhe popujve me ndjenjën përkatësisë së tyre qytetëruese, që duhet të ndodhë pikërisht si pasojë e identitetit të ri që po mundohet ta bëjë perëndimi në të gjitha sferat e jetës shoqërore, politike e sidomos atë kulturore.

## Sindroma "ne dhe ata" në Ballkan

Huntigtoni thotë se i ashtuquajturi cilësim "ne dhe ata", nuk e ka më kuptimin e lojalitetit dhe solidaritetit midis vetës si tërësi unike kombëtare, shtetërore, rajonale etj., por të një lojalitetit dhe solidaritetit midis vetë individëve, qytetarëve ku interesat personale fuqizohen aq shumë sa që do të arrijnë të marrin cilësinë e një identiteti planetar në cilin do cep të botës.

Por, ky konstatim i Huntigtonit, themi se vështirë mund të vlejë p.sh. për Ballkanin Perëndimor, ku akoma ndjenja etnocentrike është e gjallë dhe e fuqishme midis popujve dhe shteteve. E themi kështu, edhe për shkak se sintagma e "neve" dhe "atyre", akoma edhe pas përfundimit të pesë luftërave të përgjakshme, akoma perceptohet përmes dioptrisë etnonacionale (p.sh. luftërat e ndodhura midis: serbëve dhe kroatëve; shqiptarëve dhe serbëve; serbëve dhe boshnjakëve, maqedonasve dhe shqiptarëve etnik në Maqedoni, etj.), që nënkupton një vështirësi të llojit të vetë për t'u akomoduar me rendin e ri botërorë.



Pra, sintagma "ne dhe ata", në fakt për Huntigtonin është një lloj kushti për të testuar ndërlidhjen tonë që ushtrohet me paradigmat e quajtura shkallë e qytetërimit midis njerëzve. Por, a mundet përkatësia qytetëruese, si koncept i vetëmjaftueshëm për grupimet më të gjera njerëzore (disa thonë vetëm më e vogël se raca) të shërbejë si "pasaportë" të themi p.sh. dentifikimi, apo si një lloj veçantie e bollshme e identifikimit (në fakt "atyre") të tjerëve, është e tepërt dhe si do të thoshim i pa përthekueshëm për mentalitetet apo identitetet të cilat ende notojnë në ujërat e etnosit, racës, fesë dhe identifikimeve tjera?

Kjo teori, për mendimin tim për Ballkanin ku janë zhvilluar pesë luftëra në baza etnike (prapa të cilit padyshim fshihet ai fetar) do të thoshim, është e paimagjinueshme. Është e paimagjinueshme edhe për shkak se përkatësia e identitetit të qytetërimit, barrierat e etnosit, religjionit, si edhe ajo e përkatësisë regjionale i shkrinë në një kazan tjetër fare që si identifikim kërkon tjera shpjegime shtesë.

Përveç kësaj shumë vende në kuadër të rajonit përkatës, pra të njëjtit qytetërim kanë të shumtën e rasteve, kulturën, mitet, kujtesën historike, etj., si "argumente" kontestuese në mes veti, sa që është vështirë të shkrihen në kazanin e përbashkët të zhvillimit dhe emancipimit ekonomik, politik, religjioz etj.

## A ka fraksione midis qytetërimeve?

Ndarjet në mes vetë qytetërimeve ngandonjëherë dinë të jenë aq kundërthënëse, sa që janë më shprehura sesa në mes vetë qytetërimeve. P.sh. papajtueshmëritë e shprehura mes sunitëve dhe shiitëve në qytetërimin islam; apo ai mes protestantëve dhe katolikëve në krishterimin perëndimor, etj.

Gjithashtu, duhet theksuar se vetëdija mbi përkatësinë e një qytetërimi, nuk është e thënë të jetë gjithnjë e njëjtë te të gjitha

qytetërimet tjera jashtë atij qytetërimi. Sot p.sh. ajo është evidente që dallimet p.sh në civilizimin islam janë më të thelluara sesa te civilizimi perëndimor (këtë e dëshmojë edhe revolucioni i ndodhur demokratik), në mes tjerash edhe për shkak se përkatësia e ndonjë shteti (kombëtar), mund të lozë rol më të vogël ose më të madh në vetë perceptimin dhe vetë identifikimin e anëtarëve tjerë të qytetërimit përkatës.

Samuel Huntingtoni e heton shumë mirë, se në fund të shek. XX, çështja e identitetit (sërish) fuqishëm fillon t'i preokupojë njerëzit dhe se njerëzit nevojën për identifikimin të vetvetes më me sukses do të mund ta kënaqin në ndjenjat e përkatësisë etnike, se sa në atë të bashkësisë shtetërore, pra të një entiteti politiko-territorial, në mes tjerash edhe për shkak se përkatësia etnike apo ndjenja etnike është më pak racionale se sa bie fjala përkatësia e ndonjë entiteti shtetëror, për shkak se, përkatësia etnike në thelb thirret në të kaluarën dhe është shumë më e qëndrueshme.

## "Intervenimi i NATO-s në Kosovë, jo qytetërues" – thotë Huntigtoni

Sipas Huntigtonit, qytetërimi nuk është asgjë tjetër përveç se një etnos global. Mirëpo, shtrohet dilema: a mos është ende herët të mendohet se vetë etnosi global i Huntingtonit është disi i pamjaftueshëm për t'i globalizuar shumicën e njerëzve të etnoseve dhe identiteteve të ndryshme, në mënyrë që ata të mund të ndihen sociologjikisht të identifikuar me të? Si duket, Huntington harron se fuqia apo niveli i identifikimit të njerëzve me qytetërimin që i përkasin varet shumë edhe nga pjesa e territorit se ku gjinden këta njerëz të këtij qytetërimi të përzier me etnose dhe identitete të ndryshme. P.sh. njerëzit që jetojnë në thellësinë e Siberisë, me siguri më pak janë të ndërgjegjësuar për përkatësinë e vetë specifike të ortodoksizmit si qytetërim, se sa bie fjala rusët të cilët të cilët janë të ngulitur kryesisht në pjesët jugore kufitare të këtij vendi, apo p.sh. myslimanët evropian me ata të lindjes.

Po ashtu, raca është një grupim i madh komunitetesh sikurse qytetërimi që si objekt i identifikimit të njerëzve që i ofron dhe i largon ata nga rrënjët e përkatësisë së një qytetërimi, mund t'i konkurrojë seriozisht konceptit huntingtonian të qytetërimit. Bie fjala, zezakët e qytetërimit amerikano-latin, të cilët e kanë pranuar krishterimin të shumtën e rasteve më shumë identifikohen me vëllezërit sipas racës se sa me vëllezërit e civilizimit latino-amerikan perëndimor. Ose p.sh. Australia edhe sot e kësaj dite vuan ekonomikisht nga paragjykimet racore, të cilat janë evidente. Ngase, atje ndarjet ende sponsorohen në vijën e racës së verdhë dhe asaj të bardhë, e jo të përkatësisë shtetërore, popullsi kjo që në aspektin kulturor, të traditës, religjionit, etnosit, etj., i përket civilizimeve të ndryshme, duke përjashtuar këtu identifikimin e jashtëm se ata i përkasin një civilizimi perëndimor. Thënë më ndryshe, "njerëzit e Azisë", nuk perceptohen edhe gjithaq si përfaqësues të qytetërimit japonez, konfuqian apo atij budist, por si aziatik, pra si përfaqësues të racës së verdhë.

Meqenëse, Samuel Huntigton, në konceptin e qytetërimit gjen atë etnosin global, atëherë politika lokale është një politikë e etnoseve, ndërsa politika globale politikë e qytetërimeve, ku përleshjet e ardhshme do të ndodhin mes po këtyre këtyre qytetërimeve. Por ngjarjet e fundit të shekullit të kaluar dhe të fillimit të mileniumit të ri sikur dëshmojnë se politika globale nuk është vetëm politikë që zhvillohet midis qytetërimeve, por para se gjithash edhe politikë që zhvillohet për shkak të interesave dhe territoreve për t'i eksploatuar ato.

Në Luftën e Gjiut, ku plasi konflikti midis dy vendeve të qytetërimit islam, SHBA (si personifikim i qytetërimit perëndimor), furishëm sulmuan Irakun i cili pretendonte të marrë rolin prijës në qytetërimin islam. Në konfliktin e Bosnjës dhe atë të Kosovës, qytetërimi perëndimor ishte në anën e boshnjakëve dhe të shqiptarëve, që kurrsesi nuk përputhet me pikëpamjet e profesorit të nderuar të Harwardit. Ai në një prononcim të vetin në gazetat me renome amerikane, intervenimin e NATO-s në Kosovë, e patë shquar si jo qytetërues dhe anomali të llojit të vetë.

## Ideja e multikulturalizmit, kërcënim për SHBA-në

Si duket Huntigtoni i ngazëllyer me teorinë e tij të pastërtisë qytetëruese dhe idenë se secili nga qytetërimet e identifikuara nga penda e tij do të duhej t'i përmbahej "vetvetes", mendon se SHBA-të gjithnjë e më shumë po rrezikohen përbrenda pikërisht nga multikulturalizmi i tepruar që ajo u ofron qytetërimeve të tjera. Ai në të vërtetë është ithtar i mendimit se mbyllja hermetike ndaj qytetërimeve është shumë më e dobishme se sa hapja. Në këtë drejtim, koncepti i shpjegimit të raporteve njerëzore dhe qytetërimeve nga ana e tij, më tepër i ngjanë një projeksioni paragjykues se sa sish optimist. Tekefundit, 11 shtatori e dëshmoi këtë… Kurse kundërsulmet e Amerikës në Afganistan, Irak etj., u treguan se veprimet ushtarake mund të jenë relativisht të suksesshme e aq më tepër senzibilizuese për qytetërimin e atjeshëm, gjë që u dëshmua edhe nga vetë qeveria amerikane.

Shtegdalja do të mund të gjurmohej në një dialog të ri mes kulturave të ndryshme të vendeve dhe shteteve islamike me kulturën perëndimore, në mënyrë që projekti i globalizimit të bëhet më familjar dhe gjithsesi më i besueshëm për të gjitha qytetërimet e Huntigtonit.

Drin Aliu

# Zanafilla e mejtepeve në trojet shqiptare

## Organizimi dhe funksionimi i mejtepeve

Veprimtaria e mejtepeve në trojet shqiptare daton pas vendosjes së administratës osmane, nga shekulli XIV dhe ndahet në dy periudha. Gjatë periudhës së parë, numri i mejtepeve ishte shumë i vogël, ngase pjesa më e madhe e popullit shqiptar ishin të krishterë. Në këto mejtepe, kryesisht mësonin fëmijët e feudalëve shqiptarë, ngase ata (feudalët shqiptarë) ishin të parët që e pranuan Islamin. Ndërsa, periudha e dytë përfshinë kohën kur shqiptarët e pranuan Islamin në masa të gjëra, pra gjatë shekujve XV, XVI dhe XVII. Gjatë kësaj periudhe numri i mejtepeve u rrit shumë, jo vetëm në qytete, por edhe në fshatra. Gjatë shekujve XV dhe XVI, Perandoria Osmane ishte në kulmin e zhvillimit të saj. Gjatë kësaj periudhe, Porta e Lartë i kushtoi vëmendje shumë të madhe zhvillimit të arsimit në të gjitha nivelet, arsimit fillor, të mesëm dhe atij të lartë. Ky mësim arriti të zhvillohej në institucionet arsimore të cilat quheshin mejtepe (shkolla fillore) dhe medrese (shkolla të mesme). Që nga mosha 6 vjeçare, fëmijën fillonin mësimet në mejtepe, të cilat zgjasnin më së paku 4 vjet. Në këto shkolla, gjuhë bazë ishte osmanishtja, por me kalimin e kohës, nga viti 1871 mësoheshin edhe gjuha arabe dhe ajo perse. Aty nxënësit mësonin edhe leximin e Kuranit, retorikën, historinë, misticizmin etj. [1] Këto institucione me veprimtari edukativo-arsimore, gradualisht u përhapën në të gjitha territoret që administroheshin nga Perandoria Osmane, përfshirë këtu edhe tokat shqiptare. Veprimtaria e mejtepeve fillimisht është zhvilluar në xhamia, ose pranë xhamive. Prandaj, edhe historia e tyre në trojet shqiptare ndërlidhet me historinë e ngritjes së xhamive të para në këto troje,

**Perandoria Osmane ishte në kulmin e zhvillimit të saj. Gjatë kësaj periudhe, Porta e Lartë i kushtoi vëmendje shumë të madhe zhvillimit të arsimit në të gjitha nivelet, arsimit fillor, të mesëm dhe atij të lartë.**

ndërtimi i të cilave filloi me vendosjen e administratës osmane. Burimet historike dëshmojnë se xhamitë e para në trojet shqiptare janë ndërtuar në Manastir, nga fundi i shekullit XIV dhe në fillim të shekullit XVI. Edukimi dhe arsimimi i shqiptarëve myslimanë realizohej në kuadër të sistemit arsimor osman, i cili mbështetej në fenë islame. [2]

Si në çdo vend tjetër, edhe te shqiptarët, xhamia ka pasur një rol shumë të rëndësishëm si institucion islam, në të cilin, krahas zhvillimit të jetës fetare është zhvilluar edhe veprimtaria edukativo-arsimore, kulturore dhe politike. Por, në studimet e deritanishme, këtij institucioni të rëndësishëm nuk i është dhënë vendi i merituar në historiografinë shqiptare. [3] Institucionet kryesore arsimore, të cilat u ngritën nga administrata osmane në tokat shqiptare ishin mejtepet, që shërbenin si shkolla fillore për komunitetin mysliman.





Me kalimin e kohës, duke filluar nga shekulli XVII, numri i mejtepeve u rrit dukshëm, jo vetëm në qytet, por ato u hapën edhe në fshatra.[4] Mejtepi më i vjetër në trojet shqiptare, i dokumentuar deri më sot, është mejtepi i Sinanudin Jusuf Çelebiut, i cili u ndërtua në Ohër, para vitit 1491. Pastaj, ndër mejtepet e para cilësohet edhe mejtepi i Ishak Çelebiut, i ngritur në Manastir, pranë xhamisë, në vitin 914h/ 1508. Para vitit 1513, në Prizren, Suzi Çelebiu ndërtoi pranë xhamisë një mejtep, në të cilin vetë ishte mualim (mësues), derisa vdiq në vitin 1524. Një ndër mejtepet e para konsiderohet edhe ai i Kuklibegut në Bresanë, i ndërtuar para vitit 1538 etj.[5]

Mejtepet e sipërpërmendura, por edhe mejtepet e mëvonshme, kishin edhe bibliotekat e tyre, të cilat u shërbenin mësimdhënësve dhe nxënësve të tyre. Këto biblioteka kanë qenë të vendosura në objekte një katëshe, kati përdhese shërbente si mejtep, ndërsa kati i parë ka shërbyer si bibliotekë. Një ndër bibliotekat e mejtepeve më të pasura me dorëshkrime (një pjesë e të cilave ruhet edhe sot) është biblioteka e mejtepit të Halil efendiut në Gjakovë.[6] Numri i njerëzve që shkolloheshin në mejtepe u rrit dhe me të zvogëlohej numri i analfabetizmit. Nga mejtepet dolën shumë gjenerata të shkolluara dhe të kulturuara. Shumica prej këtyre gjeneratave i vazhduan edhe mësimet e larta, si në vendlindje ashtu edhe jashtë saj. Prej këtyre gjeneratave dolën edhe rilindësit dhe poetët bejtexhinj, të cilët e shkruan shqipen me shkronja arabe, e cila ndryshe quhet Letërsia Alamiado apo Letërsia e Bejtexhinjve. Ndër përfaqësuesit më të shquar të saj është Nazim Frakulla nga Berati, i cili vdiq në vitin 1760.[7]

## Mësimdhënësit e mejtepeve

Hoxhallarët ishin mësimdhënës të mejtepeve dhe ata quheshin mualim (mësues). Mësimdhënësit e mejtepeve zgjidheshin me shumë kujdes, ndër të tjerash, ata duhet t'i plotësonin disa kushte, si: të ishin të ndershëm, të aftë, të edukuar, me karakter të fortë, besnikë etj. Krahas djemve, mësimet në mejtepe i kanë vijuar edhe vajzat, të cilat mësoheshin nga mësueset femra dhe nuk përziheshin me gjininë mashkullore. Teksti bazë, me të cilin mësonin nxënësit në mejtep ishte "Elif-beja",[8] përmes së cilit fillimisht mësohej leximi i Kuranit. Mësimdhënësit e mejtepeve në trojet shqiptare kryesisht ishin shqiptarë. Duke pasur parasysh faktin se gjuhë zyrtare ishte osmanishtja, të gjitha shpjegimet bëheshin në gjuhën shqipe. Me kalimin e kohës, mejtepet ndryshuan edhe fizionominë e tyre në zgjerimin e plan-programeve dhe quheshin si shkolla "Ibtidaije".[9] Përfundimi i shkollimit në mejtep nuk ka qenë i përcaktuar në formë të prerë, p.sh. nëse nxënësi ka treguar sukses të dobët, ai është detyruar të qëndroi edhe më tej në mejtep, ndërsa nëse nxënësit që kanë treguar aftësi dhe përkushtim në mësime e kanë përfunduar shkollimin në mejtep, për një periudhë 3 deri 4 vjeçare. Nxënësit që e përfundonin me sukses shkollimin në mejtep, certifikoheshin nga mualimi (mësuesi i tyre) me një dëftesë e cila quhej "shehadetname".[10] Kjo hapte rrugën për shkollimin e mëtutjeshëm, qoftë në trojet shqiptare ose edhe jashtë tyre në shkolla të mesme, të cilat quheshin medrese. Mësimdhënësit e mejtepeve paguheshin nga pasuria e vakëfeve, e në disa raste edhe nga vetë prindërit e fëmijëve që vijonin mësimin në mejtep, qoftë me të holla apo edhe me prodhime bujqësore.[11] Mes viteve 1908-1909, në disa fshatra të Kosovës, në shkollat fillore në Pakashticë, Dumnicë, Dumosh etj., klerikët atdhetar si Mulla Zeka, Mulla Dema, Mulla Hamiti, Mulla Bajram Dumnica etj., bënë përpjekje të vazhdueshme që në këto shkolla të mësohej edhe gjuha shqipe me shkronjat latine.[12] Në Vilajetin e Kosovës kanë ekzistuar mejtepet,[13] jo vetëm në qytete, por edhe në fshatra.

*1. Skender Rizaj, Historia e Përgjithshme: Koha e Re 1453-1789, (Prishtinë: Enti i Teksteve dhe i Mjeteve Mësimore i Krahinës Socialiste Autonome të Kosovës, 1985), 67-68. 2. Nehat Krasniqi, Zhvillimi i kulturës shqiptare me ndikime orientale prej shekulli XVIII deri në fillet e Rilindjes Kombëtare, (Prishtinë: Instituti Albanologjik, 2017), 227. 3. Krasniqi, Zhvillimi i kulturës shqiptare, 258. 4. Skender Anamali et:al, Historia e Popullit Shqiptar: Ilirët, Mesjeta, Shqipëria nën Perandorinë Osmane gjatë shek. XVI-vitet 20 të shek. XIX, Vëllimi I, (Tiranë: Toena, 2002), 704-705. 5. Krasniqi, Zhvillimi i kulturës shqiptare, 229-230. 6. Krasniqi, Zhvillimi i kulturës shqiptare, 247-248. 7. Anamali et:al, Historia e Popullit Shqiptar, 702-703. 8. Krasniqi, Zhvillimi i kulturës shqiptare, 228-229. 9. Ramiz Zekaj, Zhvillimi i Kulturës Islame te shqiptarët gjatë shekullit XX, (Cyrih: AITTC), 53. 10. Krasniqi, Zhvillimi i kulturës shqiptare, 229. 11. Krasniqi, Zhvillimi i kulturës shqiptare, 229. 12. Aleks Buda, Kristo Frashëri et:al, Historia e Popullit Shqiptar: Rilindja Kombëtare, vitet 30 të shek. XIX 1912, Vëllimi II, (Tiranë: Toena, 2002), 389. 13. Ahmeti, Krerët fetarë në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare në vilajetin e Kosovës, 28.*

Michael Wolf

# Udhëpërshkrimi i haxhit ndër shekuj

## Periudha mesjetare 1050-1326

### Hyrje

Persiani Nasere Khosrau (1003-1077), iberiani Ibën Xhubejr (1145-1217) dhe marokeni Ibën Betuta (1303/4-1368/9) ishin të gjithë nëpunës civilë, njerëz të arsimuar dhe myslimanë të devotshëm. Ndonëse janë të ndarë me shekuj, ata shpeshherë grupohen si bashkëkohës, ani pse kanë jetuar në faza të ndryshme të një epoke, në periudhën mesjetare të përhapjes së Islamit. Kjo epokë është quajtur "Koha e artë e udhëtimit mysliman", pikërisht në saje të përpjekjeve dhe shënimeve të këtyre autorëve. Për t'i shijuar ato, lexuesi mund të kuptojë vijat përgjatë së cilave u zhvillua bota islame pas vdekjes së Muhamedit. Siç është e njohur përgjithësisht për lexuesit perëndimorë, Islami i hershëm (i viteve 620-800), është përhapur në dy drejtime, në njërën anë nga Meka në verilindje të Afganistanit, dhe në anën tjetër, në perëndim të Marokut dhe të Spanjës. Mbetet më pak e njohur se gjatë gjashtë shekujve të ardhshëm, Islami nuk përjetoi një epokë të errët, të gjatë si Evropa. Si fe dhe si rend shoqëror, ai vazhdoi të zgjerohej vazhdimisht në Afrikë, Indi dhe në Azi, duke mbajtur me vete një sistem ligjor, një rrjet tregtie dhe një mënyrë koherente të jetesës. Nga të gjitha anët, ky përparim gradual, shpeshherë kaotik, rezultoi në kulturën e parë botërore të tokës. Ai krijoi një qytetërim të përbërë, një fushë të gjerë euro-aziatike, nëpër të cilën pelegrinët, tregtarët, blerësit dhe burokratët udhëtonin me lehtësi të habitshme. Ishte një botë tërësisht myslimane, ku ata përmes një rrjeti të ngushtë bashkëpunues kalonin nëpër shumë kryeqytete. Në Arabinë Saudite, qyteti i largët dhe i shenjtë i Mekës, e ruajti statusin e tij, si një qendër pelegrinazhi, ku vazhdonin të shkonin aty çdo vit. Por, në shekullin e tetë, fuqia politike e vërtetë ishte zhvendosur në qytetet më të frekuentuara – të vizituara, në Damask dhe në Bagdad. Dy shekuj më vonë, kur autori ynë i parë (i këtyre shkrimeve), Nasere Khosrau, ishte në rrugë, pushteti u zhvendos edhe një herë në Kajro. Në atë kohë, nocioni klasik i një perandorie të udhëhequr nga një kryeqendër e vetme, po i hapte rrugë një shoqërie ndërkombëtare vazhdimisht në rritje, e qeverisur nga shumë shtete të pavarura myslimane, ashtu siç e kishte përshkruar historiani amerikan, Marshall Hodgson. Qendrat si Bagdadi dhe Kajroja vazhduan të mbizotëronin në Lindjen e Afër, por përtej tyre, në të gjitha drejtimet për mijëra milje gjendeshin rajone të tjera me ndikim



politik dhe tregtar, duke përfshirë perandoritë e drejta myslimane në Spanjë, Afrikën Veriore dhe në Indi. Udhëtarët tanë, na i kujtojnë këto rajone, si dhe mburren me kryeqytetet të mëdha, si Kordoba, Tunisi, Delhi, ani pse 90 për qind e popullsisë jetonin jashtë tyre, në qytete dhe fshatra përgjatë rrugëve. Dijetarët sot refuzojnë pikëpamjen e fiksuar perëndimore, sipas së cilës ky zgjerim u krye nga forcat ushtarake. Në shumicën e rajoneve dhe në shumë raste, popullsia lokale duket se e ka pranuar me dashje një sistem që i vendoste taksa të vogla dhe që ofronte mundësi të reja. Në përgjithësi, Islami u tregua i përshtatshëm dhe tërheqës në mjediset urbane dhe ato jo urbane, në të tria kontinentet. Forcat që ushqenin këtë rrjet të largët nuk ishin politike, komerciale apo urbane. Faktorët e vërtetë bashkues ishin një shoqëri e zakonshme shoqërore, e shprehur në traditën e përditshme të Islamit (lutja, abdesi, agjërimi dhe mirësjellja), një libër i përbashkët, Kurani, dhe një grup i përbashkët ligjesh, sheriati, i cili nxit zhvillimin e një tregtie të ndershme. Tregtia ndërmjet Tangierit, Kajros, Damaskut dhe Delhit, u mbështet më tej nga një sistem kompleks i rrugëve të karvanit dhe të detit, për transportin e mallrave në distanca mbi mijëra milje. Rrugët e haxhit ishin arteriet e këtij sistemi në Lindjen e Afërt. Çdo vit, gjatë sezonit tremujor, ato ishin të mbushura me pelegrinët nga të gjitha anët e rruzullit tokësor, duke bartur mallra për të paguar rrugën për në Meke, si dhe duke sjellë lajme midis provincave, sepse të gjithë njihnin dikë që kishte qenë atje, ngase ai ishte vendi i lindjes së besimit të tyre. Meka e shenjtë, një vend i ndaluar dhe misterioz për Perëndimin dhe për jo myslimanët, ai ishte gjithmonë qyteti më i njohur i myslimanëve. Çdo qytetar, qoftë në Persi apo në Marok, ishte i informuar me ritualet e pelegrinëve, me gjasë kishin dëgjuar nga xhaxhallarët apo tezet e kthyera nga haxhi. Edhe në fshatra, Meka kishte nxitur imagjinatën e popullit, pavarësisht nëse ishin atje apo jo, pavarësisht nëse ishin apo jo të devotshëm. Në shekullin e katërmbëdhjetë të Ibën Betutës, haxhi tashmë ishte një eveniment-udhëtim i organizuar. Në kohë të caktuar dhe me një çmim të ulët, pelegrinët që vijnë në Kajro, Damask ose Bagdad, do të udhëtonin së bashku në rrugë specifike, duke udhëtuar me karvanët zyrtarë të planifikuar, për t'i dorëzuar në kohë ata në Meke, për t'i kryer ritet e caktuara. Haxhitë vinin nga të gjitha pjesët e hemisferës lindore, flisnin dhjetëra gjuhë të ndryshme dhe ishin të veshur në mënyra të veçanta. Ata vendoseshin si familje të vogla. Disa vendoseshin në një fshat apo qytet të përbashkët, por pjesa më e madhe udhëtonin si të huaj. Në këtë kuptim, qëllimi i dikujt për ta kryer haxhin ishte si mbajtja e një takimi në një vend të caktuar me disa qindra mijëra njerëz, që ende nuk njiheshin. Në një vend ku nuk kishin rëndësi kryesore lidhjet me klanin dhe gjakun, ky aspekt i udhëtimit të haxhit e kundërshtoi besnikërinë më të zakonshme, duke dëshmuar përsëri për çdo vjet pikëpamjet e Muhamedit a.s. Ky popull mysliman, ky ymet, është i lidhur së bashku me diçka më të madhe sesa fisi ose raca. Përveç pamjeve të jashtëzakonshme, haxhi i ekspozoi pelegrinët edhe në rrezik të vërtetë. Në kohën e trazirave politike, udhëtarët rrezikuan jetën e tyre për të shkuar në Meke. Për të arritur të gjitha këto, marrë parasysh vapën e madhe, rrugët e shkretëtirës, kërcënimin e udhëtarëve nga beduinët dhe kryqëzatat e dhunshme, siç do ta shohim më vonë, ishte një akt më madhor, e që ishte besimi. Këta karvanë të mëdhenj nga kryeqytetet ishin si qytetet në lëvizje, mbështetur dhe mbrojtur nga sundimtarët rajonalë. Ata udhëtuan në faza të ndryshme nëpër rajone të zhveshura, me rrugë të mbushura me rërë, me pak oaze dhe tenda. Për historianët socialë, të bëmat e tyre logjistike tregojnë një nivel të lartë organizativ. Vetë ndërtimi i rrugëve ishte një arritje. Për shembull, rruga nëntëqind kilometra e Bagdadit, nga Kufeja në Medine, daton që nga kohët para-islamike. Megjithatë, nga mesi i shekullit të nëntë, rruga ishte shënjuar me gurë kilometrazhi, si dhe me pesëdhjetë e katër stacione të mëdha të rrugës, me puse, rezervuarë apo ndonjë burim të mundshëm, kulla sinjalizuese zjarri, bujtina dhe fortesa të paguara nga thesari i kalifatit Abasid. Ashtu sikurse rrugët e tjera kryesore, nga Suezi dhe Damasku, edhe rruga e Bagdadit u ndërtua me stacione, në të cilat mbaheshin artikuj të freskët, e në të cilat shkonin tregtarët vendas për t'i shitur prodhimet e tyre. Siç na tregon Ibën Betuta, çdo karvan kishte administratën e vet. Çdo vit, një udhëheqës i emëruar, apo emir, mbikëqyrte një koleksion të zyrtarëve të lartë, të cilët në anën tjetër e qeverisnin industrinë komplekse të shërbimit të pelegrinëve, të devexhinjve, mjekëve, bartësve të ujit, bartësve të pishtarëve, gatueseve, ekspertëve të fishekzjarrëve, informatorëve, udhëzuesve, batalioneve të ushtarëve dhe koreve të muzikantëve. Përveç kësaj, rrugët kryesore të arterieve nga Kajro, Damasku dhe Bagdadi, si dhe shtigjet e tyre ishin mirë të kalueshme, në jug deri në Nil përmes Egjiptit, pastaj në Detin e Kuq nga Ajdhabi ose p.sh. në veri përmes Jemenit malor. Shumica e këtyre rrugëve janë përshkruar (dhe përsëritur sërish) në këto faqe. Disa nga shkrimet përshkruese më të mira të kohës janë bërë lidhur me karvanët mekasë. Udhëtimet e tyre vjetore ishin spektakle të vërteta, të mbushura me simbolet e kulturës nomade, "trena" të zjarrtë të deveve të heshtur, që shkonin poshtë detit gjatë natës, të ndriçuara me fenerë të ndezur, e deri te shoqërimi i lodhur i dajreve. Duke u joshur me to, skenat e tilla duhet të kenë qenë edhe më tërheqëse për lexuesit urbanë myslimanë të periudhës. Autorët që kanë shkruar



për haxhin, shkruanin për të argëtuar, por edhe për të paralajmëruar pelegrinët e ardhshëm se, karvanët ishin objekte që i ekspozoheshin rrezikut për jetë, si dhe rreziku ishte gjithnjë i pranishëm. Ujë të paktë, erëra të thata, vjedhje marramendëse dhe kockat e zbardhura të fatkeqëve, viktimave të vitit të kaluar, gjendeshin buzë rrugës. Rrugët kërkuan përshkrim, ngase ato mbanin shumë kurthe. Shoqëruesit e armatosur ishin një domosdoshmëri si mbrojtje nga plaçkitësit. Në vitin 1051, Nasere Khosrau, duke u kthyer në shtëpi nga Meka, u shmang nga siguria e karvanit të Bagdadit dhe mezi shpëtoi për të shkruar për këtë. Një shekull më vonë, në Egjiptin jugor, Ibën Xhubejri, udhërrëfyesi ynë i dytë, ka tërhequr vërejtjen për "ferrat e shumtë që e shtruan rrugën" në Mekë. Më vonë, Ibën Batuta, përmend një përcjellje të njëqind apo më shumë kalorësve dhe një trupe të harkëtarëve, të lidhur me karvanin e tij libian. Nuk duhet të shkaktojë habi se, gjysma e shënimeve në këtë libër janë shkruar pjesërisht për t'i paralajmëruar dhe për t'i mbrojtur pelegrinët e mëvonshëm. Në kapitullin tonë hyrës, shekujt XI dhe XII, të periudhës së mesme të mëparshme, paraqesin fazën e një lufte pushteti midis dy degëve të dallueshme të Islamit, atij suni dhe shia. Të dyja grupet dolën nga një përçarje në komunitetin mysliman, tridhjetë vjet pas vdekjes së Muhamedit a.s. Ato dallohen ndërmjet veti nga kundërshtimi i pikëpamjeve të trashëgimisë. Dega më e madhe, ajo suni, preferonte një proces zgjedhor për çdo kalif të ri. Ndërsa, në anën tjetër, shiat, besonin se udhëheqja i përket kushëririt dhe dhëndrit të Pejgamberit, Aliut dhe trashëgimtarëve të tij. Megjithatë, deri në vitin 945, posti i kalifatit (kalifit apo pasardhësit të Profetit), që dikur ishte sunduesi shpirtëror dhe i përkohshëm i Islamit, do të reduktohej më pas në një figurë në një botë myslimane në masë të madhe, që nuk mund të kontrollohej më nga një qendër arabe. Kalifi erdhi për të paraqitur një ide, unitetin e përgjithshëm të botës myslimane, ndërsa sulltanët (sunduesit e rajoneve, ndonjëherë mjaft të gjera) dhe emirët (që qeverisnin më shumë territore lokale) morën plotësisht frenat e qeverisë praktike. Këto ndarje të gjera të pushtetit u bënë normë pothuajse kudo, deri në vitin 1500, të përkrahura nga një forcë e katërt, e që ishte ushtria. Gjatë periudhës mesjetare (945-1250), rajoni qendror arab u nda midis dy fuqive, në njërën anë perandoria sunite, abasitët, të përqendruar në Bagdad, dhe në anën tjetër shiitët, në kalifatin Fatimi (961-1171), me qytetin e ri të Kajros, si kryeqytetin e saj. Konkurrenca e tyre e gjatë, e pabarabartë për të krijuar një dominim të vetëm e të qëndrueshëm, përfshiu një periudhë të tërë nga Maroku e deri në Iran. Nga kjo luftë ishte ndikuar dhe ishte prekur edhe Meka. Së pari, pasi që sunduesi fatimi fitoi pushtetin në shekullin e njëmbëdhjetë dhe përsëri pasi që abasitët e kthyen pushtetin pas vitit 1170. Secila prej këtyre fuqive urbane titanike u përpoq që të konfirmonte sovranitetin e saj në Mekë, një qytet i varfër, provincial dhe i shkretë, pa asgjë të vetme, përpos haxhit që rekomandohet të kryhet në të. Në Meke nuk kishte qendra të pasura tregtare, përveç haxhit, i cili me gjasë ishte i neglizhuar. Përkundrazi, ata kërkuan fuqinë e plotë simbolike, të dhënë nga njohja mekase dhe karizmi, i cili rrjedh nga cilësia e tyre si shërbyes dhe mbrojtës i faltoreve më të shenjta të Islamit. Pa pranimin nga qendra kryesore e Mekës, titullit të kalifit "komandanti i besimtarëve", i mungonte forca morale midis subjekteve të tij. Gjithashtu, ishte e rëndësishme vula e mirënjohjes së Mekës, sepse në një kohë apo tjetër,

pothuajse të gjithë shkuan atje nga çdo pjesë e mbretërisë së kalifit të lavdëruar. Në këmbim të njohjes së sunduesve atje (duke bekuar emrin e sunduesit në lutjet e së premtes), thesaret perandorake u dhanë liri sundimtarëve lokalë (sherifëve) dhe xhamive në Mekë e Medine. Ata gjithashtu kryen detyrën e rëndësishme për t'i mbrojtur rrugët e pelegrinazhit.

Dy shkrimet e para tona, përshkruajnë pjesën e brendshme dhe të jashtme të këtaj marrëveshje. Në shkrimin e të përzgjedhurit tonë të parë, Nasere Khosrut, vërehet qartë se një shia që e kryen haxhin në vitin 1047, mbështetet kryesisht nga sundimtari shiit i Egjiptit, El Mustansiri. Ndërkaq, një shekull më vonë, kur pushteti i kalon sundimit abasid, Ibën Xhubejri arrin në Kajro, për të gjetur një qytet të kontrolluar nga sunitët dhe një haxh të mbështetur nga sunitët në Hixhaz. Një revolucion në qeveri kishte ndodhur. Hixhazi dhe shumë toka të tjera kishin ndryshuar pushtet. Megjithatë, gjatë të dyja periudhave, mbeti në vend strategjia e njëjtë ndërmjet Mekës dhe fuqisë mbizotëruese të rajonit. Çdo regjim ka pasur sovranitetin e tij të shpallur në qytetin e shenjtë, në këmbim të mbështetjes dhe të sigurisë. Rreth vitit 1180, sherifët mekasë ishin të obliguar që të shfrytëzonin një pjesë të këtyre fondeve për t'i zbutur klanet plaçkitëse të Hixhazit, dhe kështu për ta zvogëluar plaçkitjen e pelegrinëve. Përmbledhjet themelore të kësaj marrëveshje vazhduan për shekuj me radhë. Nën Memalukët (1250-1517), rojet e armatosura të karvanëve u rritën shumë. Nën sundimin otoman (1517-1924), mbrojtja e karvanëve të haxhit u bë një element i rëndësishëm buxhetor, i barabartë me një luftë të madhe vjetore. Kush ishin sherifët? Ibën Betuta nga tregon se, kur erdhi ai së pari në Mekë, bashkë-guvernatorët e qytetit ishin vëllezër, bijtë e një sundimtari të mëparshëm, Ebu Numej Kitada. Sunduesit Kitada datojnë më shumë se një shekull, deri në ditët e Ebu Azizit. Kitada ishte një sundimtar i Jenbusë dhe njëri prej hashimitëve, një anëtar i fisit të Profetit. Al Nabiga do të thotë "njeriu gjenial", një pseudonim që ai me siguri e fitoi pasi që dërgoi djalin e tij në krye të një ushtrie për ta pushtuar Mekën, më 3 maj 1201. Sigurisht, kjo goditje e mençurisë politike i shërbeu pasardhësve të tij. Që nga ajo datë, linja e sundimtarëve nga familja Kitada u vendos në shtatë qendra të tjera. Sherifi i fundit, Husejn ibën Aliu, sundoi gjatë viteve 1908-24, ishte një pjesëtar i familjes Kitada dhe hashimite. Gjatë gjithë asaj kohe, linja e sundimit mbeti e pandërprerë. Dinastitë e Ebu Numajit (1255-1425), Barakat (1425-1524), Ebu Numejit me disa klane të tij (1524-1636) dhe Sherif Kalibit dhe marrëdhëniet e tij (1771-1881), zgjatën secili nga një shekull ose më shumë. Megjithatë, mbretëritë e tyre ishin gjithçka, por të qëndrueshme për një arsye, ngase secili sherif kishte shumë djem, të cilët shpeshherë u bënë armiq që luftuan me njëri-tjetrin deri në vdekje, ndonjëherë të një përmase të Shekspirit. Nga ana e jashtme, presionet ndaj shpërbërjes ishin të mëdha. Egjiptianët së bashku me turqit, herë pas here vendosnin ushtrinë në qytet, ndonjëherë për dekada, gjatë shekujve. Ashtu sikur kudo, sundimtarët e vegjël me emrin Kitada, shquheshin për shkathtësi



dhe mashtrim, por edhe duke emëruar nga babai të birin, si dhe duke këshilluar themeluesit e tyre për mënyrën e qeverisjes në prag të vdekjes. Ata besonin se, pesë parime janë kryesore, në saje të së cilave sunduesi i një province të tillë, të varfër, mund të mbizotërojë. Së pari, ai duhet të përfitojë nga largësia e pakrahasueshme e Hixhazit, duke vënë barrikadat brenda tij, sikur të ishte në një kështjellë dhe të mos rrezikonte forcën e tij të kufizuar në luftëra me të huajt. Së dyti, ai gjithmonë duhet të mbajë një ekuilibër të mprehtë ndërmjet qendrave të pushtetit në veri (Kajro dhe Bagdad), duke shikuar në jug të Jemenit për aleatë të vërtetë. Së treti, ai duhet të lejojë emrin e sulltanit të huaj e të fortë, që ta imponojë atë që të përmendet në hytbet e xhumasë, në Xhaminë e Shenjtë, si një simbol i sovraniteti. Së katërti, ai duhet të marrë grante dhe dhurata nga sundimtarët më të pasur myslimanë, për t'i ruajtur vendet e shenjta dhe rrugët. Së fundi, ai duhet të jetë i kujdesshëm për t'i mbajtur taksat e pelegrinit në kufij të tolerueshëm. Parimi i fundit, duke vendosur një kontroll mbi lakminë fisnike, ishte tërësisht i pandershëm. Por, duke iu përmbajtur pjesës tjetër të parimeve, Kitadasit arritën që ta sundojnë Mekën deri në shekullin e njëzetë. Edhe pse skena e shtratit të vdekjes është ndoshta apokrife, kodi i tyre i vjetër mjaft mirë përmbledh kursin më të mirë të hapur për një familje, duke shpresuar që të marrë pushtetin në Meke. Këto raporte të hershme nuk janë raporte të vizitave në një qytet ekzotik. Po ashtu, nuk janë vepra të gjeografisë së pastër, si "Libri i rrugëve dhe provincave" nga Ibën Kurdabih (vdiq më 893 ose 894) ose "Libri i rrugëve të tokës (977) nga Ibën Haukal. Në këta libra është shkruar në mënyrë të saktë se, rruga Sinai deri në Meke ishte e përbërë nga tridhjetë e katër faza, secili nga njëzetë e tetë deri në tridhjetë milje. Ata nuk raportojnë se si u shfaq karvani ose si japin madhështinë dhe ndjenjën e precizitetit. Për këtë çështje, lexuesi duhet t'u drejtohet udhëtarëve. Megjithatë, kjo nuk është literaturë aventuriere e as hulumtimi. Këta autorë janë të vetëdijshëm për destinacionin e tyre, ata posedojnë njohuri rreth vendit para se të nisen në atë drejtim. As nuk është tregti ose kuriozitet që i tërheq ata. Qëllimi themelor i këtyre udhëtarëve të parë është shpirtëror dhe për t'u penduar. Ata nuk shkojnë jashtë vendeve të tyre për të parë botën (edhe pse ata e shohin mjaft pjesë të saj). Kryesisht, ata shkojnë në Meke për të përmbushur një zotim dhe për ta përjetuar Perëndinë më thellë. Ky është një fjalim i spikatur, të themi ndërmjet Ibën Betutës dhe Marco Polos. Tekstet e publikuara janë të ndërlidhura, jo për të thënë plagjiaturë, por me një metodologji shkencore. P.sh. Ibën Xhubejri, një arab nga shekulli XII, nga Spanja, e njihte shumë mirë librin e haxhit të Nasere Khosrav, ani pse ishte shkruar në persisht, një shekull më parë. Ai citon prej tij, siç citon ai nga Azraki dhe historianë të tjerë të hershëm të Mekës. Një shekull e gjysmë më vonë, Ibën Betuta citon të tretë, duke përfshirë në përshkrimet e tij edhe shembuj të Ibën Xhubejrit. Kopjimi dhe citimi fillon herët. Ata vazhdojnë deri në shekullin XIX (shih sidomos Burkhardtin (1814) dhe Burtonin (1853), pasi që të dy udhëpërshkruesit myslimanë dhe jomyslimanë mbështeten shumë te shkrimet e paraardhësve të tyre.

Këto tregime të lashta vazhdojnë të botohen, të jenë tërheqëse dhe të lexohen, ngase hedhin dritë të vlefshme mbi veprimet njerëzore të udhëtimit të pelegrinëve dhe sepse njerëzit ende kënaqen me leximin e tyre. Ibën Xhubejri përshkruan udhëtimin që mesatarisht zgjat dy vjet, shumë para shpikjes së trenave dhe aeroplanëve, në mënyrë më kompakte në hapësirë dhe në kohë. Një shekull më parë, Nasere Khosrau gjithashtu kishte shënuar një udhëtim shkuarje-ardhje, por udhëtimi i tij zgjati shtatë vjet dhe ishte i motivuar me misticizëm. Udhëpërshkrimi i fundit dhe më i gjati në këtë drejtim, nga Batuta, fillon si një raport konvencional i haxhit, pastaj merr formën e një përshkrimi të botës. Komentet editoriale, duke përfshirë edhe këta tre autorë të parë, janë disi më të gjata se në kapitujt e mëvonshëm të librit, sepse ato paraqesin koncepte që janë themelore. Për herë të parë këtu paraqiten temat e rëndësishme për shënime të mëvonshme, kalifati, islami suni dhe shia, si dhe zgjerimi i botës myslimane. Këto përzgjedhje fillestare janë bërë nga autorët mesjetarë që kanë shkruar për një audiencë myslimane. Pikëpamjet e tyre për nevojat e jetës, përkufizimet e tyre të rehatisë dhe atraksionet në rrugë janë të tyre. Qytetet e tyre duken më pak të rrezikshme sesa ato tonat, rrugët e tyre janë më të pasigurta. Zëri i tyre narrativ mund të na godasë çuditërisht. Edhe Ibën Betuta, ndoshta në mënyrë më personale, mund të duket i tërhequr kur krahasohet me shkrimtarët më bashkëkohorë, për të cilin psikika private është një çështje e natyrshme e të dhënave publike. Ritmi i udhëtimit ndryshon gjithashtu. Transporti i parë në haxh nuk paraqitet me shkrim, deri në fillim të viteve 1800. Ndërkohë, gjëja më e afërt për një mjet transporti, siç është shadufi i devesë, është një tendë e ndërtuar me shalë për të shmangur rrezet e diellit. Ibën Xhubejri ka përshkruar mjete të tilla transporti në vitin 1184. Sir Richard Burton ende mund t'i rekomandonte ato, pothuajse shtatë shekuj më vonë. Brenda Arabisë, deri në vitet 1930, shpejtësia e udhëtimit të pelegrinit nuk u përcaktua nga rrotat, por nga shputat e këmbëve të shtazëve kalorëse.

Ne do të provojmë që lexuesve të "Diturisë islame" t'u sjellim udhëpërshkrimin e katër autorëve.

*Marrë nga libri "One thausend Roads to Mecca", autor Michael Wolf, përktheu Elez Osmani*

# Keshtjellë e pathyer!

U pyetën armiqtë e Islamit, se cilat kështjella nuk rrënohen asnjëherë? Thanë: "Nënat e mira, nënat e devotshme."

Mebruk Hafagji, një femër e thjeshtë egjiptiane, në vitin 1879 u martua me një bujk, i quajtur Ibrahim Atta. Ata jetonin një jetë të rënd ekonomike. Si pasojë e kësaj gjendje, ata u shkurorëzuan, ani pse kjo ishte në muajt e fundit të shtatzënisë. Mebruku, së bashku me nënën dhe vëllanë e saj shkuan për të jetuar në Aleksandri. Atje lindi djalin, të cilin e quajti Ali Ibrahim Atta.

Ajo vendosi që ta bëjë të pamundurën, vetëm e vetëm, që ta edukonte dhe ta shkollonte djalin e saj në mënyrën më të mirë të mundshme. Ajo ndaloi që djali i saj të dilte në rrugë për të siguruar kafshatën e gojës. Ajo e mori këtë barrë mbi supet e saj. Filloi të shiste djathë në rrugë, që ta shkollonte Aliun e vetëm.

Aliu hyri në shkollë, ku edhe mbaroi ciklin e ulët. Me të dëgjuar, babai i tij shkoi që ta merrte dhe ta angazhonte si të gjithë fëmijët e skamnorëve. Por, nëna e tij ishte aq shumë ambicioze, saqë nuk pranoi një veprim të tillë. Ajo mori djalin dhe iku në Kajro. Atje vazhdoi shkollimin Aliu, ndërsa nëna punonte te familja Semaluti.

Aliu tregoi suksese në mësim, ku edhe iu mundësua regjistrimi në Fakultetin e Mjekësisë, në Universitetin "Fuad I", në vitin 1897. Në atë universitet diplomoi në vitin 1901.



Pas 15 vjetësh u sëmur Sulltan Husejn Kamili. Mjekët nuk patën sukses në shërimin e tij, derisa biologu Osman Galibi, propozoi emrin e dr. Ali Ibrahimit. Ky i fundit kreu me sukses operimin e Sulltanit, kështu që Sulltani e emëroi këshilltar dhe mjek personal të tij.

Në vitin 1922, u nderua nga ana e mbretit Fuad I, duke e bërë atë pasha. Ndërsa në vitin 1929, u bë dekan i Fakultetit të Mjekësisë, ku më vonë mori edhe të gjithë përgjegjësinë e universitetit, duke e udhëhequr atë në tërësi. Në vitin 1940 u emërua ministër i shëndetësisë, ku edhe për herë të parë themeloi sindikatën e shëndetësisë. Po ashtu, në atë kohë u bë pjesë e Parlamentit të Egjiptit.

Nëna e tij fshatare, e paarsimuar, e shkurorëzuar.

U pyetën armiqtë e Islamit, se cilat kështjella nuk rrënohen asnjëherë? Thanë: "Nënat e mira, nënat e devotshme."

Për këtë, i gjithë mundi i atyre të cilët e kanë zili këtë fe, u përqendrua në shkatërrimin e femrës. Ata e dinë shumë mirë se ta shkatërrosh një femër, ke shkatërruar një gjeneratë të tërë. Nga këtu kuptohet fjala e Pejgamberit a.s.: "Zgjidh atë e cila ka fe."

Fëmija formohet së pari nga natyra e nënës dhe e babait, e më pastaj nga rrethi ku jetojnë. Përmirësimi i shoqërisë fillon nga nëna.

Paqja qoftë mbi çdo nënë, e cila është shkollë për jetën!

*Përktheu nga gjuha arabe:*
*Florentina Tërmkolli*

moshën 17 vjeçare filloi të punojë në xhaminë e mëhallës së Dyqanxhikut, ku krahas pamjes së veçantë, ndonëse i ri, gëzonte respekt dhe ndikim të veçantë te banorët e lagjes. Kontributi i hafëz Idrizit në këtë periudhë dhe në rrethanat e atilla antifetare ishte i rrallë, i gjithanshëm, i madh dhe i efektshëm, sepse ai ishte një burim dije, edukimi, arsimi e kulture islame. Për zgjerimin e horizontit të tij, ai u mbështet fuqishëm në një thënie profetike (hadith) dhe këtë ua këshillonte edhe të tjerëve: “Fitoni dituri, sepse ajo ju bën ta dalloni të mirën nga e keqja, ua ndriçon rrugën për në parajsë; dituria është mik në shkretëtirë, shok në vetmi, prijës në fat, ndihmës në vuajtje; dituria nuk është stoli në mesin e miqve, porse kështjellë kundër armiqve.” Krahas detyrës që e kryente, hafëz Idrizi nuk ndalej në përvetësimin e diturisë. Përveç shqipes e turqishtes, ai e zotëronte shumë mirë edhe arabishten dhe persishten. Ai edhe vetë shkruante dhe mbante shënime me vlerë. Në bibliotekën e tij gjendet një numër i madh i fletoreve me shënime, poezi, thënie të urta e filozofike etj. Hafëz Idrizi asnjëherë nuk e kalonte kohën kot, por gjithnjë me pasion lexonte letërsi arabe. Siç thonë të afërmit e tij, ai për çdo ditë lexonte nga tetë orë, ndërsa për çdo libër të lexuar mbante edhe shënime. Leximi i librave dhe i revistave që i binin në dorë, e motivuan hafëz Idrizin që edhe ai vetë të shkruajë poezi. Duhet të thuhet se poezitë dhe shkrimet e ndryshme ai i shkruante në gjuhën osmane. Këtë e bënte për shumë arsye, por veçmas sepse ai hoxhë shihej me sy të shtrembër nga pushteti, që atëbotë me të madhe e luftonte fenë. Ai e dinte se organet merrnin shënime, pyesnin për veprimet e tij në xhami dhe jashtë saj. E sidomos kur hafëz Idrizi e merrte iniciativën që nëpër xhamitë ku punonte, si dhe në shtëpinë e tij, t’ua mësonte Kuranin shumë fëmijëve, qofshin këta djem ose vajza. Kështu, pikërisht prej tij rreth tridhjetë nxënës morën titullin hafëz. Në vitin 1970, ai e themeloi një medrese private në xhaminë “Allaxha” të Shkupit, ku rreth tridhjetë nxënësve u dha mësim në fushat e sarf-nahvit, fikhut, tefsirit, akaidit, hadithit, moralit dhe osmanishtes. Në medresenë e tij private, e cila u themelua prej tij, në një periudhë kur në Shkup nuk ekzistonte një institucion i tillë, deri në vitin 1980, ai nxori katër breza nxënësish. Për shkak të presionit të regjimit komunist, ai u detyrua ta mbyllte këtë medrese. Pas mbylljes së medresesë, pavarësisht kushteve të rënda dhe presionit të madh, ai e vazhdoi punën, duke e shndërruar shtëpinë e tij në një qendër ku merrej dije. Nxënësit që ai i edukoi dhe arsimoi, sot punojnë në mënyrë aktive në fusha të ndryshme islame. Ka prej tyre që punojnë në Bashkësinë Fetare Islame të Maqedonisë, në Fakultetin e Shkencave Islame të Shkupit, në Universitetin e Tetovës dhe në institucione të tjera të ndryshme edukativo-arsimore e shkencore. Pa dyshim se karakteri dhe puna e hafëz Idrizit ishin arsye që Kryesia e Bashkësisë Fetare Islame ta ftojë për t’i dhënë detyra, por hoxha nuk donte poste, sepse i ishte i përkushtuar për diturinë fetare dhe edukimin e popullit me virtyte të larta njerëzore. Këtë veprimtari ai e ushtronte që nga viti 1953, qëkur i kishte 17 vjeç si imam në xhaminë “Dyqanxhik”, nën mbikëqyrjen e hoxhës Muslihudin Abdulganiut, ku edhe nisi për herë të parë të ligjëronte, ndërsa prej vitit 1957 u caktua edhe zyrtarisht imam dhe ligjërues pranë kësaj xhamie. Këtë detyrë ai e kreu deri në tërmetin e Shkupit, në korrikun e vitit 1963. Për shkak të dëmtimeve të mëdha që pësoi xhamia nga tërmeti, atë e caktojnë imam dhe ligjërues në xhaminë “Jelen Kapan”. Pasi punoi për katër vjet në këtë xhami, u transferua si imam dhe ligjërues në xhaminë “Allaxha”, ku punoi derisa doli në pension. Gjatë viteve të aktivitetit të tij, qe anëtar i Myftinisë së Shkupit, anëtar i Komisionit të Fetvasë, si dhe kryetar dhe anëtar i Komisionit të



Hifzit. Hafëz Idriz efendiu me shëmbëlltyrën e tij dhe me punën që e kryente me devotshmëri, pëlqehej nga të gjithë myslimanët e Maqedonisë. Pavarësisht se ishte shkupjan, ai nuk hezitonte që t'ua shpjegonte njerëzve Islamin edhe nëpër qytete të tjera. Gjatë muajit të Ramazanit, përgjatë nëntë vjeteve ka shërbyer edhe në qytetin e Tetovës, ku të martave dhe të shtunave ai shërbente si ligjërues-mysafir në Xhaminë e Sahatit. Në vitet 1992-1993, ka punuar vullnetarisht si specialist në klasifikimin e veprave të vjetra në gjuhën osmane, arabe dhe perse, që gjendet në bibliotekën "Isa Beu" në Shkup. Ai punoi për dyzet e dy vjet me radhë në Bashkësinë Fetare Islame të Maqedonisë si imam, hatib, vaiz, mësues dhe myderriz, duke shfaqur kujdes për t'u gjendur gjithmonë në krye të detyrës, madje edhe në kushtet më të vështira të jetës, si gjatë dimrit të ftohtë, ashtu edhe gjatë verës së nxehtë. Ai ishte një hoxhë që dinte t'ua ngrohte zemrat njerëzve, andaj çdo bisedë me të ishte e ngrohtë. Ai thoshte, Zoti e ka krijuar fenë dhe Kuranin për të pasur paqe ndërmjet njerëzve dhe ne duhet të udhëhiqemi sipas parimeve kuranore, ashtu që kurrë nuk mund të gabojmë. Po ashtu, ai përpiqej t'u jepte zgjidhje edhe halleve dhe problemeve të myslimanëve, nëpërmes shembujve të durimit e punës së ndershme, besimit në Zot dhe në vetvete, duke i ilustruar ato me ajetet kuranore. Hafëz Idriz efendiu ishte i pasionuar pas Kuranit, gjatë gjithë jetës së tij, çdo ditë lexonte nga disa xhuza të Kuranit. Në mihrabet e xhamive ku ai punoi si imam, veçanërisht në namazet e sabahut, ai pati bërë tridhjetë e dy hatme të Kuranit. Gjithashtu, ai shpesh agjëronte nafile (agjërim vullnetar). Madje, ai ia dorëzoi shpirtin Allahut duke agjëruar nafile gjatë muajit Sheval. Hafëz Idriz efendiu zotëronte një besim të shëndosh, ruhej nga haramet dhe qëndronte larg vendeve dhe gjërave të dyshimta. Çdo natë, përpara se të flinte, së paku një orë bënte dhikër, duke e përmendur Allahun. Ai mbante distancë nga pushtetarët dhe më tepër afrohej me popullin e thjeshtë. Fliste pak, ndërsa kur fliste, e rikujtonte Allahun. Pjesën më të madhe të kohës e kalonte në përsiatje mbi Allahun. Hafëz Idrizi kishte zemër të madhe dhe bujare. Ai vazhdimisht shpërndante sadaka, nga të ardhurat e tij modeste, duke u dhënë të varfërve, jetimëve dhe familjeve në nevojë. Ai kurrë nuk i kthente mbrapsht ata që i vinin për t'i kërkuar borxh dhe në shumicën e rasteve ua falte borxhet. Ai nuk ka kursyer asnjëherë mbështetjen materiale dhe shpirtërore ndaj institucioneve bamirëse në vend. Gjithmonë i priste me mirësjellje mysafirët e tij të shumtë nga brenda dhe jashtë vendit, e në veçanti i ndihmonte nxënësit. Në ditën e lamtumirës së fundit, në dhomën e tij të punës, mbi tavolinën e hoxhës u gjet një listë e personave të cilëve ai iu kishte dhënë sadaka në Ramazanin e fundit. Hafëz Idriz efendiu, hoxha i qindra nxënësve, udhëzuesi i popullit, hafëzi, mësuesi, myderrizi, imami, hatibi, ligjëruesi, shkrimtari, poeti, lideri shpirtëror i Shkupit dhe njëri nga hallkat e fundit të zinxhirit të dijetarëve osmanë, ndërroi jetë pas një krize kardiake, më 17 nëntor 2005, mbasi që kishte ngrënë iftar, ngaqë kishte agjëruar dhe mbasi që e kishte falur namazin e akshamit. Në një copë letre, disa orë përpara se të ndërronte jetë, në ditën e enjte, e kishte shkruar këtë fjali në gjuhën arabe: "Në ditën e xhuma do të vijnë disa vëllezër që nuk do të jenë pjesëmarrës, në..." Në fakt, kështu ndodhi. Lajmi për kalimin në amshim të hafëz Idrizit ishte një tronditje e madhe për të gjithë besimtarët dhe njerëzit që e kishin njohur atë. Në përcjelljen e fundit të tij morën pjesë mijëra besimtarë, jo vetëm nga Shkupi, por edhe nga qytetet e tjera të Maqedonisë e të Kosovës. Ngushëllimet e ardhura nga mijëra persona, si nga politika e nga shoqëria civile, e nga vendet e ndryshme të botës, janë një shprehje e qartë e respektit për personalitetin madhështor të rahmetli hoxhës. Namazi i xhenazes iu fal në xhaminë "Mustafa Pasha" në Shkup, ku imam ishte i biri i tij, hafëz Bajrambenjamin Idrizi. Më pas, ai u përcoll për në varrezën Butel të Shkupit. Me rastin e vdekjes së tij, dr. Zeqirja Ibrahimi u shpreh: "...u pikëlluan të gjithë talebet e hoxhës, heshtën në vaj të gjithë hafëzët e tij, lotoi Çarshia e Vjetër e Shkupit për hoxhën më të bukur, më të pastër e më të çiltër që ndonjëherë kishte parakaluar nëpër të, u dëshpëruan edhe xhamitë që më nuk do t'i vizitonte hafëz Idrizi, gjithçka ra në pikëllim e vaj. Shkupi e humbi edhe hallkën e fundit të hoxhallarëve të traditës osmane, hoxhën me aq shumë merita e peripeci, osmanliun e fundit të Maqedonisë. Gjithçka ishte bërë mahzun, saqë shalli i tij i bardhë dhe xhybja e tij shkëlqyese, nuk do t'i sfidonin më kalimtarët."

Hafëz Idrizi do të mbahet mend për zemërgjerësinë, butësinë, diturinë, devotshmërinë, vëllazërinë dhe solidaritetin që reflektonin në zemrën e tij.

## Disa thënie të hafëz Idrizit:

*Dijetari që nuk punon sipas dijes që ka është një e keqe e madhe për mbarë botën.*

*Personi më i keq mbas tij, është ai që shet dituri pavarësisht se është injorant.*

*Të dy këta janë një ngatërresë e madhe për botën.*

*Ai njeri i cili i pason ata në fenë e vet, është në një humbje të madhe.*

*Ekzistojnë shumë injorantë që e zgjasin mjekrën, mirëpo poshtë saj ka vetëm marrosje dhe injorancë.*

Bardha Kqiku – Luma

# Familja, trungu i shoqërisë

"O ju njerëz! Frikësojuni Zotit tuaj, i cili ju krijoi prej një njeriu, ndërsa prej tij krijoi bashkëshorten e tij, kurse prej këtyre dyve krijoi shumë meshkuj e femra." (Nisa, 1)

Jeta është e mbushur me ngjyrat nga më të ndryshmet, të cilat zbukurojnë këtë botë dhe i japin veçanti asaj. Kështu është edhe familja. Ajo është vendstreha e dashurisë, harmonisë, mirëkuptimit e dhembshurisë.

Zoti i gjithësisë krijoi njeriun në formën më të përsosur dhe atij i dha bashkëshorte dhe familje, në mënyrë që të mos ta ndjejë vetminë, si dhe të ketë mbështetje dhe përkrahje. Për këtë, Ai në Librin e Tij hyjnor thotë: "O ju njerëz! Frikësojuni Zotit tuaj, i cili ju krijoi prej një njeriu, ndërsa prej tij krijoi bashkëshorten e tij, kurse prej këtyre dyve krijoi shumë meshkuj e femra." (Nisa, 1)

Në Islam, familja konsiderohet si institucioni më i lartë i një shoqërie që e ka hyjnizuar dhe bekuar Zoti Fuqiplotë. Ajo është pikënisja e çdo edukimit, mësimi dhe angazhimi për jetën e kësaj bote. Njeriu në familje gjen rehatinë, ngushëllimin, përkrahjen, përkushtimin dhe gëzimin.

Çdo anëtar i saj luan një rol mjaftë të rëndësishëm në mirëqenien dhe funksionimin e mirëfilltë të saj. Kështu, secili prej nesh duhet të përkushtohet, në mënyrë që familja të jetë e kompletuar dhe në harmoni. Në një familje kur mbretëron fryma e mirëkuptimit dhe bashkëpunimit, aty edhe fillon ndërtimi i një shoqërie të shëndosh. Në atë familje ku merret parasysh mendimi i gjithsecilit, aty frymon liria e të shprehurit dhe e mendimit. Në një familje ku të gjithë trajtohet të barabartë, qofshin vajza apo djem, aty mbaron diskriminimi gjinor. Në atë familje, ku babai dhe nëna janë model në sjellje dhe vepra, aty për fëmijët ndërtohet personaliteti i fortë dhe i suksesshëm. Me një fjalë, familja është celula e parë mbi të cilën ndërtohet gjithçka tjetër.

Sa më shumë që t'u përkushtohemi familjeve tona, aq më të mirë dhe më të shëndosh do ta kemi shoqërinë tonë. Sa më shumë të kujdesemi për mirëqenien e anëtarëve brenda saj, aq më të pastër do ta kemi shoqërinë tonë. Sa më mirë t'i edukojmë fëmijët tanë, aq më të suksesshme do ta kemi shoqërinë tonë. Sa më shumë të tregojmë tolerancë dhe mirëkuptim, aq më të çiltër dhe më të dashur do ta kemi shoqërinë tonë. Sa më shumë që do të japim dashuri, shumë më tepër do të marrim respekt dhe dhembshuri. Islami është ai që çdoherë na e rikujton rëndësinë e madhe që ka familja e shëndosh dhe e pastër, në mënyrë që të kemi një shoqëri me vlera të larta morale dhe njerëzore.

I Dërguari ynë, Muhamedi a.s. ishte shembulli i gjallë, i cili na mësoi se si të ndërtojmë familje me vlera. Ai ishte modeli më i mirë i cili na tregoi se si të sillemi me butësi, dhembshuri, dashuri e respekt ndaj secilit anëtarë në veçanti dhe çdo individi në përgjithësi. Ai na porositi, duke na thënë: "Më i miri prej jush është ai që është më i miri me familjen e tij."

Kështu pra, duhet ta dimë vlerën e familjes dhe ta kuptojmë se sa e rëndësishme është prezenca e saj në shoqërinë tonë. Ne mund t'i japim shumë shoqërisë sonë, duke investuar dhe forcuar familjen tonë. Andaj, kontribuo edhe ti për një shoqëri me vlera, duke u bërë shembull, fillimisht në familjen tënde.



# Myftiu Tërnava priti në takim ambasadorin e ri të Hungarisë z. Jozsef Bencze



Më 11 nëntor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim ambasadorin e ri të Hungarisë z. Jozsef Bencze. Myftiu Tërnava i uroi mirëseardhje ambasadorit z. Bencze, duke i uruar punë të mbarë dhe të suksesshme në misionin e tij diplomatik. Ai shprehu mirënjohjen e tij dhe të Kryesisë së BIK-ut për mbështetjen e vazhdueshme të Hungarisë dhënë për popullin e Kosovës. Në këtë takim, Myftiu Tërnava shfrytëzoi rastin që të njoh mysafirin me historinë, punën dhe aktivitetet e Kryesisë së BIK-ut. Ndërkaq, ambasadori z. Bencze, falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen, si dhe vlerësoi lart punën dhe angazhimin që bën Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, që Kosova të jetë një vend i qetë për të gjithë qytetarët e saj, pa dallim feje, kombi dhe gjuhe. Ai siguroi Myftiun Tërnava se, Hungaria do të vazhdojë ta mbështesë edhe më tej Kosovën në të gjitha proceset e rëndësishme për vendin. (R.S)

# Myftiu Tërnava vizitoi Këshillin e BI-së, së Gjakovës



Më 12 nëntor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga një pjesë e kabinetit të tij, ka vizituar Këshillin e Bashkësisë Islame të Gjakovës. Ai në këtë takim u prit nga kryetari i këtij këshilli Valon ef. Myrta. Kryetari Myrta e njohu Myftiun Tërnava me rrjedhën e punës dhe jetës fetare në Gjakovë, me theks të veçantë për masat që janë duke u aplikuar në parandalimin e pandemisë Covid-19, si dhe për koordinimin e mirë që kanë me organet komunale që bashkërisht të kontribuojnë në parandalimin e saj. Ai falënderoi Myftiun Tërnava për përkrahjen e vazhdueshme që ka dhënë Kryesia e BIK-ut për të gjithë këshillat në këtë kohë. Nga ana e tij, Myftiu Tërnava shprehu falënderimet për KBI-në e Gjakovës dhe për imamët në të gjitha xhamitë për punën dhe angazhimin që po tregojnë, që të jenë në shërbim të plotë të xhematit, në mënyrë që amanetin e marrë nga Zoti ta çojnë në vend. Ai edhe më tutje premtoi se përkrahja dhe ndihma e Kryesisë do të jetë e vazhdueshme për realizimin e projekteve të synuara. (R.S)

# Myftiu Tërnava priti në takim drejtorin e "Human Appeal International Australia" (HAIA), z. Bashar al Jamali

Më 13 nëntor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim drejtorin e organizatës "Human Appeal Intenational Australia" (HAIA), z. Bashar al Jamali. Në këtë takim, Myftiu Tërnava e njohu z. Jamalin me historikun e BIK-ut, si dhe me organizimin e jetës fetare dhe me punën që bën Bashkësia Islame e Kosovës në të mirë të qytetarëve të vendit. Ai po ashtu tha se deri më tani kanë pasur një bashkëpunim shumë të mirë me HAIA-n, duke falënderuar kështu Bashar al Jamalin për kontributin që ka dhënë kjo organizatë në shumë projekte humanitare në dobi të qytetarëve të Kosovës. Ndërkaq,



Bashar al Jamali falënderoi Myftiun për pritjen, duke potencuar bashkëpunimin shumë të ngushtë që kanë me BIRK-un dhe se edhe në të ardhmen ky bashkëpunim do të intensifikohet në realizimin e projekteve të përbashkëta në të mirë të vendit. (R.S)

# Komunikatë për opinion

"Kush vret një njeri është sikur të ketë vrarë mbarë njerëzimin." – Kuran

Sulmi në Vjenë të Austrisë është atak mbi vlerat njerëzore, humane e hyjnore. Ai është një vepër e dënueshme dhe e papranueshme që për qëllim ka frikën, shantazhin e kaosin, si dhe sfidimin e rendit dhe të ligjit. Nuk duhet bërë asnjë kompromis me terrorin, ngase terroristët nuk përfaqësojnë asnjë vlerë e asnjë besim, përveç krimit e terrorit. Terrori nuk ka fe, por ka ideologji që ne nuk duhet pranuar e heshtur para tij. Në këto momente jemi pranë popullit e shtetit mik të Austrisë, bashkëndiejmë dhimbjen me familjet e viktimave, ndërsa të plagosurve u dëshirojmë shërim të shpejtë. Muhamedi a.s. ka thënë "Mysliman është ai njeri, nga dora dhe gjuha e të cilit janë të sigurt njerëzit."

*Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës*

*Prishtinë, 3.11.2020*



# Letër Urimi

Reis ulema, Hfz. Shaqir ef. Fetahu

Selamun alejkum,

I nderuari vëlla Hfz. Shaqir efendi!

Më lejoni që në emrin tim, në emër të institucioneve të Bashkësisë Islame dhe në emrin e besimtarëve myslimanë të Kosovës, t'ju përgëzoj e t'ju uroj me rastin e zgjedhjes suaj në krye të Institucionit më të lartë islam në Republikën e Maqedonisë së Veriut- RIJASET-it të BFI-së.

Me këtë rast ju lutem pranoni urimet dhe përgëzimet tona më të ngrohta e më të sinqerta, i bindur se me ndihmën e të Madhit Allah do të bëni më të mirën për Bashkësinë Islame të Republikës së Maqedonisë së Veriut, institucioneve dhe strukturave të saj, dhe të besimtarëve myslimanë.

I nderuar Reis, edhe njëherë shpreh gatishmërinë e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe timen që të vazhdojmë bashkëpunimin e shkëlqyer të dy bashkësive tona simotra në të mirë të besimtarëve tanë, vendeve dhe shteteve tona.

Duke ju uruar e përgëzuar, lus Zotin Fuqiplotë që të t'ju japë shëndet, mbarësi e suksese në misionin tuaj sa të rëndësishëm e fisnik!

Me shpresë që së shpejti t'ju takoj, ju përshëndes me selam

*Me respekt,*

*KRYETARI*

*Myftiu Naim ef. Tërnava*

*Prishtinë, 18.11.2020*



*Reis ulema, Hfz. Shaqir ef. Fetahu*

Selamun alejkum,

I nderuari vëlla Shaqir ef. Fetahu

Më lejoni që në emrin tim, në emër të institucioneve të Bashkësisë Islame dhe në emrin e besimtarëve myslimanë të Kosovës, t'ju përgëzoj e t'ju uroj me rastin e zgjedhjes suaj në krye të Institucionit më të lartë islam në Republikën e Maqedonisë së Veriut- RIJASET-it të BFI-së.

Me këtë rast ju lutem pranoni urimet dhe përgëzimet tona më të ngrohta e më të sinqerta, i bindur se me ndihmën e të Madhit Allah do të bëni më të mirën për Bashkësinë Islame të Republikës së Maqedonisë së Veriut, institucioneve dhe strukturave të saj, dhe të besimtarëve myslimanë.

I nderuar Reis, edhe njëherë shpreh gatishmërinë e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe timen që të vazhdojmë bashkëpunimin e shkëlqyer të dy bashkësive tona simotra në të mirë të besimtarëve tanë, vendeve dhe shteteve tona.

Duke ju uruar e përgëzuar, lus Zotin Fuqiplotë që të t'ju japë shëndet, mbarësi e suksese në misionin tuaj sa të rëndësishëm e fisnik!

# Hafëz Shaqir ef. Fetahu dekretohet për Reisul Ulema i Maqedonisë së Veriut

Më 26 nëntor, nën organizimin e Rijasetit të Bashkësisë Fetare Islame të Maqedonisë së Veriut, u mbajt manifestimi i dhënies së "Menshuras" për Reisul Ulemanë nga Rijaseti i BFI-së, hafëz Shaqir ef. Fetahun.

Ceremonia qendrore u mbajt në xhaminë "Mustafa Pasha" në Shkup, në të cilën përpos myftinjve, hoxhallarëve, xhematlinjve, delegacioneve të shteteve fqinje, mori pjesë edhe një delegacion nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, i prirë nga zëvendësmyftiu Ahmet ef. Rama.

Ai në emrin e Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava, dhe në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës uroi shëndet e suksese për Reisul Ulemanë, hfz. Shaqir ef. Fetahu. "Kam nderin dhe kënaqësinë që mora pjesë në këtë tubim, duke i uruar shëndet e suksese në punë, me dëshirën që ata që gjenden afër tij të jenë të sinqertë e të bashkëpunojnë, ngase pa marrë parasysh aftësinë e njeriut, nëse nuk ka bashkëpunëtorë të mirë, ai nuk mund të bëj asgjë" – tha zëvendësmyftiu Rama.

Reisi Fetahu u zotua se do të angazhohet me gjithë potencialin e tij fetar e intelektual për një mirëqenie të përgjithshme për myslimanët në këtë shtet dhe që atyre t'u prezantohet Islami në formën burimore, por edhe për ndërtimin e shoqërisë së shëndoshë, ku do të ruhet bashkëjetesa e multikonfesionaliteti. Ai gjithashtu u zotua se do të angazhohet për ngritjen e vetëdijes për paqe, tolerancë, solidaritet dhe humanitet. (R.S)



# Vendimet e reja të Kryesisë për parandalimin e përhapjes së Covid-19

Më 2 nëntor, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës duke pasur prioritet kryesor shëndetin e të gjithë besimtarëve në vend në fillim të këtij muaji ka marrë dy vendime që janë në përputhje të plotë me masat e fundit të ndërmarra nga Qeveria e Kosovës për parandalimin e përhapjes së pandemisë COVID-19. Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, ka marr vendim që para kryerjes së të gjitha ceremonive fetare brenda dhe jashtë objekteve, të bëhet fillimisht matja e temperaturës së të gjithë besimtarëve para kryerjes së riteve fetare. Myftiu Tërnava, po ashtu ka apeluar që të vazhdohet me respektimin e masave anti-COVID-19 të parapara nga Qeveria, Ministria e Shëndetësisë dhe institucionet e tjera shëndetësore. Mes të tjerash ka kërkuar nga të gjithë besimtarët që në të gjitha rastet të mbajnë higjienën e tyre, të pastrojnë duart, të mbajnë maskën dhe të mbajnë distancën fizike. Dy vendimet e marra: 1. Kryerja e ritualeve fetare me xhemat dhe pjesëmarrja në ceremonitë dhe veprimtaritë fetare në objektet fetare dhe jashtë tyre, të bëhet në përputhje të plotë me Manualin për mbrojtje nga përhapja e COVID – 19. Matja e temperaturës është e detyrueshme për të gjithë qytetarët gjatë hyrjes në objektet fetare. 2. Të vazhdohet me respektim e masave dhe rekomandimeve të mëparshme të Institutit Kombëtar të Shëndetit Publik të Kosovës dhe Ministrisë së Shëndetësisë (bartja e maskës, pastrimi dhe dezinfektimi i duarve, mbajtja e distancës fizike et.), në të gjitha tubimet fetare, përfshirë këtu: kryerjen e obligimeve fetare në xhami, rastet e varrimit, të pamet, mbajtjen e ligjëratave, zhvillimin e mësimit besimit, e të tjera. (A.C)

# Departamenti i Gruas organizoi program për nder të Mevludit

Më 4 nëntor, Departamenti i Gruas në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, në bashkëpunim me zyrën e DIANET-it në Prishtinë, organizoi program fetar kushtuar jetës dhe veprës së të dërguarit tonë, Muhamedit a.s. Në këtë program mori pjesë z. Vedat Sahiti nga BIK, z. Nevzat Akin nga zyra e DIANET-it, z. Fadil Hasani, drejtor i Medresesë, përfaqësueset e degëve të DG-së, si dhe mysafirë të tjerë. Fillimisht programi u hap me leximin e disa ajeteve kuranore nga studentja Semina Baftiu. Me një fjalë përshëndetëse drejtuar mysafirëve u paraqit znj. Vaxhide Bunjaku, e cila shprehu falënderim për pjesëmarrëset që ishin pjesë e këtij programi nëpërmjet platformës online Zoom. Me disa fjalë përshkruese për të Dërguarit tonë Muhamedin a.s. u paraqit edhe përfaqësuesit i DIANET-it z. Akin, i cili tha se pejgamberi ynë ka paraqitur shembullin më të mirë lidhur me besimin, edukatën, respektin dhe pastërtinë shpirtërore, të cilat janë parimet themelore të qytetërimit. Për të na treguar për përkushtimin, avancimin e respektin që tregoi Pejgamberi a.s. ndaj femrës, me një ligjëratë mbresëlënëse u paraqit dr. Ilmije Kuqi. Gjatë këtij programi, kori i vajzave në kuadër të DG-së kënduan disa ilahi kushtuar Pejgamberit a.s.. Në fund për pjesëmarrësit u shfaq një video me shkrime të dedikuara për Pejgamberin a.s., e të shkruar nga disa studente. (R.S)



# Departamenti i Gruas mbajti takimin online me temën "Dhuna në familje"




Në vazhdën e aktiviteteve të Departamentit të Gruas, në bashkëpunim me misionin e organizatës OSBE, për katër ditë radhazi u mbajt takimi online me temën "Dhuna në familje". Ky takim ishte vazhdimësi e trajnimit të mbajtur muaj më parë për dhunën në familje me trajnuesen nga OSBE, znj. Valentina Bejtullahu. Për t'u njohur me procedurat, rrjedhat e rasteve dhe menaxhimin e viktimave të dhunës në familje, përfaqësueset e Departamentit të Gruas, bashkëbiseduan me përgjegjësen për strehimoren në Gjakovë "Shtëpia e sigurt", znj. Erblina Dinarama, me përfaqësuesen e Ministrisë së Shëndetësisë, zyrtaren për barazi gjinore, znj. Nazmije Kajtazi, me përfaqësuesin e zyrës së prokurorisë së shtetit, z. Bastri Kastrati, me përgjegjësen për rastet e dhunës në familje në kuadër të Policisë së Kosovës, znj. Shemsije Jonuzaj, si dhe me përfaqësuesen nga Ministria e Punës dhe Mirëqenies Sociale, znj. Adile Shaqiri.

Qëllimi i këtyre takimeve ishte që gratë punonjëse në Departamentin e Gruas të kenë ndikim në shoqëri, dhe si rrjedhojë e kësaj të kenë më pas ndikim në parandalimin e dhunës në familje. Ato përmes ligjëratave fetare mund të ngrenë ndërgjegjësimin dhe vetëdijesimin e popullatës për parandalimin e dhunës në familje, e cila është dukuri tejet shqetësuese në vendin tonë. (V.Bunjaku)

# Departamenti i Gruas shënoi aktivitetin për ndërgjegjësimin e kancerit të gjirit



Më 14 tetor, organizuar nga Dep. i Gruas, dega në Obiliq, në bashkëpunim me Drejtorinë e Shëndetësisë dhe Mirëqenies Sociale të Komunës së Obiliqi, u mbajt ligjëratë dhe sesion njoftues rreth sëmundjes së kancerit të gjirit. Çelësi i zbulimit të kancerit të gjirit është detektimi i hershëm, ngase në botë, çdo vit zbulohen 1 milionë gra me kancer të gjirit, ndërsa në Evropë, nga kjo sëmundje, sëmuren çdo e dhjeta femër deri në moshën 75 vjeçare dhe vdesin rreth 70 mijë persona çdo vit. Pra, çdo e teta grua është e rrezikuar nga kanceri i gjirit, andaj këto takime janë të rëndësishme dhe më se të nevojshme për t'u informuar për zbulimin e hershëm dhe për trajtimin më adekuat të kësaj sëmundje. Për të ligjëruar për këtë temë foli dr. Vildana Goga – Çmega, onkologe në Klinikën e Onkologjisë në QKUK. Ajo tha se: "96% e grave që e kanë zbuluar kancerin e gjirit në fazë të hershme kanë mbijetuar dhe se çdo grua e cila e ka filluar luftën me kancerin e gjirit, është ajo gruaja, e cila e përfundon luftën, e jo kanceri që e përfundon jetën e saj. Janë tri metoda specifike të luftës së kancerit të gjirit, e ato janë parandalimi, zbulimi i hershëm dhe trajtimi i duhur dhe specifik. Te zbulimi i hershëm hyjnë vetëkontrolli, ekzaminimi klinik me metodat instrumentale, ekografia dhe mamografia, por në rast nevoje edhe me metodat më të avancuara, ndër të cilat është edhe rezonanca magnetike e gjirit."

Me këtë rast, organizatorja Mihana Goga – Bekteshi theksoi se për të parandaluar kancerin e gjirit duhet të shpërndahen këto informata që janë marrë në këtë ligjëratë. Ajo porositi që këto njohuri të transmetohen edhe te gratë e tjera, e sidomos te gratë në viset rurale, por edhe të merren iniciativa që të fillojnë të bëjnë ultrazë e mamografi, secila nga gratë. (Mihana Goga – Bekteshi)

# U mbajt konferenca ndërkombëtare "Mësimi përgjatë jetës në epokën digjitale"



Më 3-4 tetor, nën organizimin e "Institutit Shqiptar të Mendimit dhe Qytetërimit Islam", në bashkëpunim me "Qendrën për Studime të Avancuara", me seli në Sarajevë, "Institutin e Edukimit, Trashëgimisë dhe Turizmit", me seli në Tiranë, Institutin "Horizonti" me seli në Podgoricë, "Institutin Kanadez për Teknologji" dhe "Universitetin e Vlorës", në Vlorë, më 3 dhe 4 tetor 2020, u mbajt konferenca ndërkombëtare "Mësimi përgjatë jetës në epokën digjitale".

Me një shtrirje të gjerë, Konferenca mblodhi së bashku studiues nga fusha të ndryshme shkencore, institucione kërkimore-shkencore, universitete publike e private, njohës të arsimit, institucione të bashkësive fetare islame, pedagogë e predikues.

Temat e trajtuara nga referuesit në Konferencë ofruan informacione dhe njohuri të rëndësishme të cilat nxisin zhvillimin e mësimit përgjatë gjithë jetës, si një mënyrë për t'u bërë ballë ndryshimeve dhe sfidave të vazhdueshme të epokës digjitale, si dhe për mënyrat e shfrytëzimit më të mirë të potencialeve të teknologjisë digjitale në mësimin përgjatë jetës, duke vënë theksin veçanërisht në arsimimin islam në distancë.

Qëllimi i organizatorëve të Konferencës është zgjerimi i fushës së diskutimeve, analizave, hulumtimeve dhe shkëmbimit të praktikave të mira, bazuar në përvojat e fushës së teknologjisë informative në rajonin tonë e më gjerë.

Në këtë Konferencë mjaft frytdhënëse, morën pjesë 25 prezantues nga Shqipëria, Bosnja, Turqia, Kosova, Maqedonia e Veriut, Mali i Zi dhe Lugina e Preshevës. Nga Fakulteti i Studimeve Islame pjesëmarrës në këtë Konferencë ishin dekani i FSI-së, prof. asoc dr. Fahrush Rexhepi i cili udhëhoqi punimet e sesionit të parë të Konferencës. Ndërse pjesëmarrës me temë ishte sekretari, mr. Vedat Shabani, i cili u paraqit me temën: "Vlera e të mësuarit përgjatë tërë jetës sipas koncepteve Islame (Perspektiva e Fakultetit të Studimeve Islame ndaj këtij koncepti)", gjithashtu edhe koordinatorja, mr. Muzaqete Kosumi me temën: "Edukimi dhe ri integrimi për gratë dhe familjet e margjinalizuara, duke përdorur edhe edukimin në distancë", e cila paraqitjen e bëri online. (V.Shabani)

# Kursistet e mësim-besimit në Prishtinë organizuan program për nder të Mevludit



Më 20 nëntor, kursistet që ndjekin mësim-besimin në Këshillin e Bashkësisë Islame të Prishtinës organizuan një program modest festiv, me rastin e muajit të lindjes së Pejgamberit Muhamed a.s.. Ky program u zhvillua në vazhdën e aktiviteteve të fushatës "Frymëzuar nga Muhamedi a.s.", i organizuar nga KBI e Prishtinës, i cili u mbështet edhe nga Departamenti i Gruas i BIK-ut. Programi filloi me lexim të Kuranit, kurse më pas, mualimja e KBI-së, së Prishtinës, znj. Kadrije Dragusha Ademi në fjalën e saj, citoi se janë mbledhur këtu për ta përkujtuar fytyrën më të ndritshme të njerëzimit. Udhëheqësja e Departamentit të Gruas, znj. Vaxhide Bunjaku mbajti një ligjërata para të pranishmeve, duke potencuar se Muhamedi a.s. mbetet shembulli më i mirë për njerëzimin. Vogëlushet që ndjekin mësim-besimin në KBI të Prishtinës, para të pranishmeve paraqitën një program me vjersha, kaside dhe tregime kushtuar Muhamedit a.s., duke vënë në shprehje diturën e marrë gjatë kursit të mësim-besimit. Po ashtu u kënduan edhe pjesë nga mevludi. (R.S)

# Shoqata "Bereqeti" organizoi aksion për të ndihmuar me veshmbathje banorët e Beninit të Afrikës Perëndimore

Më 2 nëntor, Shoqata Humanitare Bamirëse "Bereqeti" që funksionon në kuadër të Bashkësisë Islame të Kosovës, ka nisur afro një mijë pako me veshmbathje për banorët e shtetit të Beninit, i cili shtrihet në Afrikën Perëndimore. Gjatë dy javëve, besimtarët nga të gjitha vendet e Kosovës kanë kontribuuar duke u solidarizuar me banorët e Beninit, punë e cila u konkretizua me nisjen e një maune me afro një mijë pako veshmbathje për banorët e këtij vendi. Përfaqësuesit e "Bereqetit" u shprehen të kënaqur me mbështetjen që i është dhënë kësaj shoqate gjatë këtij aksioni për të ndihmuar me veshmbathje këtë vend. Në fakt, ky aksion ka filluar dhe është përkrahur jashtëzakonisht mirë për faktin se edhe vetë banorët e Kosovës kishin pasur një nevojë të tillë gjatë luftës së fundit në Kosovë. Kjo maune me veshmbathje parashihet që të arrijë në Benin brenda 45 ditëve, që nga nisja e saj. Shoqata "Bereqeti" në vazhdimësi ka qenë pranë familjeve në nevojë brenda Kosovës, por edhe jashtë saj. Kjo shoqatë ka shtrirë aktivitetin e saj edhe në Shqipëri, por edhe në vende të tjera të rajonit. (B.A & Xh.F)






# "Bereqeti" në Mitrovicë dorëzoi çelësat e shtëpisë së re për familjen 8 anëtarëshe

Më 12 nëntor, Shoqata Humanitare Bamirëse "Bereqeti" dega në Mitrovicë, ia dorëzoi çelësat e shtëpisë së re familjes Zymberi 8 anëtarëshe në fshatin Shtitaricë së Vushtrrisë. Familja Zymberi kishte mbetur pa kulm mbi tash e shtatë muaj për shkak se shtëpia iu ishte djegur nga energjia elektrike. "Bereqeti" në Mitrovicë iu bë aleati kryesor kësaj familje që falë donatorëve mundësoi ndërtimin e një shtëpie të re për familjen 8 anëtarëshe.

Armend Haxhiu nga "Bereqeti" dega në Mitrovicë, thotë se kësaj familje i ishte ofruar vendbanim përkohësisht nga komuna, por që kishte një nevojë të domosdoshme për ndërtimin e një shtëpie të re. Haxhiu thotë se falë donatorëve u mundësua ndërtimi i kësaj shtëpie që ishte një domosdoshmëri e madhe për këtë familje.

Udhëheqësi i Shoqatës "Bereqeti" Xheladin Fazliu, shprehet tejet i lumtur me punën që po bëhet nga kjo shoqatë, e në veçanti me donatorët që po janë gjithmonë të hapur për t'i ndihmuar familjeve në nevojë. Thotë se "Bereqeti" do të vazhdojë të jetë aktiv edhe më tutje, e në veçanti në stinën e dimrit ku shumë familje e kanë të papërballueshme këtë stinë.

Familjes Zymberi nga Komuna e Vushtrrisë i ishte djegur shtëpia rreth 7 muaj më parë, por që falë donatorëve të ndryshëm dy muaj më parë kishte filluar ndërtimi i shtëpisë së re. Kjo shtëpi që përmban dy dhoma gjumi, një dhomë ditë dhe një banjë është rregulluar tërësisht me inventarin e brendshëm dhe është e gatshme për banim. (A.C)



# "Bereqeti" në Gjakovë rindërtoi shtëpinë e familjes 6 anëtarëshe në Krelan të Gjakovës

Shtëpia e pabanueshme për familjen e Hysni Ahmetit në fshatin Krelan të Gjakovës që nga nëntori është shndërruar në shtëpi që i plotëson të gjitha kushtet për banim. Familja 6 anëtareshe me 4 fëmijë, që nga 4 nëntori, do të gëzojnë shtëpinë pothuajse të re nga rindërtimi i kësaj shtëpie, falë Shoqatës Humanitare "Bereqeti" dega në Gjakovë.

Hysni Ahmeti, babai i katër fëmijëve thotë se deri më tani kanë jetuar në kushte tejet të rënda, por që falë "Bereqetit" tashmë është bërë me një shtëpi që i përmbush të gjitha standardet jetësore.

Koordinatori i "Bereqetit" në Gjakovë, Abdurrahman Bejtullahu, njëkohësisht iniciatori për rindërtimin e kësaj shtëpie shprehet tejet falënderues ndaj donatorëve, bizneseve, por edhe ndaj aktivistëve të kësaj shoqate që mundësuan rindërtimin e kësaj shtëpie brenda një periudhe tri javore. Ai së bashku me imamin e fshatit Selman Meka, potencojnë se kjo familje ka pasur nevojë urgjente t'i rindërtohet kjo shtëpi.

Në anën tjetër edhe Blerta Çela nga Komuna e Gjakovës, ka potencuar domosdoshmërinë që kjo familje ka pasur për rinovimin e kësaj shtëpie. Çela shprehet tejet e kënaqur me bashkëpunimin mes "Bereqetit" dhe Komunës së Gjakovës për t'iu dalë në ndihmë të gjithë familjeve në nevojë.

Shoqata Humanitare "Bereqeti" me degët e saja mbetet e angazhuar në maksimum që t'iu dalë në ndihmë të gjitha familjeve në nevojë duke u mbështetur në donatorët dhe në aktivistët e saj që duan të jenë prezentë te secila familje që ka nevojë. (A.C)



# Dega e Bereqetit në Mitrovicë rindërtoi shtëpinë e familjes Azemi në Komunën e Leposaviqit

25 kilometra në Veri të Mitrovicës, më saktësisht në fshatin Ceraj të Komunës së Leposaviqit, Shoqata Humanitare "Bereqeti", dega në Mitrovicë, më 9 nëntor, gëzoi familjen pesë anëtarëshe Azemi me rindërtimin e shtëpisë.

Banorët e këtij fshati me shumicë shqiptare jetojnë në kushte jo të favorshme, ku shumica prej tyre përballen me standarde të ulëta të jetesës, kanë nevojë me ndihma të ndryshme. E tillë është edhe familja Azemi.



Kjo familje 5 anëtarëshe ka jetuar deri më tani në një shtëpi që nuk i ka përmbushur standardet për jetës. Por Shoqata Humanitare "Bereqeti" dega në Mitrovicë është bërë aleat i kësaj familje për një jetë më të mirë.

"Bereqeti" ka rinovuar shtëpinë e kësaj familje, duke u përkujdesur edhe për mobilimin e saj. Cena Bala, koordinatori i Bereqetit në Mitrovicë thotë se kjo familje është vizituar rregullisht nga kjo shoqatë për shkak të kushteve që po përballët kjo familje.

Në ceremoninë përfundimtare të rindërtimit të kësaj shtëpie, mori pjesë edhe udhëheqësi i "Berqetit" Xheladin Fazliu, i cili u shpreh tejet i lumtur që kjo shoqatë po arrin në çdo cep të vendit për t'iu dalë në ndihmë të gjithë familjeve që kanë nevojë për ndihmë. (A.C)

# Medresistja Erjonë Bresa fitoi garën ndërkombëtare të matematikës "Math Kangaroo Kosovo"



Më 19 nëntor, nxënësja e medresesë së mesme "Alaudin", paralelja e ndarë fizike në Prizren, Erjonë Bresa fitoi garën ndërkombëtare të matematikës "Math Kangaroo Kosovo". Ajo arriti rezultat të lartë në këtë test, që për qëllim kishte motivimin e nxënësve për të studiuar matematikën. Koordinatori i paraleles së Prizrenit, Almedin ef. Ejupi, ka përgëzuar nxënësen për suksesin e arritur, duke i dëshiruar kështu suksese të tjera në të ardhmen. Ai po ashtu falënderoi koordinatorin rajonal dhe komunal të institutit ATOMI, z. Abdullah Sylejmanin, për organizimin e kësaj gare. Organizimi i testit "Kangaroo" është përgjegjësi e Institutit ATOMI, me përkrahjen e Ministrisë së Arsimit dhe me autorizimin e Asociacionit Kangourou Sans Frontieres (AKSF). "Kangaroo" është gara më e popullarizuar në botë për matematikë, që për qëllim ka promovimin dhe popullarizimin e matematikës, si dhe përkrahjen e talenteve të fushës së matematikës. (R.S)

# Mbahet duaja e hatmes në xhaminë e fshatit Kuk të Dragashit

Më 28 tetor 2020, në xhaminë e fshatit Kuk të Dragashit, pas namazit të drekës, u mbajt ceremonia e duasë së hatmes, në të cilën 7 nxënëse përfunduan me sukses leximin e Kuranit tek imami i tyre, Reshat ef. Ajdini.

Fillimisht të pranishmit i përshëndeti imami Reshat ef. Ajdini, i cili me krenari shpalosi punën me nxënësit rreth hatmes së Kuranit. Në emër të Këshillit të Bashkësisë Islame të Dragashit, këtë solemnitet e përshëndeti referenti për punë fetare, Osman ef. Mehmeti, i cili përgëzoi imamin, nxënësit, xhematin dhe në veçanti prindërit e nxënësve për këtë të arritur. Ai bëri edhe shpërndarjen e certifikatave për nxënëset, ndërsa duanë e hatmes e bëri imami Reshat ef. Ajdini. Më pas nga nxënësit u dha një program me ilahi, recitale dhe pjesë nga Kurani. Nxënëset që bënë hatme janë: Saxhide Iljazi, Xhenisa Iljazi, Suada Iljazi, Shqipe Iljazi, Sarah Mehmeti, Medine Sadiku, Dafina Refiku. (Xh. Fejziu)



# FETVAJA E H. VEHBI DIBRËS NË LIDHJE ME PËRDORIMIN E FLAMURIT ME SHQIPONJË

*"Në petkat që ka veshur muslimani, nëse ndodhet një figurë e vogël e një gjësë së gjallë, organet e të cilës prej së largu nuk duken, a ka ndonjë pengim?*

*Nuk ka.*

*Nëse gjatë historisë në flamurin tonë është pranuar figura e njohur (shqiponja) dhe duke marrë parasysh se tash heqja e kësaj figure prish bashkimin dhe shkakton përçarje dhe fesat (pëçarje) dhe nga kjo ka shumë mundësi, që edhe vendi të pësojë disa rreziqe; pra, me qëllim për të ruajtur bashkimin e popullit dhe për të ndaluar mosmarrëveshjet dhe inatet dhe me qëllim që të sigurohet qetësia e përgjithshme, figura e përmendur (shqiponja) a duhet lënë ashtu siç është?*

*Duhet.*

*Kjo fetva është dhënë në bazë të Sheriatit dhe sipas nevojës së kohës dhe vendit... Duhet marrë parasysh se edhe mbretërit osmanë, të cilët janë edhe kalifë, duke patur dekorata, të cilat u jepen nga ana e mbretërive dhe që përmbajnë në to figura e zogj të zinj, venë e falin namazin... Të veprojmë sipas fetvasë së sipërme dhe të druhemi se mos e hedhim vendin në ndonjë greminë shkatërronjëse...*

*Nga ju që jeni personalitetet e rralla, të pajisur me dituri, priten shërbime dhe çdo lloj përpjekje, që të bashkuar në mendime dhe veprime me njëri-tjetrin dhe të bashkuar e nën udhëheqjen e Qeverisë së Re, e cila është një dhuratë e Perëndisë, të shfaqemi... para botës politike dhe kësisoj të rrisim dhe të sigurojmë opinionin politik në favorin tonë."*

**Fetvaja (ligjshmëria islame) e dhënë nga H. Vehbi Dibra në Kuvendin e Vlorës, nuk ishte një lutje fetare, as një përshëndetje e thjeshtë, por një "dekretim" i aktit të shpalljes së pavarësisë së Shqipërisë.**

---

1. *AQSH. Rsh. Fondi, Qeveria e Përkohshme e Vlorës, Dosja III, 5/2 fleta nr. 632, kopja e fetvasë mbajtur në Vlorë nga Kryemyftiu H. Vehbi Dibra, viti 1912.*

**Me emrin e Allahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!**

*1. Nun. Betohem në pendën dhe në atë që shkruajnë!*

*2. Ti, me dhuratën e Zotit tënd (pejgamberinë), nuk je i çmendur.*

*3. Dhe se ti, pa dyshim se do të kesh shpërblim të pandërprerë.*

*4. Ti vërtet je në një shkallë të lartë të moralit.*

*5. Më vonë ti do të shohësh, e edhe ata do të shohin.*

*6. Se cili prej jush është i çmendur.*

*7. S'ka dyshim se Zoti yt është Ai që e di më së miri se kush është ai që ka humbur nga rruga e Tij, dhe Ai e di më së miri për të udhëzuarit.*

*8. Prandaj, ti mos u pajto me gënjeshtarët!*

*9. Ata kanë dëshirë që ti të bësh lajka, e që edhe ata të bëjnë lajka.*

*(El Kalem, 1-9)*


Kush është ai që e fillon krijimin (e njeriut), e pastaj e përsërit atë (e ringjall pas vdekjes), dhe Ai që ju furnizon nga qielli e toka; pra, a mos ka zot tjetër përveç Allahut?! Thuaj: Sillni argumentet tuaja, nëse jeni të sinqertë! [Suretu En Neml, 64]
foto: EM